


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha,
Jakup Çunaku, Miftar Ajdini,
Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta,
Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca
**Korrektor**
Skender Rashiti
**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku
**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Vellusha", nr. 84. 38000 Prishtinë,*
*Fah. post. 46,*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €   Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



## *Siguria është domosdoshmëri fetare dhe racionale*

*Koha në të cilën jemi duke jetuar vërtetë është bërë e rënd e mundimshme si dhe mjafte streseve sikur çdo ditë presim një katastrofë gjithëpërfshirëse. Kjo sikur na bën të ndihemi jo mirë nga një pasiguri e cila po vërehet në të gjitha poret e jetës duke filluar që nga siguria individuale po ashtu edhe tek ajo kolektive dhe shoqërore. Si shkak i gjithë kësaj pasigurie është largimi nga çdo parim njerëzor si dhe ikja nga besimi në një fuqi mbinatyrore që sundon dhe kontrollon gjithësinë e që Ai është Allahu xh.sh. që kërkoj nga njeriu të jetë i kujdesshëm për vetën e tij si dhe i kujdesshëm ndaj të tjerëve dhe ndaj gjithë asaj që e rrethon atë.*

*Muhammedi a.s. në lidhje me këtë pasiguri thotë: "Ai që e kalon natën e sigurt në shtëpi, me trup të shëndetshëm dhe furnizim të mjaftueshëm për ditën e tij, është sikur të ketë fituar të gjithë botën" hadith, kjo neve na bën të mendojmë mirë se ku neve jemi tani në kohën e zhvillimeve të përgjithshme në çdo aspekt ne vend se të jemi me të sigurt ne jemi duke lëvizur me një shpejtësi marramendëse në futjen e frikës dhe pasigurisë në çdo pore të jetës.*

*Siguria e zemrës është besimi dhe njohja me bindje e së vërtetës. Siguria e shtëpisë është liria e saj nga turpi dhe devijimi, si dhe të qenit e saj plot me udhëzim hyjnor. Siguria e ummetit tone është të qenit e tij i bashkuar përmes dashurisë të themeluar mbi drejtësinë dhe zbatimin e sheriatit. Kurse frika është armiku i sigurisë. Shtrohet pyetja njerëzimi sot me gjithë këto të arritura a jeton i qet dhe a e ka të sigurt pasurin dhe familjen e tij brenda një nate e mos të flasim për me gjatë.*

*Ja se si Kurani dëshmon për pasigurinë që arabët ishin duke e jetuar që nga kohërat më të hershme duke dëshmuar me së miri me këto ajete në vijim:*

*"Prandaj le të adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie (Qabes), i Cili i ushqen ata në ditë urie dhe i siguron në ditë frike." (El-Kurejsh, 3-4).*

*"Sa për ata që besojnë dhe nuk e molepsin besimin e tyre me padrejtësi (idhujtari), pikërisht atyre u takon siguria dhe ata janë të udhëzuar" (El-Enam, 82).*

*Kështu pra nuk ka qetësi për frikacakun e as siguri për jobesimtarin, dhe as jetë të qetë për ata që vërtetë janë zhytur në këtë sëmundje shekullore duke skllavëruar dhe gllabëruar pronat e të tjerëve në emër të demokracisë.*

*Sa e mjerë është jeta e kësaj bote! Nëse jeni të suksesshëm në një aspekt të saj, do të jeni të dobët në një anë tjetër. Nëse vie pasuria fillon pasiguria nga ata që jetojnë me keqpërdorime dhe mashtrime. Kur gjithë çka duket se shkon mirë dhe më në fund ndjeni njëfarë stabiliteti, atëherë është mire ta kuptojmë se jemi bërë gati për në arkivol për të lënë të gjitha brengat dhe problemet dhe për të dhen llogari për të gjitha ato padrejtësi dhe veprime mashtruese dhe frikësuese që i kemi bërë njëri tjetrit deri sa jetuam në këtë botë.*

*Përqendrimi ynë në sigurinë dhe ruajtjen e rendit njerëzor na bën që të jetojmë të lumtur dhe të qetë në këtë botë si dhe të fitojmë në botën tjetër të përjetshme.*

## Në këtë numër pos të tjerash

**Sabri Bajgora**

# Robërit e Allahut - (2)

## Koment i ajeteve 63-77 nga kaptina "El-Furkan"

وَالَّذِينَ يَبِيتُونَ لِرَبِّهِمْ سُجَّدًا وَقِيَامًا ﴿٦٤﴾
وَالَّذِينَ يَقُولُونَ رَبَّنَا اصْرِفْ عَنَّا عَذَابَ
جَهَنَّمَ إِنَّ عَذَابَهَا كَانَ غَرَامًا ﴿٦٥﴾
إِنَّهَا سَاءَتْ مُسْتَقَرًّا وَمُقَامًا ﴿٦٦﴾

***"Dhe ata që për hir të Zotit të tyre, natën e kalojnë duke i bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë** (falen).*
***Edhe ata që thonë: "Zoti ynë, largoje prej nesh vuajtjen e xhehenemit, e s'ka dyshim se vuajtja në të është gjëja më e rëndë".***
***Ai, vërtet është vendqëndrim dhe vendbanim i keq".***

*(El-Furkan, 64-66)*

**Koment:**

وَالَّذِينَ يَبِيتُونَ لِرَبِّهِمْ سُجَّدًا وَقِيَامًا ﴿٦٤﴾

***Dhe ata që për hir të Zotit të tyre, natën e kalojnë duke i bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë** (falen).*

### 3. Namazi i natës

Na ajetin paraprak, pamë dy cilësi të çmuara të robërve të Allahut. **E para,** gjendja e tyre shpirtërore duke qenë modestë e të përulur: ***"E robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë të qetë..".***

Kurse **e dyta**: sjellja e tyre ndaj të tjerëve: ***"...e kur atyre me fjalë u drejtohen injorantët, ata thonë: "Paqe!".***

Ndërsa cilësia e tretë e tyre është sjellja ndaj Zotit: ***"Dhe ata që për hir të Zotit të tyre, natën e kalojnë duke i bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë** (falen)**."***

Namazi, si një prej pesë shtyllave të Islamit, është forca që ripërtërit dhe çelnikos vullnetin e njeriut, është një lidhje që kurrë nuk mund të shkëputet, kjo është lidhja me Allahun xh.sh. - *"Urvetul vuthka".* Në namaz prehet e qetësohet shpirti, dhe çdo gjymtyrë e ndien këtë. Namazi është sikur pika e vesës që freskon petalet e lules së vyshkur, është një rilindje e shpresave të zemrave të thyera e të lodhura nga vështirësitë. Ndërsa namazi i natës është shenja dalluese midis robërve të Allahut dhe besimtarëve të tjerë. Ngritja për t'u falur në një pjesë të natës, është traditë e pejgamberëve dhe e të dashurve të Allahut. I dërguari i Allahut ka thënë*: "Faleni namazin e natës, sepse ky namaz është traditë e njerëzve të mirë (*devotshëm*) para jush, është afrim tek Zoti juaj, është fshirje e mëkateve tuaja dhe ndalesë nga veprat e shëmtuara".*

Shembullin më të mirë për namazin e natës e kemi në të Dërguarin tonë s.a.v.s., i cili gjithmonë në orët e vona të natës I lutej Allahut për ardhmërinë e Islamit dhe shpëtimin e Ymetit të tij. Madje, në lidhje me këtë, kemi transmetimin e Aishes r.a. që transmeton ajo, se si i Dërguari i Allahut një natë i kishte kërkuar asaj leje ta kalonte natën në namaz. Ai qe falur aq gjatë, saqë edhe këmbët i qenë ënjtur, për se Aishja e kishte pyetur. O i Dërguari i Allahut, a nuk t'i ka falur ty Allahu të gjitha mëkatet e kaluara dhe të ardhmet, kurse Pejgamberi a.s. i qe përgjigjur: *"Oj Aishe, vallë, të mos jem unë rob falënderues".*

Ashabët e Resulullahut s.a.v.s., duke parë përkushtimin dhe ibadetin e tij jo vetëm ditën por edhe natën, u munduan ta imitonin atë. Disa faleshin 1/3 e natës, ca të tjerë gjysmën e saj, kurse kishte prej atyre që tërë natën i përkushtoheshin të Plotfuqishmit me namaz dhe dua. I Dërguari i Allahut u tregoi atyre se një gjë e tillë ishte e vështirë dhe e mundimshme për ta, prandaj u rekomandoi një mesatare dhe baraspeshim, që do të ishte e përhershme duke u thënë: *"Punët më të mira tek Allahu janë ato vepra (të mira) që bëhen në vazhdimësi, qofshin edhe të pakta."*

Qetësinë dhe heshtjen e natës e thyejnë dy grupe njerëzish: Njëri grup që natën e kalon në ahengje, në muzikë e gjëra të neveritshme, të cilëve shejtani u prin në vallen e humbjes, kurse grupi tjetër janë ata që e vënë ballin e tyre në sexhde vetëm për Allahun, duke u falur dhe duke iu lutur Atij. Por a thua kush janë këta "kalorës të natës", kalorës që ditën nuk u trembet syri para sfidave të jetës, kurse natën, sytë e tyre janë të përlotur nga frikërespekti ndaj Krijuesit. Kush janë këta njerëz që ngrihen natën dhe e prishin gjumin e rehatinë e tyre për të kaluar ca çaste në ibadet ndaj Krijuesit? Kush janë këta njerëz që, gjatë lutjeve të tyre natën, turpërohen të kërkojnë Xhenetin e premtuar nga Allahu, por Atij I drejtohen me lot në sy, duke kërkuar që t'i mbrojë vetëm nga ndëshkimi i zjarrit të Xhehenemit. Këta janë robërit e sinqertë të Allahut, janë të dashurit e Tij. Këta janë ata robër që Allahu i ka përshkruar në Kuran:

***"Ata qenë të cilët natën flinin pak. Dhe në syfyr** (nga mbarimi i natës) **ata kërkonin falje për mëkatet."** (Edh-Dharijat, 17-18)*

dhe:

***"**(A jobesimtari e ka gjendjen më të mirë) **Apo ai që kohën e natës e kalon në adhurim, duke bërë sexhde, duke qëndruar në këmbë, i ruhet** (dënimit të) **botës tjetër dhe shpreson në mëshirën e Zotit të vet?..."** (Ez-Zumer, 9)*

Por a thua ku jemi ne sot me namazin dhe përkushtimin e natës? A mos vallë na kanë vdekur e na janë ngurtësuar zemrat? A mos vallë na janë shterur lotët e zemrës dhe më nuk ndjejmë asgjë? Vallë ku tretën e shteruan aq shpejt ata lotët të frikës ndaj Allahut? Vallë pse u katandisëm kaq shumë në këtë mjerim? A thua pse shejtani na ka mbërthyer aq fort zemrat tona me prangat e epsheve dhe të kënaqësive të kësaj bote, sa që jemi bërë robër të tij, jemi bërë sikurse hije që të pandjenja ecin mbi dhe. Pse harruam amanetin që morëm para Allahut se do ta ngremë lart deri në piedestal këtë din e këtë fe? Pse harruam mësimet dhe traditën e ndritshme të Resulullahut tonë të dashur dhe të muslimanëve të devotshëm? Pse harruam këshillat aq të çmuara dhe aq të ngrohta të tij kur ai në tregoi për armiqësinë e shejtanit dhe intrigat që ai thur ndaj nesh, kur thotë: *"Çdonjërit prej jush, kur është fjetur, shejtani ia lidh tri nyja, duke thënë në secilën nyjë të lidhur: "Pas vetes ke një natë të gjatë, prandaj shtrihu dhe fli..." Nëse njeriu zgjohet dhe E përmend Allahun, i zgjidhet njëra nyjë, nëse ngrihet dhe merr abdest, i zgjidhet edhe nyja e dytë dhe nëse edhe falet, atëherë i zgjidhen të gjitha nyjat, kështu që ai zgjohet (agongdhin) plot energji dhe i vullnetshëm, e nëse jo (nuk ngrihet, po fle tërë natën) atëherë ngrihet në mëngjes pa vullnet dhe përtac."*

Ibn Huzejme në sahihun e tij ka edhe këtë shtesë nga i Dërguari a.s.: *"Nyjat e shejtanit i ka ende të lidhura mbi kokë, prandaj lirohuni prej nyjave të tij, qoftë edhe me faljen e dy rekateve".*

Në lidhje me faktin se çfarë duhet të jetë sjellja e njeriut të devotshëm gjatë jetës në këtë botë, kemi një këshillë të urtë nga urtaku Ibrahim Ibn Edhemi, i cili transmetohet të ketë thënë: "Nuk do të arrini gradën e devotshmërisë, derisa të mos kaloni gjashtë pengesa:

1. Të mbyllni derën e lehtësimeve dhe të hapni derën e vështirësive.
2. Të mbyllni derën e rehatisë dhe të hapni derën e përpjekjeve.
3. Të mbyllni derën e krenarisë dhe të hapni derën e thjeshtësisë.
4. Të mbyllni derën e gjumit dhe të hapni derën e adhurimit të natës.
5. Të mbyllni derën e pasurisë së tepërt dhe të hapni derën e investimit të saj për botën tjetër.
6. Të mbyllni derën e shpresës dhe të hapni derën e përgatitjes për vdekjen."

Meqë Allahu i plotfuqishëm e di se sfidat e jetës në këtë botë janë të vështira e të rënda për njeriun, Ai qysh në fillim i përforcon zemrat tona me këshilla përplot mëshirë e dhimbsuri, duke na dëftuar se shpëtimi i vetëm është kërkimi i ndihmës prej Tij me durim dhe me namaz. Në durim ka ngadhënjim, në namaz ka shpëtim, e kur këto dy cilësi e stolisin shpirtin e besimtarit, kjo atëherë shpie në triumfin e vërtetë ndaj forcave të errëta djallëzore.

Prandaj, besimtarë të vërtetë dhe robër të Allahut mund të jenë vetëm ata, të cilëve emri dhe kujtimi i Zotit u shton besimin si dhe leximi i ajeteve të tij u rrëqeth zemrat e tyre. Ata e njohin Zotin në atë mënyrë që vetëm Atij i përkulen dhe askujt tjetër. Besimtarët e mirë, kur kujtojnë mëshirën Hyjnore, u gëzohen zemrat dhe u qetësohet shpirti, ndërsa kur kujtojnë frikën dhe dënimet Hyjnore, u rrëqethen zemrat.

## 4. Frika nga zjarri i Xhehenemit

وَالَّذِينَ يَقُولُونَ رَبَّنَا اصْرِفْ عَنَّا عَذَابَ جَهَنَّمَ إِنَّ عَذَابَهَا كَانَ غَرَامًا ﴿٦٥﴾ إِنَّهَا سَاءَتْ مُسْتَقَرًّا وَمُقَامًا ﴿٦٦﴾

***"Edhe ata që thonë: "Zoti ynë, largoje prej nesh vuajtjen e xhehenemit, e s'ka dyshim se vuajtja në të është gjëja më e rëndë". Ai, vërtet është vendqëndrim dhe vendbanim i keq."***

Besimtarët e devotshëm janë të lidhur vazhdimisht me Allahun nëpërmjet lutjeve dhe duave, duke i bërë sexhde Atij mëngjes e mbrëmje, dhe duke kaluar një



pjesë të natës namaz e përgjërim. Këta i luten Allahut për mëshirë, udhëzim, falje dhe shpëtim nga zjarri Xhehenemit.

Këta janë ata njerëz, fytyra e të cilave shkreptin nur e dritë, këta janë ata që në lutjet e tyre turpërohen të kërkojnë prej Allahut Xhenetin dhe kënaqësitë e tij, duke e konsideruar veten jo të denjë për atë shpërblim aq të madh, por lutja e tyre më e madhe është: ***"Zoti ynë, largoje prej nesh vuajtjen e Xhehenemit, e s'ka dyshim se vuajtja në të është gjëja më e rëndë".***

Nga dijetarët dhe njerëzit e devotshëm para nesh kemi shumë thënie të urta, të cilat na nxisin të falemi ditën e natën, të lutemi dhe të bëjmë vepra të mira, sepse pas vdekjes, mbyllet dera e mundësive për të bërë diçka të tillë. Po t'ua mundësonte Allahu xh.sh. të vdekurve kthimin në këtë jetë edhe vetëm për disa çaste, ata do të qëndronin vetëm në sexhde, duke u penduar për ditët e kaluara në kufër dhe mosbindje, prandaj, i gjalli, sado mëkatar qoftë, sado i mosbindur qoftë, e ka rastin që i ka dhënë Allahu që të pendohet, të lutet dhe të falet.

Por të kthehemi edhe një herë tek ajeti që po komentojmë. A thua përse lutja e parë që bëjnë robërit e Allahut, është që Fuqiploti t'ua largojë dënimin dhe vuajtjen e Xhehenemit?

Këta njerëz gjithmonë kanë në mendje ditën kur do të dalin para Allahut. Jetojnë në mes frikës dhe shpresës, drojës dhe lakmisë. Këta njerëz e dinë shumë mirë se nesër para tyre do të jetë llogaria e madhe, e pas saj janë dy rrugë: ose Xheneti ose Xhehenemi, për këtë arsye para tyre gjithmonë qëndron si e fiksuar pamja trishtuese e zjarrit të Xhehenemit. Për këtë arsye ata thonë dhe luten: ***"Zoti ynë, largoje prej nesh vuajtjen e Xhehenemit, e s'ka dyshim se vuajtja në të është gjëja më e rëndë".***

Këta robër të Allahut e dinë fort mirë se vdekja nuk do të thotë fundi, sepse, po të ishte kështu, që jeta jonë të përfundonte me vdekje dhe të mos kishte llogari, çështja do të ishte e lehtë, por përkundrazi e dinë mirë se vdekja është fillimi i një procesi të paparashikueshëm për ta. Ata e dinë se pas vdekjes do të ketë ringjallje, do të ketë llogari, do të ketë vuajtje, fletushka që nuk e dinë se në ç'anë do t'u vijnë, nga e djathta apo nga e majta, nga para apo prapa, nuk e dinë nëse i ka tradhtuar ndonjëherë mendja, syri apo dora e tyre për ndonjë mendim të keq. Nuk e dinë nëse Allahu do t'i shikojë me syrin e mëshirës apo të hidhërimit, prandaj luten me sy të përlotur gjatë namazit të tyre të natës që të mos e përjetojnë trishtimin e zjarrit të Xhehenemit. Ata e dinë se ç'vendbanim i keq e i shëmtuar është ai vend: ***Ai, vërtet është vendqëndrim dhe vendbanim i keq.***

Sha'raviu, teksa komenton këtë ajet, thotë: Allahu xh.sh. na ka bërë me dije se Xhehenemi nuk është i përkohshëm, por i gjithmonshëm. Ai me fjalët për

Xhehenemin në këtë ajet: ***“mustekarr”-”vendqëndrim”*** dhe ***“mukam”-”vendbanim i keq”*** synon dy lloj njerëzish: Në grupin e parë ka për qëllim muslimanin (besimtarin) mëkatar, i cili nuk është penduar për të bëmat e tij të këqija në këtë botë, për të cilin Xhehenemi do të jetë një “***vendqëndrim”*** i përkohshëm, kurse me grupin e dytë synon ata pabesimtarë, që nuk dëshiruan të përudhen në dritën e Islamit, për të cilët Xhehenemi do të jetë ***“vendbanim i keq”*** dhe i përjetshëm.

Robërit e Allahut i kanë kuptuar shumë seriozisht fjalët e të Madhërishmit:

***“Dhe nuk ka asnjë prej jush që nuk do t’i afrohet atij*** *(Xhehenemit)****. Ky*** *(kontaktim i xhehennemit)* ***është vendim i kryer i Zotit tënd. Pastaj,*** *(pas kalimit pranë tij)* ***do t’i shpëtojmë ata që ishin ruajtur*** *(mëkateve)****, e zullumqarët do t’i lëmë aty të gjunjëzuar.”*** *(Merjem, 71-72).*

Transmetohet se një djalosh i ri e i devotshëm, me emrin Ibn Ebi Mejsere, kur binte në shtrat për të fjetur, gjithmonë qante me ngashërim dhe thoshte: “Ah sikur të mos më kishte lindur nëna fare. Ndërsa nëna e tij e qetësonte duke i thënë: pse thua kështu, or bir? A nuk e sheh se Allahu të ka dhënë mirësi të shumta kur të ka udhëzuar në fenë islame. Po, ia kthente i biri, por Allahu, moj nënë, na ka njoftuar se ne të gjithë do t’i ekspozohemi zjarrit e nuk na ka njoftuar se ne do t’i shmangemi atij.”

Nga ky dialog, sikur na shpërfaqen nëpër sytë tanë, pamjet e të rinjve në ditët e sotme, që nuk çajnë fare kokën se një ditë do të ballafaqohen me këtë realitet të hidhur-ekspozimin ndaj zjarrit të Xhehenemit. A thua sa prej të rinjve tanë mendojnë për këtë ditë? A thua sa prej atyre që i shohim tek zbrazin kupat dhe gotat e alkoolit, mendojnë për këtë? A thua sa prej atyre që lëshohen në aventurat e amoralitetit mendojnë për këtë? A thua sa prej atyre që nuk i respektojnë prindërit dhe e kalojnë këtë jetë në shfrenime, mendojnë për këtë?! Ky është problemi që duhet t’ua bëjmë të qartë të rinjve tanë, popullit tonë, besimtarëve tanë. Por shumë prej tyre vazhdojnë të jenë të shurdhër ndaj porosive hyjnore. Shumë prej tyre janë kufizuar vetëm në kënaqësitë kalimtare të kësaj bote, duke mos llogaritur se ç’pritet të vijë (vdekja, ringjallja, llogaria), ajo megjithatë është shumë e afërt dhe do të ndodhë.

***“...Çështja e katastrofës*** *(e kijametit)* ***është*** *(në shpejtësi)* ***vetëm sa hedh një shikim, ose ajo është edhe më afër. Allahu është i gjithëfuqishëm për çdo send.*** *(En-Nahl, 77).*

Transmetojnë Buhariu nga Enesi r.a. se duaja më e shpeshtë e pejgamberit a.s., e cila është përjetësuar edhe në Kuran, ishte: ***“...Zoti ynë, na jep të mira në këtë jetë, të mira edhe në botën tjetër, dhe na ruaj prej dënimit me zjarr”!*** *(El-Bekare, 201)*



Nga kjo dua shohim se më i dashuri i Allahut I është lutur Atij që ta mbronte nga ndëshkimi me zjarr, por a thua ku jemi ne, që fare nuk lutemi, apo këtë lutje e kemi vetëm në gjuhë dhe jo edhe në zemra.

Transmetohet nga Ibn Abbasi po ashtu se i Dërguari a.s., ashtu siç ua mësonte ashabëve suret e Kuranit, ua mësonte edhe këtë dua: *“Thoni: O Allah, kërkoj prej Teje të më mbrosh nga ndëshkimi i Xhehenemit, nga ndëshkimi në varr, nga fitneja e Dexhallit, nga fitneja e jetës dhe e vdekjes”,* të cilën lutje e thoshte pas çdo namazi farz, në uljen e fundit.

Po ashtu na është përcjellë që Davudi a.s. një ditë, kur dielli po përcëllonte tokën me nxehtësinë e tij, të ketë thënë: *“O Zoti im, nuk po kam durim (mundësi) ta duroj nxehtësinë përcëlluese të diellit Tënd, po a thua si do të mund ta përballoj nxehtësinë e zjarrit Tënd?!”*

Dhe vërtet, a mendon njeriu, kjo krijesë së cilës Allahu ia ka dhuruar dy gjëra të çmuara, mendjen dhe udhëzimin, se një ditë do të jetë lëndë djegëse e këtij zjarri, lëndë djegëse e të cilit përveç njerëzve, do të jenë edhe gurët?!

A nuk mendon secili besimtar mëkatar se si do të dalë i turpëruar para Allahut, në atë Ditë të madhe të Llogarisë, kur rreth tij do të ketë fytyra të shkëlqyera, që rrezojnë dritë e nur, fytyra të robërve të Allahut që jetën në këtë botë e kalojnë në modesti e thjeshtësi, që netët e tyre i kaluan zgjuar ne namaz duke qarë e duke u lutur për shpëtim.

Një ditë, koha jonë do të mbarojë dhe do ta lëmë këtë botë përgjithmonë. Se çfarë do të ndodhë pastaj, varet vetëm e vetëm nga ajo se në ç'mënyrë e kemi shfrytëzuar kohën dhe jetën që kishim në dispozicion, para se të vinte çasti i fundit, i panjohur po i sigurt.

Në jetën tonë pesimizmi dhe humbja e shpresës nuk kanë vend. Ato janë cilësi të shejtanit, i cili u largua nga mëshira e Allahut xh.sh., vetëm për shkak të kryeneçësisë dhe arrogancës së shprehur ndaj urdhrave të të Lartmadhërishmit.

S’ka dyshim se jeta janë në këtë botë është një sprovim i rëndë, sprovim që duhet të na kalitë e të na e forcojë edhe më tepër imanin e të mos na e dobësojë shpresën e të na e thyejë moralin. Mbi të gjitha, besimtari duhet të gjejë forcë e durim për të përballuar çdo vështirësi a pengesë në rrugën e gjatë të realizimit të shpresave dhe idealeve të veta.

Shpresa tek mëshira e Allahut, kurrë nuk bën të humbet. Meqenëse jemi ende në këtë jetë, ekziston mundësia e pendimit, ekziston mundësia e përmirësimit, sepse Allahu xh.sh. nga mëshira e Tij e pakufishme, na e ka lënë të hapur derën e mëshirës. Kurdo që të trokasësh në të gjallët tënd, atë derë do ta gjesh të hapur krah e krah, që të të pranojë. Allahu i Gjithëmëshirshëm këtë na e ka premtuar dhe garantuar, në Kuran:

***“O ju që keni besuar, pendohuni tek Allahu me një pendim të sinqertë në mënyrë që Zoti juaj t’i largojë prej jush të këqijat, t’ju shpie në kopshtije*** *(xhenete)* ***nën të cilët rrjedhin lumenj, ditën kur Allahu nuk e turpëron Pejgamberin, e së bashku me të as ata që kanë besuar. Drita e tyre ndriçon para tyre dhe në të djathtë të tyre, e ata thonë: “Zoti ynë, vazhdona*** *(plotësona)* ***dritën tonë dhe falna neve. Vërtet, Ti je i plotfuqishëm për çdo send”.*** *(Tahrim, 8).*

*- vijon -*

**Mr. Adnan Simnica**

# Nga argumentet e fuqisë absolute të Allahut dhe madhështisë së Tij

***"Thuaj: "O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do, e lartëson atë që do dhe e përul atë që do. Çdo e mirë është vetëm në dorën Tënde, vërtet, Ti ke mundësi për çdo gjë!. Ti e fut natën në ditë dhe Ti e fut ditën në natë, Ti nxjerr nga i vdekuri të gjallin dhe nga i gjalli të vdekurin dhe Ti e begaton pa masë atë që do!"*** *(kaptina Ali-Imran, 26-27)*

## Lidhshmëria me ajetet paraprake

Politeistët – idhujtarët kundërshtonin fuqishëm dërgimin e ndonjë pejgamberi nga radhët e njerëzve, kurse ithtarët e librit – jehudët dhe të krishterët mohonin kategorikisht dërgimin e pejgamberëve nga ndonjë popull tjetër, pos atij izraelit. Jehudët kishin pasur shumë të dërguar të Allahut përgjatë shekujve, derisa menduan se ata u bënë pronarë të dërgimit të pejgamberëve, dhe se është e pamundur të ketë të dërguar tek ndonjë popull tjetër, përveç tek ata. Përkundër kësaj, jehudët u treguan mosmirënjohës ndaj këtyre begative hyjnore, duke përbuzur dhe nënçmuar ato nëpërmjet torturimit dhe përgënjeshtrimit të pejgamberëve, por në shumë raste edhe të mbytjes së tyre. Jehudët u treguan popull shumë kryeneç, me zemra të ngurta e pa moral fare, dhe refuzuan tërësisht misionin e pejgamberëve dhe argumentet e tyre mbinatyrore, andaj edhe misioni i të dërguarve nuk pati sukses nëpërmjet këtij populli, dhe natyrisht u paraqit nevoja e ndërrimit të adresës së dërgimit të pejgamberëve, nga populli jehud tek një popull tjetër, i cili, me kalimin e një kohe të shkurtër, do ta përkrahte Shpalljen hyjnore dhe misioni i pejgamberit do të kishte sukses. Dhe pikërisht për këtë arsye, pejgamberi i fundit nuk u dërgua nga jehudët, por nga një popull tjetër, nga populli arab.

Transferimi i dërgimit të Shpalljes hyjnore nga jehudët tek arabët, që u kurorëzua me dërgimin e pejgamberit të fundit Muhamedit a.s., është edhe urtësia e këtij ajeti, i cili sinjalizon qartë një gjë të tillë: ***"Thuaj;"O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do, e lartëson atë që do dhe e përul atë që do."*** [1]

E vërteta absolute e theksuar në ajet,që vërteton se Allahu është Sundues



i çdo sendi, ia jep dhe ia merr pushtetin kujt të dojë dhe si të dojë. Kjo theksohet pas një polemike të gjerë në mes Kuranit dhe pabesimtarëve, kur një pjesë nga ithtarët e librit ishin larguar nga zbatimi i dispozitave hyjnore, e më pas u thirrën që ndërmjet tyre të gjykojë libri i Allahut, dhe atëherë një pjesë e tyre kundërshtuan dhe refuzuan. Këtë e bënë duke spekuluar se ata ishin bijtë e Zotit dhe të dashurit e Tij, dhe se zjarri nuk do t'i digjte përveçse disa ditë të numëruara. Mundësia e zgjedhjes në mes udhëzimit të Zotit dhe pasioneve të tyre, ishte pa dyshim mëshirë nga Krijuesi për ta, mirëpo ata zgjodhën pasionet e tyre dhe kundërshtuan e mohuan dispozitat hyjnore, ndaj edhe u ndëshkuan.

## Shkaku i zbritjes së këtyre ajeteve

Ibni Abasi dhe Enes bin Maliku thonë: "Pasi çliroi Mekën, Muhamedi a.s. u premtoi myslimanëve pushtetin e persianëve dhe romakëve (çlirimin e tyre dhe marrjen e pushtetit të tyre, të cilët në atë kohë ishin superfuqi botërore). Me këtë rast hipokritët dhe jehudët thanë: E pamundur! E pamundur! Prej nga Muhamedit pushteti i persianëve dhe i romakëve, të cilët janë më të fuqishëm?! A nuk i mjaftojnë Muhamedit, Meka dhe Medina, pa të lakmojë - të synojë edhe pushtetin e persianëve dhe romakëve? Atëherë, Allahu xh.sh. zbriti ajetin; ***"Thuaj: O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do....."*** [2]

Transmeton Ibn Ebi Hatim nga Katadeja të ketë thënë: "Muhamedi a.s. i qe lutur Allahut të Madhërishëm që pushtetin e persianëve dhe romakëve ta kalonte në duart e myslimanëve, andaj edhe zbriti ajeti: ***"Thuaj; O Allah Sundues i çdo sendi......"*** [3]

Gjithashtu, transmetohet nga babai i Abdullah bin Amr bin Avfit, të cilit i kishte rrëfyer babai i tij ngjarjen e hapjes së Hendekut përreth Medinës, gjatë luftës së Ahzabit – Hendekut, kur myslimanët gjatë hapjes së hendekut kishin hasur në një gur, të cilin nuk kishin mundur ta thyenin dot, andaj kishin lajmëruar Muhamedin a.s., i cili personalisht paskësh

marrë në dorë kazmën dhe e kishte copëtuar gurin me tri goditje; gjatë këtij veprimeve Xhibrili a.s. i kishte zbritur premtimin e Zotit xh.sh. për marrjen në dorë nga myslimanët të pushtetit të persianëve e romakëve dhe pallatet e Sanasë në Jemen. Me këtë rast, Muhamedi a.s. u dha myzhde myslimanëve se së shpejti do të kishin në dorë pushtetin e atyre vendeve (do t'i çlironin ato), derisa hipokritët patën thënë: A nuk ju pëlqen? Ju premton diçka të kotë e të pamundur....., dhe zbriti ajeti: ***"Thuaj: O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do....."***[4]



### Komentimi i ajeteve

"***Thuaj: "O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do, e lartëson atë që do dhe e përul atë që do. Çdo e mirë është vetëm në dorën Tënde, vërtet, Ti ke mundësi për çdo gjë!".***

Thuaj o Muhamed a.s. dhe ju o besimtarë: ***"O Allah, Sundues i çdo sendi...",*** si falënderim, mirënjohje dhe mbështetje vetëm tek Krijuesi absolut, që d.m.th. vetëm Ty, o Allah, Të takon pushteti dhe sundimi ndaj çdo gjëje absolutisht në tërësi. Qartë u bëhet thirrje Muhamedit a.s. dhe besimtarëve që të jenë falënderues dhe mirënjohës ndaj Zotit Fuqiplotë, ngase Ai ndërroi adresën e dërgimit të pejgamberëve, nga jehudët (të cilët u treguan shumë refuzues) tek një popull tjetër – tek arabët, në mënyrë që misioni hyjnor të ketë sukses, dhe e dërgoi Muhamedin a.s. si të dërguar të fundit tek njerëzit dhe xhindët. Ky pejgamber veçohej nga të gjithë njerëzit për tipare shumë të larta morale dhe njerëzore, por në të njëjtën kohë Zoti xh.sh., atij i dha edhe shumë specifika e veçori që nuk i patën pejgamberët e mëparshëm dhe popujt e tyre, si; veçori që lidhen me Sheriatin, dijen mbi Krijuesin, mbi të vërtetat e botës tjetër, njohuri mbi shumë sekrete (gajbe), si dhe e bëri ymetin e tij – myslimanët, të përhapur në të gjithë rruzullin tokësor, kurse fenë islame triumfuese ndaj të gjitha besimeve të kota dhe ligjeve njerëzore, prandaj i Madhërishmi tha: ***"Thuaj; "O Allah, Sundues i çdo sendi.....".*** D.m.th., Allahu xh.sh. vepron me krijesat e Tij ashtu si dëshiron, në bazë të vullnetit Tij, duke u mbështetur gjithnjë në drejtësinë absolute të ligjeve Tij të përkryera. Ja se si u përgjigjet Allahu xh.sh. atyre që gjykojnë gabimisht rreth vendimeve të Tij: ***"Pastaj thanë: "Përse të mos i ketë zbritur ky Kuran një njeriu të madh nga dy qytete?*** Ndërsa, Allahu xh.sh. u përgjigjet: ***"A thua ata e përcaktojnë mëshirën*** *(pejgamberllëkun)* ***e Zotit tënd?"*** *(kaptina Ez-Zuhruf, 31-32)*

Krijuesi Fuqiplotë në këtë mënyrë dëshmon se Ai vepron e gjykon si të dojë me krijesat pa asnjë pengesë apo shkas, dhe gjithnjë me drejtësi, urtësi dhe arsye në çdo çështje, ndaj edhe pejgamberllëkun ia jep atij që do, kur thotë: ***"Më së miri Allahu e di ku ta vërë dërgesën*** *(pejgamberllëkun)* ***e Vet"*** *(El-En'am, 124),* si dhe ajeti tjetër: ***"Shiko se si Ne i kemi dalluar disa prej të tjerëve"*** *(El-Israë, 21)*[5]

Zoti i Madhërishëm ua merr pushtetin personave ose popujve për shkak të padrejtësive, zullumit dhe sundimit tyre të keq, siç ndodhi edhe me jehudët, të cilëve Zoti xh.sh. ua mori pushtetin dhe pejgamberllëkun pikërisht për këtë shkak. Jehudët përgënjeshtruan faktet e Allahut dhe u treguan refuzues të hapur, ndaj edhe Allahu xh.sh. ua mori këto të mira në bazë të ligjeve Tij që zbatohen ndër njerëz; ***"(Ky është) ligj i Allahut edhe ndër ata që ishin më parë, e në ligjin e Allahut nuk mund të gjesh ndryshim"*** *(El-Ahzab, 62)*[6]

Në këtë mënyrë u bëhet thirrje besimtarëve që të shprehin të vërtetën absolute mbi Krijuesin, se vetëm Ai ka krijuar gjithësinë në tërësi dhe se vetëm Ai drejton dhe mbikëqyr atë. Në këtë gjithësi hyjnë edhe njerëzit, dhe Zoti xh.sh. ka sundim absolut ndaj tyre, duke zbatuar ligjet e Tij funksionale të mbështetura vetëm në drejtësi absolute. Derisa Allahu xh.sh. është i Vetmi Sundues dhe posedues i vërtetë ndaj çdo gjëje, atëherë askush nga njerëzit nuk ka të drejtë që, sipas pasioneve të tij, ta keqpërdorë pushtetin që i ka dhënë Krijuesi, dhe nëse ndodh kjo atëherë doemos Zoti xh.sh. ia merr atij pushtetin dhe ia jep dikujt tjetër, si ndëshkim në këtë botë, dhe gjithashtu në botën tjetër ai do të ndëshkohet për atë keqpërdorim.[7]

Posedues i vërtetë i çdo sendi në gjithësi është vetëm Allahu xh.sh., kurse njeriu është vetëm shfrytëzues i begative të Krijuesit, dhe varësisht nga falënderimi apo keqpërdorimi ndaj pushtetit nga ana e njerëzve, Krijuesi ua jep a ua merr pushtetin. Nëse disa nga njerëzit keqpërdorojnë dhe devijojnë, atëherë Krijuesi i jep pushtet mbi ta ndonjë mizori, për se tha: ***"Po ashtu*** *(sikur u dhamë xhinëve dhe njerëzve përjetim),* ***Ne i bëjmë sundues disa mizorë mbi mizorët e tjerë për shkak të asaj që fituan*** *(vepruan)". (El-En'am, 129)*

Allahu Fuqiplotë është i vetmi posedues i vërtetë ndaj çdo gjëje, ngase do të vijë një ditë kur askush nga njerëzit dhe krijesat e tjera nuk do të ketë kurrfarë pushteti, pasurie a diçka tjetër, dhe gjithçka do të jetë nën sundimin dhe pushtetin absolut të Krijuesit, për se thotë: ***"Ai*** *(Allahu)* ***është i pozitës më të lartë, i zoti i Arshit; Ai me urdhrin e Vet ia sjell shpirtin*** *(shpalljen)* ***atij që do nga robërit e Vet, për t'ua tërhequr vërejtjen ndaj ditës së takimit*** *(të kiametit).* ***Ditës kur ata do të dalin*** *(prej varrezave)* ***në shesh, e Allahut nuk mund t'i fshihet asnjë gjë e tyre. I kujt është pushteti***

***sot?*** *(bëhet pyetja).* ***I Allahut, i Atij që është Një, i Fuqiplotit*** *(është përgjigja)! (El-Gafir, 15-16).*[8]

Pjesa e ajetit: ***"Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do",*** na shtyn të pyesim: Ç'është kjo heqje dore e pushtetit? Kjo nënkupton heqjen e pushtetit të fuqishëm të dikujt, ngase mbretërit – pushtetarët, si zakonisht, janë të lidhur fort për postet e tyre, dhe duket sikur janë ngjitur për fronet e tyre. A thua pse? Sepse ata besojnë se pushteti i tyre është fitore e jo përgjegjësi, dhe derisa janë të tillë, ata sundojnë pa përgjegjësi, angazhim, përpjekje dhe pa kujdes ndaj njerëzve. Udhëheqësve të tillë Allahu i Madhërishëm ua merr pushtetin për shkak të papërgjegjësisë dhe keqpërdorimeve të tyre.

Në vijim të ajetit vërtetohet edhe një e vërtetë tjetër: ***"E lartëson atë që do, dhe e përul atë që do",*** ngase nga pushteti i pushtetarit apo mbretit nuk përfiton vetëm ai, po përfitojnë edhe bashkëpunëtorët e tij, dhe në shumë raste ata janë protagonistë kryesorë të të gjitha vendimeve. Ata fshihen mbrapa perdeve dhe hijes së kryetarit, dhe udhëheqin shtetin si të duan dhe sipas pasioneve të tyre, duke gëzuar, përveç vendimmarrjes, edhe pasuri e autoritet, ndaj pa dyshim, kur Allahu xh.sh. ia merr pushtetin atij kryetari a mbreti mizor, nuk e përul dhe nënçmon vetëm atë, por edhe bashkëpunëtorët e tij, sepse ishin zullumqarë e mizorë, dhe ata dalin në shesh dhe zbulohen para opinionit, njësoj sikur e shohim edhe në kohën tonë. Ndërsa ata të cilëve u ishte bërë padrejtësi dhe ishin të devotshëm, Zoti xh.sh. i lartëson dhe triumfon. Nga kjo rezulton se pas pjesës së ajetit: ***"Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do",*** doemos pasoi fjala vijuese: ***"e lartëson atë që do, dhe e përul atë që do".***

Dikush thotë: Dhënia e pushtetit dikujt është gjë e mirë, kurse heqja e pushtetit nga dora e dikujt është gjë e keqe. Këtyre ne u përgjigjemi: Me të vërtet heqja e pushtetit nga dora e dikujt është gjë jo e mirë në sytë e tyre, por është e mirë për ata që e marrin pushtetin, mirëpo, në të njëjtën kohë, heqja e pushtetit nga dora e mizorëve, është gjë shumë e mirë jo vetëm për popullin, por edhe për vetë mizorët, sepse në këtë mënyrë Zoti xh.sh. po u zvogëlon atyre shanset për të vazhduar me padrejtësi dhe mizori ndaj njerëzve të tjerë, dhe të tillët, nëse tregohen të mençur për ta kuptuar këtë mirësi ndaj tyre, do ta shfrytëzojnë për t'u penduar dhe për t'u kthyer në rrugën e vërtetë. Kështu, pasimi i dhënies së pushtetit me "*lartësim"*, e i heqjes së pushtetit me "*përulje dhe nënçmim"*, është gjë e mirë dhe në të mirën e njerëzve, ndaj edhe në vijim të ajetit thuhet: ***"Çdo e mirë është vetëm në dorën Tënde, vërtet, Ti ke mundësi për çdo gjë!"***[9]



Krijuesi Fuqiplotë ka mundësi absolute t'i japë pushtet kujt të dojë dhe t'i heq prej dore kujt të dojë atë, vetëm me imperativin "*bëhu*" dhe bëhet, duke mos u varur nga kurrfarë shkaku i jashtëm, derisa njerëzit për të arritur në pushtet, duhet të bëjnë shumë veprime përgatitore, dhe në shumë raste ata përdorin rrugën e grushteve e mjete të dhunshme.

Në vijim, për të vërtetuar fjalën e Tij: ***"Vërtet, Ti ke mundësi për çdo gjë!",*** Allahu xh.sh. vazhdon të paraqesë argumente të fuqisë dhe madhështisë së Tij absolute, për se thotë:

***"Ti e fut natën në ditë dhe Ti e fut ditën në natë, Ti nxjerr nga i vdekuri të gjallin dhe nga i gjalli të vdekurin dhe Ti e begaton pa masë atë që do!"***

Ky ajet ka lidhshmëri të ngushtë me ajetin paraprak, sepse, përderisa Allahu xh.sh. ka mundësi të fusë natën në ditë e ditën në natë, të nxjerrë nga i vdekuri të gjallin dhe nga i gjalli të vdekurin e të begatojë pa masë atë që do, pa dyshim që ky Allah ka mundësi absolute edhe ndaj çdo gjëje tjetër në gjithësi, si: t'i japë pushtet atij që do; t'i heqë pushtetin nga dora atij që do; ta lartësoj atë që do, dhe ta përulë atë që do.[10]

A nuk është nga argumentet e fuqisë dhe madhështisë së Allahut xh.sh., futja e ditës në natë dhe e natës në ditë? A nuk është nga argumentet e fuqisë dhe madhështisë së Tij, nxjerrja e të gjallit nga i vdekuri dhe i të vdekurit nga i gjalli? Pa dyshim dhe bindshëm kjo vërteton fuqinë dhe madhështinë absolute të Krijuesit ndaj çdo sendi në gjithësi.

Allahu i Madhërishëm nuk e ka bërë përgjithnjë të njëjtë kohëzgjatjen e ditës a të natës, por Ai e ka bërë nganjëherë natën më të shkurtër se dita për disa orë, dhe ditën e ka bërë nganjëherë më të shkurtër se nata për disa orë. Por, a thua zgjatja apo shkurtimi i ditës dhe natës bëhet përnjëherë dhe në mënyrë të befasishme për ne? Sigurisht që jo! Veçse kjo ndodh në mënyrë të ngadalshme dhe shumë të saktë, saqë ne, me shqisat tona, thuajse nuk e vërejmë fare. Këtë dukuri interesante e hasim edhe tek njerëzit, bimët dhe shtazët, si: Fëmija i vogël nuk rritet përnjëherë që nga mëngjesi deri në mbrëmje, por ai gjatë këtij intervali kohor rritet në mënyrë shumë të ngadalshme, dhe këtë, me shqisat tona, nuk mund ta vërejmë fare. Ai rritet brenda ditës për një masë shumë të vogël të milimetrit, e cila është e ndarë përgjatë kalimit të të gjithë sekondave brenda ditës, prandaj ky proces ka nevojë për një saktësi në shkallë shumë të lartë, një mundësi që e ka vetëm Allahu me Fuqinë e Tij absolute, kurse njeriu mbetet i paaftë për një gjë të tillë përgjithmonë. Nëse ndonjë prind mundohet që të ndjek me sy rritën dhe zhvillimin e fëmijës, ai këtë gjë nuk do të mund ta arrijë, mirëpo nëse nuk e ka parë fëmijën e tij të vogël për disa muaj apo vite, kur të kthehet, do të vërejë ndryshim në rritën dhe zhvillimin e tij. Njësoj ndodh edhe kur njeriu mbjell ndonjë bimë dhe nga kureshtja ulet pranë saj dhe e shikon, - ai nuk do të

vërejë zhvillimin e saj. Kështu, edhe Allahu xh.sh., me futjen e natës në ditë dhe të ditës në natë, ka tërhequr vëmendjen e njerëzve se në mes tyre nuk ka vijë ndarëse, e cila të përcaktojë kufirin apo kohëzgjatjen e tyre, dhe as ndryshimin e tyre përnjëherë dhe befas, por Krijuesi me fuqinë e Tij absolute me saktësinë shumë të madhe, ka sistemuar gradualisht futjen e natës në ditë dhe të ditës në natë.

Në vijim të ajetit Zoti xh.sh. vazhdon të paraqesë argumente të tjera të fuqisë dhe madhështisë së Tij, ndaj sjell edhe një shembull tjetër: ***”Ti nxjerr nga i vdekuri të gjallin dhe nga i gjalli të vdekurin”.***

Kjo sinjalizon fuqinë e Krijuesit se Ai është që nxjerr nga fara drithin, e nga drithi farën, nga bërthama hurmën, e nga hurma bërthamën, besimtarin nga pabesimtari, e pabesimtarin nga besimtari, pulën nga veja e venë nga pula, e kështu nga të gjitha llojet e krijesave dhe bimëve në përgjithësi. Shkencat bashkëkohore kanë vërtetuar se çdo send ka një lloj jete në vete. Ne vërejmë se si në gjethet e bimëve ndodhin reaksione dhe lëvizje të ndryshme, apo në kallirin e grurit, në drurin e hurmës, në të mbjellat e drithit e të tjera si këto, ku reaksionet që ndodhin tek to vërtetojnë se ato kanë një gjallëri – një lloj jete dhe mision të caktuar, andaj Kurani famëlartë i ka sjellë këta shembuj që theksuam, por edhe shumë të tjerë, për të argumentuar fuqinë dhe madhështinë e Krijuesit. Nëse vështrojmë Kuranin, do të vërejmë se fjala “jetë” është e kundërta e asaj “vdekje”, por në shumë raste, në vend të shprehjes vdekje është përdorur shprehja “shkatërrim”, si: ***”E të shkatërrojë me argument atë që u shkatërrua, dhe ta bëjë të jetojë me argumente atë që jetoi. Allahu vërtet dëgjon e di”*** *(El-Enfal, 42).* Shkatërrimi i theksuar në këtë ajet, është e kundërta e jetës, po a thua pse Allahu xh.sh. nuk përdori këtu shprehjen “vdekje”? Sepse, Krijuesi është më i ditur absolutisht sesa krijesat dhe e dinë se njerëzit kanë mendime të kundërta e të ndryshme rreth çështjes së vdekjes: disa prej tyre mendojnë se i vdekur është ai tek i cili nuk ka lëvizje, ndjenja e zhvillim, mirëpo në të vërtetë ky i vdekur ka një lloj jete, si: kalliri i grurit, fara e të mbjellave dhe bimëve etj. Gjithashtu, kur Allahu xh.sh. sqaron se ç’do të ndodhë në ditën e Kiametit, thotë: ***”Çdo send zhduket e Ai jo”*** *(El-Kasas, 88).* Me këtë Zoti xh.sh. vërteton se çdo gjë




do të zhduket e të shkatërrohet, përveç Allahut, dhe derisa thuhet “*çdo send zhduket – shkatërrohet*”, kjo nënkupton se çdo gjë në gjithësi ka pasur jetë (gjallëri) edhe në qoftë se ne nuk e kuptojmë apo nuk e vërejmë atë.[11]

Me argumentimin e fuqisë dhe madhështisë së Krijuesit nëpërmjet futjes së natës në ditë e të ditës në natë, nxjerrjes së të vdekurit nga i gjalli e të të gjallit nga i vdekuri, vërtetohet qartë e bindshëm se, me dhënien e pushtetit atij që do, apo heqjen e pushtetit nga ai që do, dhe me lartësimin a përuljen e atyre që do, - e tëra kjo është në të mirën e njerëzve, edhe pse shumica e tyre nuk e kuptojnë. Nëse prindi vëren tek fëmija i tij ndonjë sëmundje, ai vrapon me të shpejtë dhe e dërgon tek mjeku, duke kërkuar nga ai që me të gjitha mundësitë ta shërojë. Me këtë rast prindi ka vepruar mirë me fëmijën e tij, dhe nëse ndodh kjo në raportet krijesë – krijesë, atëherë imagjinoni raportin Krijues – krijesë! Ky Krijues (Allahu xh.sh.) është shumë fisnik, i butë dhe i mëshirshëm, dhe në çdo veprim të Tij është i mirë dhe në të mirën e njerëzve.

Nëse shumë njerëz nuk tërheqin vëmendjen e tyre për çështjen e futjes së natës në ditë dhe ditës në natë, dhe as nxjerrjen e të vdekurit nga i gjalli, e të të gjallit nga i vdekuri, - kur është çështja e furnizimit (rrëskut), çdo njeri është doemos i lidhur me të, ndaj për këtë arsye në vijim të ajetit thuhet: ***”dhe Ti e begaton pa masë atë që do!”***

Mbështetur në këtë, natyrshëm çdo mendje e shëndoshë arrin të kuptojë dhe të bindet për të vërtetën absolute të Krijuesit, planifikuesit dhe shpikësit të çdo sendi në gjithësi, furnizuesit të vetëm të çdo krijese dhe poseduesit të vërtetë të çdo gjëje në ekzistencë, Allahut xh.sh., i Cili mbikëqyr dhe kujdeset për krijesat dhe gjithësinë, dhe sistemon çdo çështje të njerëzve me drejtësi dhe në të mirën e tyre. Begatimi pa masë, do të thotë se Allahu xh.sh. nuk i furnizon njerëzit vetëm aq sa punojnë dhe angazhohen, por nganjëherë edhe më tepër. Këtë lloj të furnizimit njeriu nuk e planifikon fare, si: bujku, kur mbjell grurin, planifikon rendimentet e tij kaq ose aq, mirëpo në fund i gjen ato rendimente edhe më shumë dhe jashtë planifikimeve të tij, dhe ky është furnizimi pa masë nga ana e Krijuesit.

Furnizimi pa masë përfshin edhe pasuritë e tjera, si: naftën dhe derivatet e saj, xehet e ndryshme, e të ngjashme, të cilat njeriu i gjen të gatshme ose me shumë pak angazhim. Pra, pjesa e ajetit: ***”Ti e begaton pa masë atë që do”,*** nënkupton fuqinë absolute të Allahut në begatimin e furnizimin pa kufi të njerëzve, përmbi përpjekjet, angazhimet dhe punët e tyre. Derisa Krijuesi është i tillë, sundues i çdo sendi, ia jep apo merr pushtetin atij që do, e lartëson apo përul atë që do, e fut natën në ditë e ditën në natë, nxjerr të vdekurin nga i gjalli dhe të gjallin nga i vdekuri dhe begaton atë që do pa masë, - atëherë, ky Krijues – Allahu xh.sh., ka fuqi absolute edhe ndaj çdo sendi në gjithësi dhe, si i tillë, vetëm Ai meriton të adhurohet. A nuk janë këto disa nga argumentet e fuqisë dhe madhështisë absolute të Allahut?! Patjetër se po.

Transmetohet nga Ibni Abasi se Muhamedi a.s ka thënë: *”Emri më madhështor i Allahut, me të cilin nëse bëhet lutje ajo pranohet, është në këtë ajet”; ”Thuaj: O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do, e lartëson atë që do dhe e përul atë që do...”*[12]

---

*Fusnotat:*

1. Muhamed El-Gazali, Nahve Tefsir Mevduijj lisuveril El-Kuran El-Kerim, faqe 29, viti i bot. 2000, Kajro.
2. Imam Nisaburi, Esbabu En-Nuzul, faqe 86, viti i bot. 1996, Kajro.
3. Tefsir El-Xhelalejni, Xhelaluddin El-Mehal-li, – Xhelaludin Es-Sujuti, faqe 140, viti i bot. 1995, Damask.
4. Imam Nisaburi, Esbabu En-Nuzul, faqe 87-88
5. Ibën Kethiri, Tefsir El-Kuran El-Adhim, vëll. i parë, faqe 356, pa vit botimi, Kajro.
6. Muhamed Mahmud Hixhazi, Tefsir El -Vadih, vëll. i parë, faqe 221, viti i bot. 1992, Kajro.
7. Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, vëll. i parë, faqe 384, viti i bot. 1996, Kajro.
8. Tefsiri i Muhamed Muteveli Sharavit, vëll. i tretë, faqe 1394-1396, pa vit botimi, Kajro.
9. Po aty, faqe 1399-1400.
10. Tefsir El-Bejdavi, Envaru Et-Tenzil ve Esraru Et-Te’vil, vëll. i parë, faqe 154, viti i bot. 1999, Bejrut.
11. Tefsiri i Muteveli Sharavit, faqe 1405-1406.
12. Tefsiri i Ibën Kethirit, faqe 356.

# Gjëra që bien ndesh me Njëshmërinë e Allahut të Lartësuar

**Dr. Hasen Ejjub**



Njëshmëria e Allahut xh.sh. është epiqendra e besimit islam dhe, si e tillë, është gjëja me e rëndësishme në tërë Islamin. Para se të sqarojmë disa gjëra që bëjnë disa myslimanë, për veprimin e të cilave kanë dalë prej besimit, shkurtimisht do të sqarojmë përkufizimin e Njëshmërisë.

### Përkufizimi i Njëshmërisë

Ibn Kajimi thotë: Njëshmëria është dy llojesh:

*Njëshmëria në të njohur dhe në të pranuar*. Në këtë lloj hyn "Teuhidu Rrububuje, El'Esma dhe Es'Sifat", që ka domethënien: besimtari të pranojë ekzistimin e Allahut të Madhëruar, cilësitë e Tij të përsosmërisë, të pranojë se Ai është i pari dhe i fundit (i pafillim dhe i pambarim), Krijuesi, Furnizuesi, Mbizotëruesi, Planifikuesi, Fuqiploti, i Gjithëdijshmi, i Urti, Ai që ka dëshirë dhe të folur absolut, me një fjalë pranimi i tërë asaj për se cilësohet dhe emërohet Allahu i Lartësuar.

*Njëshmëria në lutje dhe synim*. Në këtë lloj hyn "Tevhidul Ilahije vel Ibadeh", me se kuptohet që besimtari të mos adhurojë askënd përveç Allahut xh.sh., askënd përveç Tij, të mos ketë synim dhe të mos mbështetet në askënd përveç në Të. Të mos punojë për kënaqësinë e askujt tjetër kundër kënaqësisë së Allahut, të mos i nënshtrohet kujt përveç Madhështisë, të lejuarave dhe të ndaluarave prej Tij.

Njëshmëria e llojit të parë nuk ka qenë pikë kundërshtimi në mes besimtarëve dhe politeistëve, dhe kjo për faktin se politeistët e kanë pranuar ekzistimin e Allahut xh.sh.. Ata kanë pranuar Allahun si Krijues, Furnizues, Mbizotërues dhe Ai që mban pushtetin në qiej e në Tokë. Për këtë na bën me dije Kurani famëlartë. I Lartësuari thotë: "Nëse ti i pyet ata: "Kush i krijoi qiejt e Tokën?" Me siguri do të thonë: "Ato i krijoi i Gjithëfuqishmi i Gjithëdijshmi!". (Ez-Zuhruf: 9)

"Po nëse ti i pyet: Kush i krijoi ata, me siguri do të thonë: "Allahu!" E si, pra, ia kthejnë (shpinën)? (Ez-Zuhruf: 87).

"Thuaj: "Kush ju furnizon me ushqim nga qielli e Toka, kush e ka në dorë të dëgjuarit e të parët (tuaj), kush e nxjerr të gjallin nga i vdekuri dhe e nxjerr të vdekurin nga i gjalli, kush rregullon çdo çështje?" Ata do të thonë: "Allahu". Ti thuaj:"A nuk i frikësoheni?" (dënimit). (Junus: 31)

Njëshmëria e llojit të dytë është ajo që politeistët e kundërshtuan fuqishëm dhe nuk e pranuan asnjëherë. Është pikërisht lloji me refuzimin e të cilit refuzuesi bëhet politeist dhe do të qëndrojë në zjarr përgjithmonë, nëse vdes duke ruajtur këtë bindje të gabuar.

Shumë prej myslimanëve thonë fjalë dhe bëjnë veprime të cilat bien ndesh me këtë lloj të njëshmërisë, d.m.th. me bindjen se vetëm Allahu meriton të adhurohet. Ata këtë e bëjnë nganjëherë me qëllim e nganjëherë edhe pa të, mirëpo në të dyja rastet asnjë mysliman nuk mund të justifikohet pasiqë iu është sqaruar e vërteta rreth këtyre gjërave dhe është i njohur me pasojat e mohimit te tyre.

Kur flasim për Njëshmërinë e Allahut në adhurim-lutje, atëherë duhet të përmendim se të dërguarit e Allahut kanë ardhur për të thirrur në mënyrë të theksuar për këtë lloj Njëshmërie-tevhid. Pikërisht për këtë lloj Njëshmërie u zhvilluan luftëra në mes besimtarëve dhe politeistëve dhe për të këta të fundit u munduan ta çrrënjosnin e zhduknin thirrjen islame, me çfarëdo metode të mundshme që kishin.

Allahu i Lartësuar thotë: "Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij: nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!" (El-Enbija:25)

I Lartësuari në Kuranin fisnik përshkruan shprehjet e politeistëve të habitur nga thirrja e Islamit për Njëshmërinë e Zotit. Allahu thotë: "A mendon ai t'i bëjë zotat Një Zot? Vërtet, kjo është gjë shumë e çuditshme!" (Sad:5)

I Larti gjithashtu thotë: "Ata, përveç Allahut, adhurojnë çdo gjë që nuk u bën dëm as dobi, thonë: "Këta janë ndërmjetësuesit tanë tek Allahu!..." (Junus:18)

Të bërët e një shoku ndaj Allahut në adhurim, është kufr-mosbesim, të cilin e ka kundërshtuar dhe e kundërshton Islami fuqishëm. Të dërguarit e Allahut kanë dhanë mundin e tyre që vetëm Allahu të besohet Zot dhe vetëm Ai të adhurohet. Allahu i Madhërishëm thotë:

"Thuaj: "Unë jam i urdhëruar ta adhuroj Allahun, të jem i sinqertë në adhurimin ndaj Tij!. Dhe jam i urdhëruar të jem i pari i myslimanëve!. Thuaj: "Unë i frikësohem dënimit të një dite të madhe, nëse kundërshtoj Zotin tim". Thuaj: "Vetëm Allahun e adhuroj, sinqerisht

ndaj Tij e bëj adhurimin tim". E ju, pra, adhuroni përveç Tij ç'të doni!" Thuaj: "Të dështuar në ditën e kiametit janë ata që e kanë humbur veten dhe familjen e vet". Vini re: Ky është ai dështimi i njëmendtë." (Ez-Zumer:11-15)

## Pasimi i atyre që lejojnë atë që ka ndaluar Allahu, dhe ndalojnë atë që ka lejuar Allahu duke qenë në dijeni për këtë, bie ndesh me Njëshmërinë

Allahu i Lartësuar thotë: "Ata i konsideruan "ahbarët" (priftërinj jehudinj) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota përveç Allahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) përveç për adhurimin ndaj Allahut Një, që nuk ka të adhuruar tjetër përveç Tij. I lartë është Ai nga çfarë i shoqërojnë." (Et-Tevbe:31)

Të krishterët kanë bërë shirk-politeizëm për arsye të devijimit që i bënë besimit të drejtë, për të cilin u thirrën. Ata u urdhëruan të adhuronin vetëm Allahun dhe të mos merrnin për zot të adhuruar askënd *përveç* Tij. Mirëpo, megjithëkëtë ata shpifën ndaj Allahut dhe devijuan rrugën e drejtë duke e adhuruar Isain dhe duke e llogaritur atë zot. Siç adhuruan edhe murgjit e tyre, mirëpo adhurimet e tyre që u bënë murgjve, ishin të një lloji tjetër ndaj adhurimit që i bënë Isait a.s.

Për sa i përket Isait a.s., ata kanë shprehur mendime të ndryshme: disa prej tyre thanë se Allahu është vetë Isai a.s.; disa thanë se Allahu është i treti i treve: Ati, biri dhe shpirti i shenjtë. E kishte edhe të tillë që thanë se Isai është biri i Zotit. Këto bindje të tyre janë përmendur në Kuranin fisnik.

E për sa u përket murgjve, është e saktë së ata nuk i llogaritën zota apo bij të zotit, mirëpo u besuan atyre gjëra që janë kompetencë ekskluzive vetëm e Allahut Absolut, saktësisht e drejta e të lejuarit dhe e të ndaluarit të gjërave. Gjykimi ndaj gjërave me "e lejuar" dhe "e ndaluar", është kompetencë ekskluzive vetëm e Allahut dhe askush *përveç* Tij nuk e posedon këtë të drejtë. Allahu i urdhëroi të dërguarit t'u shpallnin njerëzve atë që Ai u lejoi e u ndaloi, siç i lejoi edhe dijetarët të nxjerrin norma për gjërat për të cilat nuk ka normë të përcaktuar tekstualisht, por tërë kjo duhet të bëhet brenda kufijve dhe rregullave shumë strikte të përcaktuara nga Shpallja hyjnore (dhe duke u bazuar në Shpallje hyjnore).



Ajetin e larpërmendur Pejgamberi a.s. i pati komentuar Adij ibn Hatimit, i cili, para se të pranonte Islamin, ishte i krishterë. Me pranimin e Islamit ky ashab kishte shkuar tek Pejgamberi a.s. dhe i kishte lexuar këtë ajet duke i thënë: "Ata nuk i kanë adhuruar ata (priftërinjtë). I dërguari i kishte thënë: "Gjithsesi i kanë adhuruar, ata (priftërinjtë dhe murgjit) u ndalonin atyre të lejuarat dhe u lejonin atyre të ndaluarat, ata i pasonin a është ky adhurim i tyre".[1]

Ibn Tejmije thotë:"Ata që morën për zota priftërinjtë jehudinj dhe murgjit e krishterë, duke i pasuar në ato që u lejuan dhe u ndaluan atyre, mund të jenë dy llojesh:

I pari: Të jenë në dijeni se atë që i pasojnë, kanë devijuar rrugën e drejtë të Allahut, kanë lejuar të ndaluarat dhe kanë ndaluar të lejuarat, po megjithatëë i pasojnë; ky pasim i tyre është kufr-mosbesim. Allahu xh.sh. dhe i dërguari i Tij këtë e kanë quajtur shirk-politeizëm, edhe nëse nuk u përulen atyre.

Kjo do të thotë sa ai që pason këdoqoftë, për gjëra që bien ndesh me fenë e vërtetë duke qenë në dijeni se është gabim, i pason duke e ditur se veprimet dhe fjalët që i pason janë në kundërshtim të plotë më atë që ka thënë Allahu dhe i dërguari i Tij, - i tilli është politeist-mushrik.

E dyta: Të jenë ata që u largohen të ndaluarve dhe i veprojnë vetëm të lejuarat, d.m.th. veprojnë drejt në këtë drejtim, mirëpo i pasojnë dijetarët e tyre në mëkate, siç mund të bëjë një mysliman ndonjë mëkat duke besuar se është mëkat dhe duke mos e mohuar atë. Ndaj të tillët gjykohet se janë mëkatarë.

Nëse dikush lejon të ndaluarën dhe ndalon të lejuarën, por është orvatur (ka studiuar) për ta gjetur të vërtetën po nuk ka arritur, dhe ka pasur frikë Allahun dhe është ruajtur sa ka mundur, të tillin Allahu nuk do ta ndëshkojë, por do ta shpërblejë për mundin e tij që ka bërë, kuptohet nëse studimi është bërë brenda kufijve dhe rregullave të përcaktuara.

Mirëpo ai që pason dikë që ka devijuar nga Shpallja hyjnore, dhe ka ndryshuar atë që ka thënë i dërguari i Allahut, duke qenë në dijeni për devijimet dhe ndryshimet, - ky veprim është shirk-politeizëm dhe autori i tij meriton ndëshkim, veçanërisht nëse këtë vepër të shëmtuar e mbron me dorë e gjuhë. Dhe mu për këtë dijetarët janë në ujdi se çdokujt që e din të vërtetën, nuk i lejohet të pasojë askënd në gjëra që bien ndesh më këtë të vërtetë.

Pas këtij sqarimi të hollësishëm, bëhet e qartë, i nderuar lexues, rreziku i pasimit të të tjerëve kur ata lejojnë, ndalojnë apo vendosin çfarëdo ligjesh.

Para së gjithash, politeist është secili që *përveç* Islamit kërkon fe tjetër duke qenë në dijeni se Islami është e vetmja fe e pranuar tek Allahu xh.sh., apo pëlqen a pajtohet me çfarëdo parimi a fraksioni që bie ndesh me parimet islame duke e ditur se kjo që pason, nuk përputhet me atë që ka kërkuar Allahu xh.sh. dhe Pejgamberi a.s..

*Përktheu dhe përshtati*
*nga arabishtja*
***Muharrem Tërnava***

*Fusnota:*

1. Transmetojnë: Ahmedi, Tirmidhiu, Abd bin Hamid, Ibn Ebi Hatim dhe Taberaniu.

# Urtësia dhe shkaqet e divergjencave të dijetarëve të jurisprudencës islame

Flamur Sofiu

### Hyrje

E vërteta është se divergjencat e dijetarëve të jurisprudencës islame janë të dobishme dhe të arsyeshme për myslimanin, edhe pse në shikim të parë mund të duken absurde dhe të paarsyeshme. Andaj është e udhës që të jepen disa shpjegime të shkurtra për t’u kuptuar urtësia dhe arsyet që shpien në divergjenca dhe mospajtueshmëri në mes dijetarëve të jurisprudencës islame.

Keqinterpretimi i divergjencave dhe moskuptimi real i tyre, disa i kanë shpënë në mendime të gabuara, në mendimet se nuk duhet të ketë divergjenca dhe se nuk duhet të ketë larmi mendimesh në çështjet dytësore të Sheriatit islam. Bile-bile pamundësia e kuptimit real të divergjencave të dijetarëve, ka bërë që ata të sulmojnë dhe kundërshtojnë në mënyrë shumë të ashpër drejtimet juridike islame (medhhebet).

Realiteti është se të gjithë muxhtehidët (ideatorët) e këtij ymeti janë të mendimit se divergjencat e dijetarëve në çështjet dytësore, janë shumë të leverdishme dhe të arsyeshme, duke treguar qartë se Islami nuk është fe që kërkon tek myslimanët të ketë vetëm një mendim, veçse kërkon që myslimanët të jenë prej atyre që rezonojnë dhe japin mendime të mbështetura në argumente, edhe pse ato mendime midis tyre mund të jenë në kundërshtim.

Kur shikohet natyrshmëria e divergjencave të dijetarëve në çështjet dytësore, del se një gjë e tillë është e pashmangshme, ngase shumica e teksteve kuranore dhe hadithet janë të formës jo të prerë në argumentim, dhe vetë kjo formë i shpie dijetarët që të kenë divergjenca në çështjet dytësore të fesë.

Duke e shpjeguar këtë lloj fenomeni, mund të lindë një pyetje: Vallë, mos janë këto divergjenca në çështjet dytësore të refuzuara dhe të papranuara në Sheriatin islam, dhe a duhet t’i evitojnë dhe largojnë këto divergjenca myslimanët vetëm e vetëm që të jenë të bashkuar si ymet?!

Kurrsesi nuk bën të mendohet që këto divergjenca të evitohen dhe të largohen, ngase vetë Allahu xh.sh. ka dashur që këto të ekzistojnë, ngase shumica e ajeteve kuranore në formën e argumentimit janë të formës jo të prerë. Nga kjo kuptohet se, sado që të jenë të mëdha divergjencat, ato nuk duhet të refuzohen, porse duhet të jenë të mbështetura në burimet e Sheriatit dhe se fenomenin e tillë e ka miratuar Ligjdhënësi (Allahu xh.sh), apo, më e pakta që mund të thuhet, Allahu xh.sh. nuk i ka kundërshtuar divergjencat e myslimanëve derisa Kurani ishte duke u shpallur.[1]

Vazhdimisht gjenerata e parë (selefi salihi) kishin divergjenca midis tyre rreth çështjeve dytësore të fesë, dhe asnjëri prej tyre nuk kundërshtonte këtë fenomen, që ka qenë shumë i përhapur asokohe. Andaj, bazuar në këtë pohim, nuk i lejohet askujt që vjen pas kësaj gjenerate të ndritshme të umetit, që të mundohet t’i eliminojë këto divergjenca, të cilat kjo gjeneratë nuk i kishte refuzuar.

Shokët e Pejgamberit s.a.w.s. kishin mospajtime në mendime edhe në ditët sa ishte Pejgamberi s.a.w.s. në mesin e tyre, siç është p.sh., rasti i divergjencave të tyre rreth faljes së namazit të iqindisë në fisin Beni Kurejdha. Këtë mospajtim e përmendin imam Buhariu r.a. dhe imam Muslimi r.a. duke transmetuar nga Ibn Umeri r.a., i cili tregon: “Thirri Pejgamberi s.a.w.s. ditën kur u larguan aleatët: “MOS TA FALË ASKUSH NAMAZIN E IQINDISË PA ARRITUR TEK FISI BENI KUREJDHA”, por gjatë rrugës disa e falën namazin e iqindisë, e disa nuk e falën. Kur i treguan Pejgamberit s.a.w.s. për atë që kishin vepruar disa prej myslimanëve, Pejgamberi a.s. nuk e qortoi asnjërin prej tyre”[2].

Teksti i këtij hadithi e bën shumë të qartë se lejohet dhe nuk ka kurrfarë të keqeje që të ketë divergjenca në mesin e dijetarëve në çështjet dytësore të fesë. Kjo divergjencë e ashabëve nuk çoi në ndarje të myslimanëve në grupe, dhe është e paimagjinueshme që Pejgamberi s.a.w.s. të heshtte ndaj ndonjë veprimi që u sjell dëme myslimanëve, andaj, veprimin e tillë nga ashabët e tij, ai e kishte miratuar me heshtje.

Ajo që del prej kësaj, është se divergjencat e dijetarëve gjejnë shprehjen vetëm në rastet kur nuk ka tekst të formës së prerë, sepse për rastet kur ekzistojnë tekste të formës së prerë, që të gjithë dijetarët janë unanimë në ato çështje. Si shembull se nuk ka divergjenca në çështjet e formës së prerë, mund të përmendim ajetet e trashëgimisë, në të cilat në mënyrë të prerë përcaktohet trashëgim-



ia, për se të gjithë dijetarët islamë janë unanimë dhe nuk ka kurrfarëë divergjence në mesin e tyre rreth këtyre çështjeve.

Duhet të kuptohet patjetër qartë dallimi në mes divergjencave dhe përçarjeve dhe këto dy nocione të mos ngatërrohen në mendjen e myslimanit. Divergjencat në çështjet dytësore janë të pranuara nga Ligjdhënësi i Vetëm-Allahu xh.sh., ndërsa përçarjet i ka refuzuar dhe i ka konsideruar si vepra të ndaluara për myslimanët. Duke mos u kuptuar ky dallim i madh në mes divergjencave në çështjet dytësore dhe përçarjeve, kjo i ka shtyrë disa që të mendojnë se edhe divergjencat në çështjet dytësore hyjnë në normën e hadithit të Pejgamberit s.a.w.s., i cili ka thënë: "Janë ndarë jahudinjtë në shtatëdhjetë e një grupe, po ashtu edhe të krishterët janë ndarë sikur jehudinjtë, ndërsa ymeti im do të ndahet në shtatëdhjetë e tri grupe, të gjitha këto grupe do të jenë në zjarr, përveç njërit prej tyre!" I thanë ashabët, cili është ai grup që do të shpëtojë, o Pejgamber i Zotit? Tha Pejgamberi s.a.w.s.: "Në atë rrugë që jam unë dhe shokët e mi![3].

Nga keqinterpretimi i hadithit rezulton që disa të mendojnë se divergjencat në çështje dytësore janë të urrejtura, por realiteti është se ajo që përmend hadithi, është se jahudinjtë dhe të krishterët u përçanë midis tyre duke u kundërshtuar në çështjet parësore, ndërsa divergjencat e myslimanëve në çështje dytësore nuk hyjnë në normën e këtij hadithi, po përkundrazi, rekomandohen dhe pranohen nga vetë Pejgamberi s.a.w.s., siç e përmendëm më lart.

Dijetari i njohur islam imam Shatibijju r.a., për çështjen e divergjencave në çështjet dytësore, thotë: "Divergjencat ekzistojnë qysh prej kohës së ashabëve e deri tash në ato çështje ku lejohet të bëhet ixhtihad, divergjencat e para janë paraqitur në kohën e hulefai Rrashidinëve, pastaj tek ashabët e tjerë, pastaj tek tabiinët, dhe asnjëri prej tyre nuk i ka kundërshtuar këto divergjenca. Duke ndjekur rrugën e ashabëve, divergjencat janë zgjeruar dhe përhapur tek gjeneratat e mëvonshme, prandaj si është e mundur që këto të konsiderohen si pëçarje dhe ndarje në grupe".[4]

E vërteta është se nuk ka logjikë dhe asnjë argument që të kundërshtohen dhe të qortohen divergjencat e dijetarëve në çështjet dytësore, veçse, përkundrazi, duhet të mbrohen dhe të respektohen.

Andaj e shohim të arsyeshme që në mënyrë të shkurtër t'i paraqesim disa shkaqe që sjellin divergjencat në mesin e dijetarëve.

### Shkaqet e divergjencave

Shkaqet që bëjnë të shfaqen divergjenca, ndahen në dy grupe të mëdha:
1. shkaqet që kanë të bëjnë me tekstet kuranore dhe tekstet e hadithit, në të cilat lejohet ixhtihadi,
2. shkaqet që kanë të bëjnë me aftësitë dhe njohuritë e muxhtehidit.

### Shkaqet e divergjencave për shkak të teksteve

Kur analizohen tekstet kuranore dhe hadithet e Pejgamberit s.a.w.s., vërehet qartë se këto tekste mund të jenë të qarta dhe të prera, por ndodh që tekstet të kenë argumente të forta, po që mund të kenë më shumë se një kuptim, apo mund të jenë në mospajtueshmëri me njëri-tjetrin. Të gjitha këto mundësi që gjenden nëpër tekste, shkaktojnë papajtueshmërinë e dijetarëve në shumë çështje dytësore të fesë. Lindjen e divergjencave për shkak të teksteve, dijetarët islamë e mbështetin mbi katër shkaqe:
1. kuptimi gjuhësor i teksteve,
2. ekzistimi i shumë teksteve për një çështje të fesë,
3. mospajtueshmëria në çështjet e zinxhirit të transmetimit të haditheve,
4. përshtatshmëria e teksteve me çështjet e fesë.

### Kuptimi gjuhësor i teksteve

Gjuha arabe është prej gjuhëve që Allahu xh.sh. e zgjodhi që të shpallej Kurani a.sh. me atë gjuhë dhe natyra e kësaj gjuhe është se është shumë e gjerë dhe e përsosur. Mu për këtë arsye, Allahu xh.sh. thotë: "Ne e zbritëm atë, Kuranin në gjuhën arabe, ndoshta ju do të logjikoni". Duke qenë se kjo gjuhë ka një leksik shumë të pasur dhe rregulla gramatikore të përsosura, bëhet shkak që dijetarët të kenë divergjenca në kuptimin e teksteve kuranore apo të haditheve.

Ndikimi gjuhësor në shfaqjen e divergjencave tek dijetarët, është për shumë shkaqe, e ne po i përmendim disa prej tyre:

**1. Fjalët që kanë më shumë se një kuptim.** Kuptimet e shumta të fjalëve mund të jenë të asaj natyre që një fjalë t'i ketë dy e më shumë kuptime, si f.v. shprehja "asase" ka dy kuptime të kundërta: "është përballur" dhe "ia ka kthyer shpinën". Po ashtu si shembull mund të përmendim ajetin kuranor: "Dhe gratë e shkurorëzuara duhet të presin tri cikle të menstruacionit". Në këtë ajet fjala "kur'u" ka dy kuptime: menstruacione dhe pastrim nga menstruacionet. Mu për këtë dijetarët kanë divergjenca rreth faktit se si duhet të kuptohet rregulli-norma e ajetit, për se dijetarët e Medinës - imam Maliku, imam Shafiu, Davud edh-Dhahiriju dhe Ebu Theuri, mendojnë se fjala është për pastrimin nga menstruacionet, ndërsa Ebu Hanifeja, Eth-Theuriu, Euzaiju, Ibn Ebi Lejla, Ibn Shubrumeh dhe Is'haku janë të mendimit se fjala është për ciklin mujor. Duhet të përmendim se edhe vetë ashabët kanë pasur divergjenca në kuptimin e këtij ajeti.

Gjithashtu mund të ndodhë që për një fjalë mund të ketë dy e më tepër mundësi sqarimi, veçimi etj. P.sh. ajeti: "Vërtet ata që shpifin për gratë e ndershme dhe nuk i sjellin katër dëshmitarë, ata duhen rrahur me nga tetëdhjetë të rëna. Dhe mos u pranoni dëshminë e tyre kurrë dhe ata janë mëkatarë. Përveç atyre që pendohen…". Dijetarët kanë divergjenca lidhur me kuptimin e këtij ajeti për shkak se përjashtimi i përmendur në këtë ajet ka të bëjë me faktin se, nëse shpifësi pendohet, vetëm i hiqet epiteti mëkatar i madh, apo atij mund t'i pranohet edhe dëshmia për shkak të pendimit. Imam Maliku r.a., Shafiiju r.a. dhe Ahmedi r.a. janë të mendimit se, kur shpifësi pendohet, atëherë ai nuk duhet të konsiderohet mëkatar i madh dhe atij duhet t'i pranohet pendimi, me arsyen se përjashtimi i cekur në ajet i përfshin dy të fjalitë e fundit në ajet. Ndërsa Ebu Hanifeja r.a. është i mendimit se përjashtimi i cekur në ajet, ka të bëjë vetëm me fjalinë e fundit, andaj, sipas tij, shpifësi nuk duhet të etiketohet si mëkatar i madh nëse është penduar, por të mos pranohet kurrsesi dëshmia e tij.

Po ashtu duhet të përmendim se mund të ndodhë paraqitja e divergjencave të dijetarëve lidhur me kuptimin e urdhrit i cili mund të kërkojë të kryhet doemos një vepër, por kërkesa e urdhrit mund të jetë edhe e kategorisë që nuk kërkon doemos të kryhet një vepër. Si shembull do të përmendim këtë hadith: "Kur të zgjohet ndonjëri prej jush prej gjumit le të shpërlajë hundën e tij tri

herë…”. Urdhrin për shpëlarjen e hundës, kur të merret abdest, disa nga dijetarët e kanë kuptuar si urdhër që shpreh detyrim, ndërsa disa të tjetër kanë konsideruar se urdhri i tillë nuk shpreh obligim. Mu për këtë arsye, Ebu Hanifeja r.a., Maliki r.a., Shafiu r.a. dhe Theuriju r.a. janë të mendimit se, kur të merret abdest, është synet të shpërlahet edhe hunda, ngase, sipas tyre, urdhri në këtë hadith nuk shpreh detyrim. Kurse imam Ahmedi r.a. dhe Ebu Theuriju r.a. janë të mendimit se, kur të merret abdest, është detyrim të shpërlahet edhe hunda, ngase, sipas tyre, urdhri i tillë është obligim. Duhet ta përmendim se edhe ashabët dhe tabiinët kanë pasur divergjenca për faktin se çfarë shpreh ky urdhër.

**2. Kuptimi i fjalës nga aspekti thelbësor dhe alegorik.** Ka shumë raste kur fjala që përdoret nuk e ka për qëllim kuptimin thelbësor, por kuptimin alegorik, si p.sh. shprehja “luan” në disa raste përdoret për trimin; ose shprehja “lepur” për frikacakun. Prandaj rastet kur fjala ka mundësi të ketë kuptimin alegorik dhe jo kuptimin thelbësor, janë një prej shkaqeve për t´u shfaqur divergjenca në mes dijetarëve. Për këtë do të japim si shembull ajetin: “Nëse jeni të sëmurë ose në udhëtim, ose dikush ka nevojë fiziologjike, ose ka pasur marrëdhënie me gratë, dhe nuk gjeni ujë, merrni tejemum”. Në këtë ajet folja “lamestum” në kuptimin thelbësor d.m.th. “i keni prekur”, ndërsa në kuptimin alegorik ka kuptimin “marrëdhënie seksuale”. Imam Maliku r.a., Shafiu r.a. dhe Ahmedi r.a janë të mendimit se në këtë ajet fjala “lamestum” duhet të kuptohet si “prekje e grave”, dhe nga ky kuptim na del se abdesti prishte nëse dikush vetëm e “prek” gruan, kurse Ebu Hanifeja r.a. është i mendimit se në ajet bëhet fjalë për marrëdhënie seksuale dhe, sipas tij, abdesti nuk prishet nëse dikush vetëm e prek gruan, por nëse ka marrëdhënie seksuale. Divergjenca të tilla ka pasur edhe tek gjeneratat e para (tek ashabët dhe tabiinët) për shkak të kuptimin alegorik apo thelbësor të fjalës.

**3. Kur fjala mund të ketë kuptim që përfshin të gjitha apo diçka në veçanti.** Ka raste kur ndodh që fjala që është përdorur ka për qëllim një gjë të veçantë apo diçka në përgjithësi. P.sh. dijetarët të cilët mendojnë se prekja e gruas e prish abdestin, janë të papajtueshëm në mes tyre nëse prekja e përmendur në ajet ka për qëllim vetëm prekjen e dorës apo prekjen kudo qoftë në trup. Disa prej këtyre dijetarëve mendojnë se me prekje kuptohet vetëm prekja e dorës dhe, sipas tyre, abdesi prishet vetëm nëse i preket dora gruas, por nëse e prek diku tjetër në trup, abdesi nuk prishet, ngase qëllimi i ajetit është i veçantë, vetëm për prekjen e dorës. Ndërsa grupi tjetër i dijetarëve janë të mendimit se me prekjen e gruas që është përmendur në ajet, kuptohet prekja e saj kudo qoftë në trup, dhe këta mendojnë se, nëse njeriu e prek diku trupin e gruas, abdesi i është prishur.

**4. Mospajtueshmëria e dijetarëve për shkak të ndryshimit të fjalisë.** Ndodh që fjalia në kontestin e saj të shkaktojë divergjenca lidhur me kuptimin e tekstit tek dijetarët. Si shembull do të përmendim këtë hadith: “Nuk mbytet myslimani për shkak se e ka mbytur pabesimtarin dhe atë që është nën mbrojtjen e shtetit islam.”[5] Malikinjtë, shafiinjtë dhe hanbelinjtë, duke analizuar hadithin në aspektin e sintaksës, vijnë në përfundimin se myslimani nuk duhet të mbytet për pabesimtarin dhe për atë që është nën mbrojtjen e shtetit islam, ngase shprehja “ai që është nën mbrojtjen e shtetit islam” me anë të parafjalës lidhore “we”(dhe) është e lidhur me shprehjen “pabesimtarin”. Ndërsa hanefinjtë janë të mendimit se myslimani nuk mund të mbytet nëse ka mbytur ndonjë pabesimtar që është në luftë me myslimanët[6], dhe ata argumentojnë mendimin e tyre, se këtu nuk kemi të bëjmë me parafjalë lidhore, por është parafjala që tregon gjendjen “vavul-hal”, dhe sipas tyre hadithi duhet të kuptohet “Myslimani nuk mbytet nëse ka mbytur pabesimtarin i cili nuk është nën mbrojtjen e shtetit islam”[7].

### Ekzistimi i shumë teksteve për një çështje

Për një çështje ndodh të jenë përmendur shumë tekste, të cilat mund të jenë në kundërshtim në mes tyre, dhe për këtë shkak shfaqen shumë divergjenca në mes dijetarëve.

Shkaqet më të rëndësishme që sjellin divergjenca për shkak të teksteve të shumta për një çështje, janë:

**1. Mospajtueshmëria kur ndodh që teksti me kuptim të përgjithshëm, bie në kundërshtim me kuptimin e tekstit të veçantë.** Kjo ndodh kur për një çështje fetare vijnë dy tekste, njëri prej të cilave është me kuptim të përgjithshëm, e tjetri me kuptim të specifikuar. Për këtë, po sjellim si shembull rastin kur Pejgamberi s.a.w.s. ishte pyetur për ujin e detit, ai ishte përgjigjur: “Uji i tij është i pastër dhe vlen për pastrim, dhe ngordhësira e detit është e lejuar (të hahet)”. Shprehja “mejtetuhu” (ngordhësira e detit) është në kuptim të përgjithshëm dhe përfshin të gjitha ngordhësirat e detit. Dijetarët nuk janë të bashkuar nëse duhet të kuptohet ky hadith me kuptim të përgjithshëm, apo duhet pranuar specifika e tij. Malikinjtë, shafiiinjtë dhe hanbelinjtë janë të mendimit se kjo shprehje nuk pranon specifikimin dhe se duhet të kuptohet në kuptimin e përgjithshëm, d.m.th. lejohet të hahet çdo ngordhësirë e detit. Ndërsa hanefinjtë janë të mendimit se kjo shprehje në hadith është e specifikuar dhe lejohet të hahet vetëm peshku i ngordhur. Në këtë rast hanefinjtë mbështeten në hadithin e Pejgamberit s.a.w.s.: “Janë të lejuara për ne dy lloje ngordhësirash dhe dy lloje gjakrash: ngordhësirat janë karkaleci dhe peshku, ndërsa gjakrat janë: shpretka dhe mëlçia[8]“. Malikinjtë, shafiinjtë dhe hanbelinjtë mendojnë se në hadith shprehja peshk ka domethënien për të gjitha gjallesat e detit, pra është përdorur me kuptim të specifikuar, por me të synohet kuptimi i përgjithshëm – të gjitha gjallesat e detit.




**2. Mospajtueshmëria në mes dy teksteve që janë me kuptim të përgjithshëm, dhe në mes dy teksteve që janë me kuptim të specifikuar.** Si shembull për këtë do të përmendim divergjencën e dijetarëve për namazin “tehijjetul mesx-

hid", nëse lejohet të falet edhe në kohët kur është e urrejtur-mekruh të falen namaze nafile apo jo?!

Imam Shafiu r.a. është i mendimit se lejohet të falet namazi "tehijetul-mesxhid" edhe në ato kohë kur është mekruh të falen namaze nafile, duke e mbështetur mendimin e tij në hadithin e Pejgamberit s.a.w.s.: "Kur dikush prej jush hyn në xhami, të mos ulet derisa t'i falë dy rekate".[9] Ndërsa Ebu Hanifeja r.a., Lejthi r.a. dhe Euzaiu r.a. janë të mendimit se nuk duhet të falet namazi "tehijjetul mesxhid" në kohët kur është mekruh të falen namaze nafile, duke u bazuar në hadithin e Pejgamberit s.a.w.s.: "Nuk ka namaz pasi të falet namazi i sabahut derisa të lindë dielli, dhe nuk ka namaz pasi të falet namazi i iqindisë derisa të perëndojë dielli"[10].

Në hadithin në të cilin mbështetet Ebu Hanifeja r.a., Lejthi r.a. dhe Euzaiu r.a. e kuptojnë se në kohët e përmendura nuk lejohet të falet asnjë lloj namazi nafile, përfshirë në këtë rregull edhe namazi "tehijjetul mesxhid", ngase edhe ky namaz është prej namazeve nafile. Ndërsa imam Shafiiu r.a. është i mendimit se ai hadith përcakton në mënyrë të specifikuar faljen e namazit "tehijjetul mesxhid" në çdo kohë, qoftë edhe në kohët kur urrehet të falet namaz nafile. Këtu vërehet qartë se divergjenca e dijetarëve ka të bëjë me kuptimin e teksteve, dhe ata që mendojnë se nuk duhet të falet ky lloj namazi në disa kohë të caktuara, mendojnë se hadithi që flet për kohët kur ndalohet falja e namazeve nafile, e përfshin edhe namazin "tehijjetul mesxhid", ndërsa ata që mendojnë se duhet të falet "tehijjetul mesxhidi" në cilëndo kohë qoftë, janë të mendimit se falja e këtij namazi është rast i veçantë dhe bën përjashtim nga rregulli i hadithit që nuk lejon të falen namaze nafile në kohët të caktuara.

**3. Mospajtueshmëria në kuptimin e tekstit si të përkufizuar apo si të papërkufizuar.** Ndodh që nganjëherë të lexojmë ndonjë tekst që ka kuptim të përkufizuar dhe më vonë të lexojmë ndonjë tekst që flet për të njëjtën çështje, por që është me kuptim të papërkufizuar. Për këtë do të përmendim këtë shembull: në ajetin që përcakton normën e shpagimit të betimit (keffaretul-jemini), ku Allahu xh.sh. thotë: "…(si shpagim) është lirimi i robit…", përmendet se shpagimi për thyerje të betimit është lirimi i robit, duke mos u përkufizuar nëse robi duhet të jetë mysliman apo mund të jetë edhe jomysliman. Ndërsa Allahu xh.sh. për mbytjen e paqëllimtë përmend shpagimin në ajetin: "…(si shpagim) është lirimi i robit besimtar…". Të dy tekstet-ajetet flasin dhe sqarojnë çështjen e shpagimit, por ajeti i parë është i papërkufizuar, ndërsa i dyti e përkufizon çështjen e robit, i cili duhet të jetë besimtar. Mu për këtë arsye dijetarët kanë mospajtueshmëri në mes tyre rreth asaj se a kushtëzohet edhe për shpagimin e betimit, lirimi i një robi që është besimtar, pasi në ajet nuk është përkufizuar që robi duhet të jetë besimtar?![11]

Imam Maliku r.a. dhe Shafiu r.a. janë të mendimit se kushtëzohet që për shpagimin e betimit të lirohet robi besimtar, duke theksuar se ajeti është përkufizuar me ajetin tjetër dhe ata i japin përparësi në argumentim tekstit të përkufizuar ndaj tekstit të papërkufizuar. Po ashtu këta mendojnë se, pasi çështja është për shpagimin, atëherë si shpagimi për mbytje ashtu edhe ai për betim, ka të bëhet me lirimin e robit besimtar, edhe nëse shkaqet e gabimit ndryshojnë, norma është e njëjtë-shpagimi.

Imam Ebu Hanifeja r.a. është i mendimit se lirimi i robit besimtar është kusht vetëm për shpagimin e mbytjes pa dashje, ndërsa për shpagimin e betimit nuk kushtëzohet lirimi i robi besimtar, d.m.th. mund të lirohet edhe robi pabesimtar.

**4. Mospajtueshmëria e veprës me fjalën.** Këtu është fjala kur dy tekste vijnë në kundërshtim në mes tyre, porse njeri tekst tregon veprimin e Pejgamberit s.a.w.s. e tjetri një thënie apo shpjegim të tij. Për këtë mund të përmendim si shembull çështjen nëse lejohet të jemi të kthyer nga kibla apo nga ana e kundërt, kur kryejmë një nevojë fiziologjike.

Rreth kësaj çështjeje dijetarët kanë mendime të ndara:

a. Imam Theuriju r.a., Ibrahim Nehiu r.a. dhe Ebu Theuri r.a., janë të mendimit se është e ndaluar të kryhet nevoja fiziologjike i kthyer nga kibla apo nga ana e kundërt e kibles.
b. Imam Maliku r.a., Shafiu r.a., Is'hakui r.a. dhe disa të tjerë, janë të mendimit se lejohet të kryhet nevoja fiziologjike i kthyer nga kibla, nëse njeriu është brenda mureve, ndërsa në hapësirë kjo nuk lejohet.
c. Urvete bin Zubejri r.a., Rebia r.a dhe Davudi r.a., janë të mendimit se lejohet dhe nuk ka kurrfarë pengese që të kryhet nevoja fiziologjike i kthyer nga kibla apo nga ana e kundërt, brenda mureve ose edhe në hapësirë[12].

Shkak i mospajtueshmërisë së dijetarëve në këtë çështje janë dy transmetime, njëri prej të cilave është fjala e Pejgamberit s.a.w.s., e tjetri është vepër e tij. Ata që cilët mendojnë se, kur të kryejmë një nevojë fiziologjike, nuk lejohet të kthehemi nga kibla, mbështeten në thënien e Pejgamberit s.a.w.s.: "Mos të drejtoheni nga kibla kur ta kryeni nevojën e madhe apo të urinoni, por kthehuni nga lindja apo perëndimi"[13], kurse ata që mendojnë se lejohet të kryhet nevoja fiziologjike i kthyer nga kibla, mbështeten në transmetimin e Ibn Umerit r.a., i cili rrëfen: "U ngrita mbi shtëpinë e motrës sime Hafses, dhe e pashë Pejgamberin a.s. ulur duke kryer nevojën i kthyer nga ana e Shamit - ana e kundërt e kibles"[14]. Ata që mendojnë se nuk duhet të kthehemi nga kibla kur të kryhet nevoja fiziologjike, në argumentim i japin përparësi fjalës së Pejgamberit s.a.w.s. ndaj veprës së tij, duke konsideruar se fjala është urdhër për ymetin, ndërsa vepra ka mundësi të jetë leje e veçantë vetëm për Pejgamberin, po jo edhe për ymetin. E ata që mendojnë se lejohet, këtë e mbështesin (mendimin e tyre) duke konsideruar se transmetimi i Ibn Umerit r.a. është abrogues i thënies së Pejgamberit s.a.w.s.. E sa u përket atyre që thonë se lejohet të kthehemi nga kibla, kur të kryejmë nevojën fiziologjike, nëse ndodhemi të rrethuar brenda mureve, bazohen në faktin se thënia e Pejgamberit s.a.w.s. specifikohet me transmetimin e Ibn Umerit r.a..

**5. Mospajtueshmëria në mes fjalëve të Pejgamberit s.a.w.s. dhe miratimeve të tij në heshtje.** Po qe se ndodh që Pejgamberi s.a.w.s. sheh diçka duke u vepruar ose di për diçka që po ndodh dhe nuk reagon duke e kundërshtuar, por e miraton në heshtje, - atëherë në Sheriatin islam veprimi i tillë merret si argument. Por, ndodh që ndonjëherë që të vijë në kundërshtim fjala e Pejgamberit s.a.w.s. me miratimin e tij të bërë në heshtje. Si shembull mund të përmendim këtë: "Pejgamberi s.a.w.s. e kishte parë Kajs bin Fehdin duke i falur dy rekate synet pas namazit të sabahut, dhe i ki-

shte thënë: ç´janë këto dy rekate? Ky as-hab i ishte përgjigjur: "Nuk i kisha falur dy rekatet synet para farzit të sabahut". Pejgamberi s.a.w.s. heshti"[15]. Ky transmetim është në kundërshtim me thënien e Pejgamberit s.a.w.s., i cili ndalon të falet namaz nafile pasi të falet farzi i sabahut. Dhe mu për këtë arsye dijetarët kanë divergjenca në mes tyre, - nëse lejohet të falet syneti i sabahut pasi të falet farzi i sabahut.

**6. Mospajtueshmëria midis fjalëve të Pejgamberit s.a.w.s..** Ekzistojnë raste kur thëniet e Pejgamberit s.a.w.s. kundërshtohen në mes tyre, porse as njëri dhe as tjetri nuk janë specifikues i njëritjetrit. Si shembull mund të përmendim transmetimin nga Ibn Abbasi r.a., i cili tregon se Pejgamberi s.a.w.s. ka thënë: "Kur lëkura balsamohet, ajo konsiderohet e pastër"[16] dhe transmetimin e Ibn A'kimit nga Pejgamberi s.a.w.s.: "Prej ngordhësirës nuk mund ta shfrytëzoni as lëkurën dhe as të bëni rroba (prej saj)"[17]. Kjo mospajtueshmëri në mes dy haditheve shkakton divergjencën e dijetarëve, të cilët për këtë çështje ndahen në dy grupe:

a. Ebu Hanifeja r.a., Euzaiu r.a., Shafiu r.a. dhe Ebu Theuriu r.a., janë të mendimit se lëkura e balsamuar e ngordhësirës nuk është ndyrësirë.
b. Imam Maliku r.a. dhe Ahmedi r.a., në njërin prej transmetimeve të tij, është i mendimit se lëkura e ngordhësirës është ndyrësirë edhe nëse është e balsamuar.

Ata që mendojnë se lëkura e ngordhësirës pas balsamimit është e pastër, mendimin e mbështetin në transmetimin e Ibn Abbasit r.a., duke u arsyetuar se transmetimi i senedit nga ibn Abbasi është më i fortë se transmetimi i Ibn Akimit r.a., kurse ata që janë të mendimit se lëkura e ngordhësirës është ndyrësirë edhe nëse është balsamuar, transmetimin e Ibn Akimit r.a. e konsiderojnë si abroguest të transmetimit të Ibn Abbasit r.a.

**7. Mospajtueshmëri në mes veprave të Pejgamberit s.a.w.s.** Për këtë mund të përmendim mënyrat e shumta të faljes së namazit të zënies së Diellit, nga ana e Pejgamberit s.a.w.s.. Transmetohet se Pejgamberi s.a.w.s. këtë namaz e ka falë me dy rekate dhe në secilin rekat i ka bërë nga dy ruku[18]; e ka falur sikurse namazin e xhumasë me dy rekate dhe nga një ruku në secilin rekat[19]; i ka




falur dy rekate dhe në secilin rekat i ka bërë tri ruku[20] etj. Mu për shkak të këtyre transmetimeve të shumta rreth mënyrës së faljes së namazit të zënies së Diellit, dijetarët i kanë të ndara mendimet e tyre:

a. Imam Maliku r.a., Shafiu r.a., Ahmedi r.a., Ebu Theuri r.a. dhe disa tjerë, janë të mendimit se mënyra e namazit të zënies së Diellit është të falen dy rekate dhe në secilin rekat të bëhen nga dy ruku.
b. Imam Ebu Hanife r.a. është i mendimit që të falet sikurse namazi xhumasë, të falen dy rekat dhe në secilin rekat të bëhet nga një ruku.
c. Is'haku r.a., Ibn Xherir r.a., Ibn Mundhiri r.a. dhe disa të tjerë, janë të mendimit se ky lloj namazi mund të falet në cilëndo mënyrë që është transmetuar.

**8. Mospajtueshmëria për shkak të transmetimeve të shumta për një hadith.** Divergjencat e dijetarëve paraqiten edhe në rastet kur për një hadith ka shumë rrugë transmetimesh, kur në disa transmetime mund të ketë diçka shtesë, që nuk ekziston në transmetimet e tjera. Si shembull mund të përmendim transmetimin e Muslimit nga Aishja r.a. rreth rastit kur një grua nga fisi Mahzumij kishte vjedhur, dhe Usame bin Zejdi kishte dashur të ndërmjetësonte tek Pejgamberi s.a.w.s. që të mos zbatohej dënimi ndaj saj për vjedhje. E Pejgamberi s.a.w.s. e pati kundërshtuar dhe urdhëroi që t'i pritej dora. Pjesa dërrmuese e transmetimeve rreth këtij rasti, theksojnë se ajo kishte bërë vjedhje. Por njëri prej transmetimeve[21] nga Aishja r.a., thekson se ajo grua kishte marrë hua dhe nuk e kishte kthyer huanë, sepse e kishte mohuar se kishte marrë hua, dhe mu për këtë Pejgamberi s.a.w.s. kishte urdhëruar t'i pritej dora.

Bazuar në transmetimin që përmend se gruaja kishte marrë hua dhe nuk e kishte kthyer duke refuzuar se paskësh marrë hua, imam Ahmedi r.a. dhe Is'haku r.a. janë të mendimit se duhet t'i pritet dora edhe atij që merr hua dhe refuzon ta kthejë[22]. Po imam Ebu Hanife r.a., imam Maliku r.a. dhe imam Shafiu r.a., janë të mendimit që huamarrësit i cili refuzon ta kthejë huanë, nuk lejohet t'i pritet dora, dhe këta mendimin e tyre e mbështetin në hadithin e Pejgamberit s.a.w.s.: "Ndaj atij që marr mallin e huaj haptas dhe ikën, ndaj atij që merr me dhunë mallin e tjetrit, dhe atij që mashtron dikë për t'ia marrë mallin tjetrit, - të tillit nuk i pritet dora".[23] Këta e arsyetojnë mendimin e tyre se huamarrësi i cili refuzon ta kthejë huanë, bën pjesë në grupin e atyre që mashtrojnë, dhe se atij nuk i pritet dora.

*Fusnotat:*

1. El-Hudarijju: Tarihu et-Teshri'i fq. 95-97.
2. Transmeton Buhariu hadithi nr-894.
3. Transmetojnë të gjithë përveç Buhariut dhe Muslimit.
4. Imam Shatibiju: el-I'tisam: 2/191.
5. E transmetojnë që të gjithë përveç Nesaiut.
6. Subulu-s-Selam 3/235.
7. Sujutiu: El-Eshbahi ve Nedhair 4/75.
8. Shafiu, Ibn Maxhe dhe të tjerët.
9. Buhariu, Ahmedi dhe Ibn Maxheh.
10. Buhariu dhe Muslimi.
11. Ibn Rushdi: Bidajetul Muxhtehid Nihajetul Muktesid 1/419.
12. Sahihu Muslim bisherhi Nevevij 1/548
13. Transmeton Buahriu dhe Muslimi.
14. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.
15. Transmeton Shafiu r.a.
16. Transmeton Muslimi.
17. Transmeton Shafiu r.a. Ahmedi dhe të tjerët.
18. Buhariu dhe Muslimi nga transmetimi i Ibn Abbasit.
19. Buhariu dhe Ibn Hibani nga transmetimi i Ebi Bekres.
20. Muslimi nga transmetimi i Aishes r.a.
21. Këtë transmetim e hasim poashtu edhe te Muslimi.
22. Ibn Rushdi: Bidajetul Muxhtehid 2/446.
23. Nesaiu, Tirmidhiu, Ebu Davudi, Ibn Maxheh, Darimiu, Hakimi.

# Xheneti dhe Xhehenemi

Hajrullah Hoxha

*Falenderimi i qoftë Allahut Krijuesit të gjithësisë, urimi dhe paqja qofshin mbi të Dërguarin e Tij, Muhamedin a.s., e familjen dhe mbarë shokët e tij.*

*Kërkojmë mbrojtjen e Allahut nga të këqijat e vetvetes dhe nga të këqijat e punëve tona. Atë që e udhëzon Allahu në rrugë të drejtë, nuk mund askush ta devijojë, ndërsa atë që e lë në rrugë të gabuar Ai, nuk mund ta udhëzojë askush. Dëshmojmë se nuk ka zot përveç Allahut, të vetmit që nuk ka shok, dhe dëshmojmë se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij.*

Vëllezër të nderuar, besimi se ekzistojnë Xheneti dhe Xhehenemi si dy vendbanime për njerëzimin në botën tjetër, është pjesë përbërëse e besimit të Ditës së Gjykimit. Zoti i Madhërishëm Xhenetin e ka krijuar dhe caktuar për njerëzit që kanë besuar drejt dhe kanë bërë vepra të mira, ndërsa Xhehenemin për njerëzit që kanë mohuar apo kanë besuar në mënyrë të gabueshme dhe kanë bërë vepra të këqija. Hyrja dhe vendosja e njerëzve në këto dy vendbanime, do të bëhet pas gjykimit dhe marrjes së vendimit të tyre përkatës, në bazë të drejtësisë absolute të Gjykatësit Suprem të asaj Dite, Allahut të Madhërishëm. Si qëndrimi dhe përjetimi i kënaqësive të Xhenetit, ashtu edhe qëndrimi e përjetimi i vuajtjeve të Xhehenemit, për banorët e tyre do të jenë të përhershme.

### Xheneti

Fjala Xhenet do të thotë 'kopsht a vend i mbuluar nga pemët me degë të dendura' nën të cilat rrjedhin lumenj me ujë të pastër. Xheneti në Kur'an është përmendur edhe me disa emra të tjerë, domethënia e të cilëve simbolizon shkallën përkatëse të begative të ndryshme në të. Kushti themelor për hyrjen e njerëzve në Xhenet, është të besuarit e vërtetë ashtu siç ka kërkuar Allahu xh.sh. me anë të dërguarve të Tij, ndërsa pozitat dhe begatitë e Xhenetti arrihen me anë të adhurimit dhe veprave të mira. Ditën e Gjykimit besimtarët Ata do të përcillen në grupe nga meleqtë e posaçëm drejt dyerve të Xhenetit, të cilat do t'u hapen dhe rojat e tij u shprehin mirëseardhje, paqe e lumturi dhe u thonë të hyjnë në Xhenet përgjithmonë. Me atë rast xhenetlinjtë do ta falënderojnë Allahun xh.sh. për përmbushjen e premtimit dhe për shpërblimin e tyre me begati të mëdha të Xhenetit. Hyrja në Xhenet dhe përjetimi i të mirave të tij, do të jetë me trup e me shpirt. Allahu i Madhërishëm në këto ajete të Kuranit ka thënë:

"Allahu u ka premtuar besimtarëve dhe besimtareve kopshte nëpër të cilat rrjedhin lumenj, ku do të jenë përgjithmonë,dhe pallate të bukura në kopshtet e Adnit, kurse kënaqësia nga Allahu është më e madhja, ky është një sukses i madh". (Et-Tevbe, 72).

"Me të vërtetë ata që kanë besuar dhe kanë bërë vepra të mira, Zoti i tyre do t'i udhëzojë me besimin e tyre për në kopshtet e begatshme nëpër të cilët rrjedhin lumenj". (Junus, 9).

"O robërit e Mi, nuk ka frikë për ju sot as që do të pikëlloheni. Ata që keni besuar argumentet Tona dhe kanë qenë myslimanë. Hyni në Xhenet ju dhe bashkëshortet tuaja, të gëzuar". (Ez-Zuhruf, 69-70).

"Dhe ata që I janë frikësuar Zotit të tyre, do të sillen të Xheneti në grupe, kur të arrijnë tek ai, u hapën dyert e tij, kurse roja e tij u thotë: Paqja qoftë mbi ju, ishit të pastër, andaj hyni në të (Xhenet) përgjithmonë. Ndërsa ata do të thonë: "Falënderimi I qoftë Allahut që plotësoi ndaj nesh premtimin e Tij dhe na e la në trashëgim tokën, që të vendosemi në Xhenet, ku të dëshirojmë. Sa i bukur është shpërblimi i atzre që kanë punuar". (Ez-Zumer, 73-74).

Zoti i Madhërishëm do t'i bashkojë njerëzit në Xhenet me anëtarët e familjeve të tyre, me prindërit, gratë dhe fëmijët e tyre, të cilët e kanë ndjekur rrugën e besimit dhe veprave të mira. Ky do të jetë një gëzim edhe më i madh për ta, sepse takimi me më të dashurit e tyre dhe shfrytëzimi i përbashkët i të mirave të Xhenetit, është kënaqësi e shumëfishtë. Lidhur me këtë, Allahu xh.sh. në Kuran ka thënë:

"Dhe ata që durojnë për ta fituar kënaqësinë e Zotit të tyre, që e falin namazin dhe që japin nga ajo me se i kemi furnizuar Ne, fshehtas e haptas, dhe të



keqen e kthejnë me të mirë, të tillët kanë përfundim të mirë. Xhenete (kopshte) të Adnit, ku do të hyjnë ata dhe kush ka bërë mirë (besuar) nga prindërit e tyre, nga gratë dhe nga pasardhësit (fëmijët) e tyre, kurse meleqtë do të hyjnë tek ata (për të vizituar) nga secila derë". (Err-Rra'd, 22-23).

"Dhe ata që kanë besuar dhe pasardhësit (fëmijët) e tyre i kanë pasuar ata me besim, Ne atyre do t'ua bashkojmë pasardhësit e tyre, kurse nga veprat e tyre Ne asgjë nuk do t'u pakësojmë. Secili njeri është peng i asaj që ka punuar (përgjegjës për veprat e tij)". (Et-Tur, 21).

Struktura e Xhenetit, pozita, karakteristikat dhe begatitë e tij janë përshkruar në mënyrë figurative në një numër të madh të ajeteve të Kuranit dhe haditheve të Pejgamberit a.s.. Në mes të tjerash thuhet se Xheneti është i gjerë sa qiejt dhe Toka, se ka tetë dyer, ku njerëzit do të sistemohen në bazë të meritave të tyre; se në Xhenet ka ndërtesa të bukura shumëkatëshe me dhoma të pajisura me shtroja dhe orendi luksoze; se në të ka kopshte lulesh dhe pemësh të ndryshme, nëpër të cilat rrjedhin burime e lumenj. Mandej në Xhenet do të ketë lumenj me ujë të freskët, me qumësht të cilit nuk i prishet shija, me verë që nuk është dehëse as e dëmshme po me shije të këndshme, dhe lumenj me mjaltë të kulluar. Do të ketë në të pemë të llojllojshme, mish




të freskët dhe hyria-femra të bukura. Me një fjalë, do të ketë çka t'u dëshirojë shpirt e madje çka s'kanë parë as nuk u ka shkuar mendja kurrë për to. Të gjitha këto të dhëna janë një përmbledhje e shkurtër nga kuptimi i ajeteve në vijim, në të cilat Allahu i Madhërishëm ka thënë:

"Dhe shpejtoni për kërkimfalje nga Zoti juaj dhe për në Xhenetin, gjerësia e të cilit është sa qiejt dhe Toka, është i përgatitur për të devotshmit". (Ali-Imran, 133).

"Shembulli i Xhenetit që u është premtuar të devotshmëve, është se nëpër të rrjedhin lumenj, frutat dhe hija e (pemëve) të tij janë të përhershme. Ai është shpërblim i atyre që janë ruajtur, kurse shpërblimi i jobesimtarëve është zjarri" (Err-Rrad, 35).

"Shembulli i Xhenetit që u është premtuar të devotshmëve, në të cilin ka lumenj me ujë të pashtershëm, lumenj me qumësht të cilit nuk i prishet shija, lumenj me verë (joalkoolike) të shijshme për ata që e pinë, e lumenj me mjaltë të kulluar dhe në të ata kanë çdo lloj pemësh dhe falje (mëkatesh) nga Zoti i tyre, - (a është) sikur (shembulli) i atij që është përgjithmonë në zjarr, kurse për pije u jepet ujë të valë që ua grin zorrët e tyre". (Muhamed, 15).

"Ka (në Xhenet) hyria-bukuroshe të kufizuara në çadra. E cilën dhunti të Zotit tuaj po mohoni. Nuk i ka prekur ato para tyre as njeri as exhin". (Err-Rrahman, 72-74).

"E nuk e di askush se ç' është fshehur për ta (të devotshmit) nga kënaqësitë si shpërblim për atë që kanë punuar" (Es-Sexhde, 17).

Lidhur me ajetin e fundit, Muhamedi a.s. në një hadith kudsijj tregon: "Allahu i Madhërishëm ka thënë: "Për robërit e Mi të mirë kam përgatitur çka nuk ka parë syri, as nuk ka dëgjuar veshi dhe që nuk i ka shkuar ndërmend asnjë njeriu".

Mënyra e shfrytëzimit të begative të lartpërmendura dhe përjetimi i kënaqësive të tyre nga banorët e Xhenetit, në Kuran janë përshkruar në forma të ndryshme, të cilat simbolizojnë jetën e tyre luksoze dhe të lumtur. Banorët e Xhenetit do të rrinë ulur në fotele me bashkëshortet e tyre nën hije të pemëve që japin fruta në çdo kohë; atyre do t'u shërbejnë djelmoshat e bukur duke u servuar ushqime dhe lëngje të llojllojshme me tabaka të arit dhe me gota kristali. Teshat e tyre do të jenë nga kadifeja dhe mëndafshi të qëndisura me fije ari.

Nga zemrat e banorëve të Xhenetit, Zoti i Madhërishëm do t'ua mënjanojë cilësitë negative që i kanë pasur në këtë jetë, siç janë: urrejtja, xhelozia, mendjemadhësia, zilia, mashtrimi, tradhtia etj. Prandaj sjelljet e tyre ndaj njëri-tjetrit do të jenë korrekte e vëllazërore dhe bisedat e tyre të sinqerta e të ndershme. Çdonjëri prej tyre do të jetë i kënaqur me vendin dhe begatitë e tij, ku është kategorizuar, dhe nuk do t'u lakmojë fare atyre që janë me pozitë më të lartë dhe begati më të mëdha, sepse është i vetëdijshëm se çdonjërit i është dhënë ajo që ka merituar. Në Xhenet, ata nuk do të përjetojnë vapë as të ftohtë dhe as gjëra të pakëndshme, si p.sh. frikë, dëshpërim, pikëllim, uri, etje, lodhje, skamje as pleqëri, ngase edhe ata që kanë vdekur të moshuar, në Xhenet do të hyjnë të përtërirë, dhe në të nuk do të ketë as vdekje për ta, sepse u është caktuar të jetojnë në Xhenet përgjithmonë. Karakteristikat e lartpërmendura kanë mbështetje të plotë në këto ajete të Kuranit, në të cilat Allahu xh.sh. ka thënë:

"Me të vërtetë banorët e Xhenetit atë ditë janë të angazhuar duke u kënaqur (me të mirat e tij). Ata dhe bashkëshortet e tyre janë në hije, të mbështetur në fotele. Për ta aty ka pemë dhe gjithçka që dëshirojnë". (Jasin, 55-57)

"Me të vërtetë të devotshmit do të jenë në kopshte të begatshme. Të kënaqur me ato që u ka dhënë Zoti i tyre, dhe Zoti i tyre i ka ruajtur ata nga ndëshkimi me zjarr. Hani e pini, ju bëftë mirë (u thuhet), për atë që keni punuar". (Et-Tur, 17-19).

"Pa dyshim të devotshmit do të jenë në kopshte dhe pranë burimeve. Hyni në to (u thuhet) me përshëndetje të sigurt. Dhe atë nga urrejtja që kanë pasur në zemrat e tyre, do t'ua nxjerrim e do të rrinë në fotele si vëllezër përballë njëri-tjetrit. Ata nuk do t'i prekë aty lodhja dhe prej aty nuk do të nxirren (kurrë)". (El-Hixhr, 45-48).

"E Allahu i ruan ata nga e keqja e asaj dite (e Gjykimit) dhe Ai atyre u lëshon shkëlqim (në fytyra) e gëzim (në zemër). Dhe ata që bënë durim, i shpërblen me Xhenet dhe tesha të mëndafshta. Mbështetur (duke ndenjur) në fotele, nuk do të ndiejnë vapën (e diellit) as të ftohtët (e dimrit). Afër mbi ta janë hijet e tyre (e pemëve) dhe do të ulen frytet e tyre shumë poshtë (sa mund t'i arrijnë me dorë). Dhe atyre do t'u bëhet shërbim me enë të argjendta e gota kristali". (El-Insan, 11-15).

"Pa dyshim, të devotshmit do të jenë në vend të sigurt. Në kopshte dhe (pranë) burimeve. Do të veshin (tesha) nga mëndafshi e kadifeja, përballë njëri-tjetrit (rrinë). Gjithashtu Ne, edhe i kurorëzojmë ata me hyria – bukuroshe symëdha. Ata do të kërkojnë (ku sillen) gjithfarëlloj pemësh duke qenë të sigurt. Nuk do të shijojnë aty vdekjen përveç vdekjes së parë (asaj në këtë botë) dhe do t'i ruajë (Zoti) prej dënimit të Xhehenemit. Dhuratë nga Zoti yt, ky është ai suksesi i madh". (Ed-Duhan, 51-57).

Përveç dhuntive të lartpërmendura, Allahu xh.sh. banorëve të Xhenetit do

t'u japë edhe dy dhunti, që kanë vlerë më të madhe se të gjitha të tjerat, ngase kanë karakter të kënaqësisë shpirtërore, e cila nuk mund të përshkruhet me fjalë. Ato janë zbulimi i fytyrës së mrekullueshme të Tij për ta parë ata, dhe Shpallja e razisë-kënaqësisë së Tij ndaj tyre. Si në Kuran ashtu në hadithe të Pejgamberit, është vërtetuar se besimtarët do ta shohin Zotin e Madhërishëm në botën tjetër. Kjo mund të kuptohet qartë nga ky ajet kuranor, në të cilin Allahu xh.sh. ka thënë:

"Atë Ditë, disa fytyra do të jenë të ndritshme, në Zotin e tyre do të shikojnë". (El-Kijameh, 22-23).

"Ata kanë aty (në Xhenet) ç'të dëshirojnë dhe tek Ne ka edhe më tepër". (Kaf, 35).

"Ata që bëjnë mirë, do të kenë shpërblim të mirë dhe më tepër...". (Junus, 26).

Muhamedi a.s., duke komentuar ajetin e fundit, ka thënë se me shpërblimin e mirë kuptohet Xheneti, kurse me më tepër është fjala për shikimin në Fytyrën e Allahut xh.sh. Gjithashtu edhe Aliu r.a. dhe Enes Ibni Maliku r.a., duke komentuar shprehjen: Dhe tek Ne ka edhe më tepër, në ajetin e parafundit, kanë thënë se ajo ka të bëjë me shikimin në Allahun e Madhërishëm.

Xherir bin Abdullahu r.a.a. ka thënë: Një natë, derisa ishim duke ndenjur me Pejgamberin a.s., e shikoi Hënën që ishte e plotë, dhe tha: "Do të shihni Zotin tuaj siç po e shihni këtë Hënë, nuk do t'ju pengojë asgjë...".

Suhejbi r.a. tregon se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur të hyjnë banorët e Xhenetit në Xhenet dhe të Xhehenemit në Xhehenem do të thërret një thirrës: O banorë të Xhenetit, vërtet ju keni një premtim tek Allahu, të cilin dëshiron t'ua përmbushë. Ata thonë ç'është ai (premtim), a nuk na e ka rënduar peshojën (e të mirave) tona, a nuk na i ka ndriçuar fytyrat tona, a nuk na ka shpënë në Xhenet dhe na ka shpëtuar nga zjarri i Xhehenemit, - tha, atëherë Ai e heq perden ndaj tyre dhe e shikojnë Atë (Zotin), pra, për Allahun, nuk u ka dhënë atyre asgjë më të dashur as më të kënaqur për sytë e tyre sesa shikimin e Tij".

Sa i përket dhuntisë së dytë, Allahu xh.sh. ka thënë: "...Ata që janë ruajtur (nga mëkatet), tek Zoti i tyre kanë kopshte, nëpër të cilët rrjedhin lumenj, aty janë përgjithmonë, dhe kanë bashkëshorte të pastra dhe kënaqësinë nga Allahu". (Ali Imran, 15).

"...Kurse kënaqësia nga Allahu është më e madhja (se të gjitha dhuntitë e tjera)...". (Et-Tevbe, 72)

"Shpërblimi i tyre tek Zoti i tyre janë kopshtet e Adnit, nëpër të cilat rrjedhin lumenj, aty banojnë përgjithmonë. Allahu do të jetë i kënaqur me ta dhe ata do të jenë të kënaqur me Të, kjo është për atë që ka pasur dronë e Zotit të tij". (El-Bejjineh, 8).

Tregohet nga Xhabir Ibni Abdullahu, se Pejgamberi a.s. ka thënë:

"Kur hynë banorët e Xhenetit në Xhenet, Allahu i Madhërishëm u thotë: "A dëshironi ndonjë gjë tjetër që t'jua plotësoj? Ata do të thonë: O Zoti ynë, çfarë ka më të vlefshme se këto që na ke dhënë? Ai do të thotë: Ajo është kënaqësia Ime (ndaj jush)".

Përshëndetja e banorëve të Xhenetit do të jetë selami, ndërsa falënderimi ndaj Allahut do të bëhet me fjalën El-hamdulil-lah, me të cilën shpeshherë do t'i drejtohen Atij në shenjë mirënjohjeje për dhuntitë e Xhenetit dhe shpëtimin me mëshirën e Tij nga Zjarri i Xhehenemit. Lidhur me këtë, Zoti i Madhërishëm ka thënë:

"...Dhe do të thonë: Falënderimi I qoftë Allahut që na udhëzoi (për këtë) dhe ne nuk do të ishim të udhëzuar sikur të mos na kishte udhëzuar Allahu..." (El-A'raf, 43).

"Dhe thonë faleminderit I qoftë Allahut, i Cili e largoi dëshpërimin prej nesh, vërtet Zoti ynë fal shumë, është mirënjohës. Ai, nga mirësia e tij, na dhuroi vendbanim, ku nuk do të na prekë lodhja as rraskapitja". (Fatir, 34-35).

"Lutja e tyre në të (Xhenet) do të jetë - Qofsh lavdëruar, o Zoti ynë, e përshëndetja e tyre Selami dhe fundi i lutjes së tyre do të jetë: Falënderimi I qoftë Allahut, Zotit të gjithësisë". (Junus, 10).

## Xhehenemi

Fjala Xhehenem do të thotë skëterrë ose humnerë, ku do të dënohen njerëzit e caktuar në botën tjetër. Shkaku kryesor i dënimit të tyre do të jetë mohimi ose mosbesimi i tyre ndaj atyre që ka urdhëruar Allahu xh.sh. të besohen, kurse shkalla e dënimit do të jetë në përputhje me pasojat e sjelljeve dhe veprave të këqija të tyre. Dënimi për jobesimtarët do të jetë i përhershëm, ndërsa i atyre që kanë besuar kanë bërë mëkate të mëdha, do të jetë i përkohshëm. Pas kryerjes së dënimit ose amnistisë së Allahut, këta të fundit do të dërgohen në Xhenet, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.

Si struktura e Xhehenemit ashtu edhe format e vuajtjeve në të, në Kuran dhe hadithe të Pejgamberit a.s. janë përshkruar gjerësisht në mënyra të ndryshme. Ai, thuhet se ka shtatë dyer që simbolizojnë shtatë kat ose vende të ndara, ku secila derë i ka njerëzit e paraparë dhe shkallën e dënimit të tyre. Mjetet kryesore ndëshkuese në Xhehenem do të jenë zjarri, uria dhe etja. Ata që janë të dënuar me zjarr të Xhehenemit, do të dërgohen në grupe, të përcjellë nga meleqtë e caktuar. Kur të afrohen tek ai, dyert e tij hapen, kurse roja e tij i pret me fjalë qortuese. Përkitazi me këtë Zoti i Madhërishëm ka thënë:

"Ata që nuk kanë besuar, do të sillen në grupe për në Xhehenem, e, kur të arrijnë tek ai, dyert e tij hapen dhe roja e tij u thotë: A nuk ju kanë ardhur pejgamberë nga mesi juaj që t'ua lexonin argumentet e Zotit tuaj dhe që t'ua tërhiqnin vërejtjen për takimin e kësaj dite tuaj? Thonë - Po, por u vërtetua fjala (vendimi) i dënimit ndaj pabesimtarëve. U thuhet hyni nëpër dyer të Xhehenemit, aty do të jemi përgjithmonë, e sa vend i keq është (ai) për arrogantët". (Ez-Zumer, 71-72)

"Ky është Xhehenemi që u është premtuar. Digjuni në të, për shkak se s'keni besuar". (Jasin, 43-54).

Ndëshkimi dhe vuajtjet e banorëve të Xhehenemit do të jenë të rënda e të llojllojshme. Përveç dënimit me zjarr, atyre për ushqim do t'u jepet për të ngrënë nga pema zekkum, që është e idhët, dhe ferra të bardha, të cilat nuk janë ushqyese as nuk shuajnë urinë. Për pije, do t'u jepet ujë nga të lanat e Xhehenemit dhe ujët e valë që dëmton zorrët, kurse për shkak të tymit dhe mbeturinave, ata do të marrin frymë me vështirësi të madhe. Pasurinë e botës sikur ta kishin, do ta jepnin për shpagim, madje do t'i kishin sakrifikuar edhe më të afërmit, e tyre e vetëm për të shpëtuar nga Xhehenemi, por nuk do t'u pranohet. Për shkak të vuajtjeve të mëdha, do ta dëshironin vdekjen, por as ajo nuk do t'u vijë, ngase u është caktuar që aty-në Xhehenem jetojnë përgjithmonë. Të gjitha këto mund të kuptohen nga përmbajtja e këtyre ajeteve të Kuranit, në të cilat Zoti i Madhërishëm ka thënë:




"Kurse për ata që nuk e kanë besuar Zotin e tyre, do të ketë dënim të Xhehenemit, sa vendbanim i keq që është ai! Kur të hidhen në të, do të dëgjojnë ushtimën e tij duke vluar. Gati sa nuk pëlcet nga tërbimi, sa herë që hidhet në të ndonjë grup, ata i pyet roja e tij - a nuk u ka ardhur pejgamberi, Po, thonë por ne nuk i kemi besuar dhe kemi thënë se Allahu nuk ka zbritur asgjë, ju nuk jeni tjetër pos në devijim të madh". (El-Mulk, 6-11).

"Pastaj, o ju të humbur e mohues, vërtet do të hani nga pema e zakkumit, prej saj do t'i mbushni barqet, e mandej mbi atë (ushqim) do të pini nga uji i valë" (El-Vakia, 51-54).

"Do të digjen në zjarr të ndezur flakë. Do t'u jepet ujë nga burimi i valë. Nuk do të kenë ushqim tjetër përveç ferrave". (El-Gashijje, 4-6).

"Me të vërtetë ata që kanë mohuar, sikur ta kenë tërë atë (pasuri) që është në tokë, e edhe njëherë sa ajo, (e ta jepnin) për të shpëtuar nga dënimi i Ditës së Gjykimit, nuk do të pranohet prej tyre dhe për ta ka dënim pikëllues". (El-Maide, 36).

Lidhur me krahasimin e zjarrit të Xhehenemit dhe dënimit të njerëzve me të, Muhamedi a.s. ka thënë:

"Ky zjarri juaj është një e shtatëdhjeta pjesë e zjarrit të Xhehenemit, çdo pjesë e tij e ka temperaturën e vet".

"Pa dyshim, zjarri disave do t'u arrijë deri në zogun e këmbës, disave deri në gjunjët e tyre dhe disave deri në fytin e tyre".

"Dënimin më të lehtë nga banorët e Xhehenemit do ta ketë një njeri të cilit i vihen dy gaca nën shputat e këmbëve të tij, nga të cilat do t'i vlojnë trutë".

Një pjesë e madhe e banorëve të Xhehenemit, kur ta shohin se edhe ata që i kanë dëgjuar dhe adhuruar në vend të Zotit në këtë botë, janë sjellë në Xhehenem dhe se nuk janë në gjendje për të ndihmuar fare, do të grinden e do të polemizojnë me ta dhe do t'i akuzojnë para Zotit se kanë qenë shkaktarë për devijimin e tyre nga rruga e drejtë. Në këtë mënyrë ata mundohen të arsyetohen para Zotit xh.sh. dhe, nga pikëllimi, fajësojnë vetveten dhe I luten Atij për t'u dhenë atyre dënim të dyfishtë dhe për të mallkuar. Ata do të binden se kanë qenë të mashtruar, do t'i pranojnë fajet e tyre dhe do t'I luten Zotit xh.sh. që t'ua lehtësojë dënimin ose t'i nxjerrë nga Xhehenemi e t'i kthejë në këtë botë, me kusht që të besojnë dhe të bëjnë vepra të mira. Përgjigjet do të jenë negative, sepse për të gjitha çështjet e lartpërmendura, ata kanë qenë të njoftuar e udhëzuar me kohë në dynja, me anë të të dërguarve të Tij, por nuk i kanë përfillur ato dhe i kanë kundërshtuar, e atëherë për çdo gjë do të jetë shumë vonë. Prandaj jo vetëm që nuk do t'u pranohen ankesat dhe lutjet e tyre, por do t'u ndalohet edhe t'i shprehin ato. Një gjë e tillë mund të vërtetohet qartë nga ajetet e Kuranit, ku Allahu xh.sh. ka thënë:

"Dhe thonë: O Zoti ynë, Ne i kemi dëgjuar zotërinjtë tanë dhe parinë tonë, e ata na e humbën rrugën (e drejtë). Zoti ynë, jepu atyre dënim të dyfishtë dhe mallkoj me mallkim të madh". (El-Ahzab, 67-68).

"Dhe thonë: Sikur të kishim dëgjuar ose menduar (me kohë), nuk do të ishim në mesin e banorëve të Xhehenemit. E pranojnë fajin e vet, pra larg qofshin (nga mëshira e Zotit) banorët e Xhehenemit". (El-Mulk, 10-11).

"Kurse ata që kanë mohuar, do të kenë zjarr të Xhehenemit, ata nuk gjykohen të vdesin as nuk u lehtësohet atyre dënimi i tij, kështu Ne e ndëshkojmë çdo mohues të madh. Ata në të do të klithin: O Zoti ynë, nxirrna (prej Xhehenemit), se do të bëjmë vepra të mira, e jo si ato që kemi bërë. Vallë! A nuk u dhamë Ne juve jetë aq saqë gjatë saj të mendojë ai që ka menduar e u erdhi edhe pejgamberi. Pra, shijoni (ndëshkimin), se për mizorët nuk ka ndihmëtar". (Fatir, 36-37).

"Ata thonë: O Zoti ynë, na ka mundur neve e keqja jonë dhe ishim popull i humbur. Zoti ynë nxirrna prej tij (Xhehenemit) e nëse prapë kthehemi (në vepra të këqija), atëherë vërtet ne do të jemi mizorë. Ai thotë: Heshtni aty dhe mos më folni". (El-Mu'minun, 106-108).

Përveç Xhenetit dhe Xhehenemit, në Kuran përmendet edhe një vend me emrin A'raf, që do të thotë fortifikatë, purgator ose rrafshnaltë. Ai gjendet ndërmjet Xhenetit e Xhehenemit dhe në të do të vendosen përkohësisht disa njerëz të caktuar, të cilët, kur i shikojnë banorët e Xhenetit duke u kënaqur në të, do të lakmojnë, ndërsa kur t'i shohin banorët e Xhehenemit duke vuajtur, do t'I luten Zotit të mos jenë prej tyre.

Këta njerëz quhen banorët e A'rafit dhe, sipas dijetarëve islamë, këta janë njerëzit që i kanë pasur të barabarta punët e mira me punët e këqija, ose ata që kanë jetuar në periudhat kohore kur nuk ka pasur pejgamberë të dërguar. Pas një kohe, këta njerëz, me mëshirën e Allahut xh.sh., do të dërgohen në Xhenet.

O Zoti ynë, Na jep të mira në këtë botë dhe të mira në botën tjetër dhe na ruaj nga zjarri i Xhehenemit. Amin!

*Literatura e konsultuar:*
- Besimi në Ditën e Kiametit, në Ringjalljen, dhënien e Llogarisë dhe Xhenneti dhe Xhehenemi.
- Kur'ani dhe përkthimet e tij në shqip.
- Tefsiri Ibn Kethir.
- Besimi - bazat, esenca dhe negacioni i tij.
- Bazat e Besimit në Islam.
- Temeljne istine vjere.
- ExhXhennetu ve-n-Nar.

*Intervistë me myftiun e Kosovës Mr. Naim Tërnava*

# Bashkësia Islame e Kosovës është munduar të krijojë një klimë të mirë për një jetë të përbashkët të të gjitha feve në Kosovë

***O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se te All-llahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (këqijat), e All-llahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë.*** *Kuran 49:13*

Paketa e Ahtisarit kam bindjen që hap derën e pavarësisë së vendit, edhe pse mbetet që në të ardhmen të punojmë shumë



***D.I.:*** *Zotëri Myfti, Kosova gjendet para një çasti vendimtar – zgjidhjes së statusit përfundimtar të saj, a mund të na thoni si e shihni propozimin e Ahtisarit?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Duke pasur parasysh të kaluarën e popullit të Kosovës, vuajtjet shekullore, mendoj që ky është rasti më i mirë që Kosova të zgjidhë problemin e vet karshi ardhmërisë së saj si shtet sovran dhe i pavarur, pavarësisht nga mospajtimet e kundërshtimet që kanë shfaqur individë dhe disa nga institucionet e Kosovës, po edhe Bashkësia Islame e Kosovës, lidhur me paketën e Marti Ahtisarit. Megjithatë, propozimi përbën një substancë të bollshme karshi ardhmërisë së vendit dhe pavarësisë së Kosovës.

Bashkësia Islame e Kosovës ka bërë vërejtjet e saj, të cilat i ka dërguar nëpër të gjitha qendrat e vendosjes, për mospajtimet që kemi parë dhe kemi analizuar në propozimin e Marti Ahtisarit. Edhe unë kam bindjen që kjo paketë hap derën e pavarësisë së vendit, edhe pse mbetet që në të ardhmen të punojmë shumë në këtë drejtim dhe të koordinohen punët nga faktori politik dhe faktorë të tjerë.

***D.I.:*** *Në paketën e Ahtisarit Kosova është trajtuar si shtet pa fe dhe për këtë keni shprehur mospajtimin tuaj. A keni biseduar edhe me përfaqësuesit e bashkësive të tjera dhe me udhëheqësit e Grupit të unitetit?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Në paketën e Ahtisarit duhet thënë se është trajtuar vetëm feja ortodokse e jo edhe fetë e tjera shumëshekullore në Kosovë, siç janë feja katolike dhe feja islame. Mendoj që Ahtisari synon t'i përmbushë të gjitha kërkesat e palës serbe. Ai nuk ka analizuar bollshëm se është duke i anashka-luar edhe kërkesat e palëve të tjera (fetare) karshi Kishës serbe, ngase atyre u është ofruar më tepër sesa kanë pritur. Ndaj, nisur nga ky parim, ne si Bashkësi Islame e Kosovës po edhe Bashkësia Katolike, jemi anashkaluar nga trajtimi mbi fenë apo për fenë me ato çfarë ka propozuar Marti Ahtisari. Në pako është propozuar që Kosova të jetë shtet laik dhe mu këtu është bërë një lëshim i madh nga Marti Ahtisari, i cili vetë vjen nga një shtet ku respektohen vlerat fetare, ku respektohet dinjiteti fetar i çfarëdo besimi, një herësh ai ka qenë edhe kryetar, andaj nisur edhe nga ky parim, Marti Ahtisari është dashur të marrë model nga Evropa dhe në projektpropozim ta përshtaste me ato modele të shteteve evropiane, siç janë Austria, Belgjika e shtete të tjera të Evropës. Besoj që edhe këtu është bërë një e padrejtë karshi fesë, ngase dihet mirëfilli që në Kosovë janë tri besimet tradicionale dhe unë mendoj që feja duhet të trajtohet ashtu si edhe nëpër shtete të tjera evropiane.

Grupi i Unitetit në raport me trashëgiminë kulturore e fetare, ka bërë gabim, ngase është dashtë të kërkojë më me ngulm që të hyjnë në këtë projekt edhe mbrojtja e disa xhamive dhe kishave katolike.

***D.I.:*** *Edhe trashëgimia kulturore islame në pakon e Ahtisarit është lënë anash karshi trashëgimisë ortodokse. Ç'do të ndërmarrë BIK-ja për të sensibilizuar faktorët relevantë që të trajtohet edhe trashëgimia islame në përputhje me vlera që ka?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Trashëgimia kulturore islame në paketën e Ahtisarit jo që është lënë anash, po nuk është përmendur fare, sepse në krejt paketën e Ahtisarit në asnjë vend me asnjë fjalë a fjali nuk përmendet fjala xhami dhe as Islam, ndërsa kapituj të tërë i kushtohen ruajtjes së trashëgimisë kulturore fetare ortodokse. Mendoj që edhe këtu është bërë një e padrejtë në raport me fetë e tjera në Kosovë, me fenë islame dhe fenë katolike, sidomos ndaj fesë islame, sepse besimit islam i takon shumica e popullit të Kosovës. Nga një anashkalim i tillë, dhe me synimin për t'i përmbushur dëshirat dhe aspiratat e popullit serb për ruajtjen e manastireve, kishave që janë në Kosovë, besoj që është bërë një e padrejtë me bashkësitë e tjera fetare të Kosovës. BIK për këtë arsye ka ngritur shqetësimet e saj edhe me përfaqësuesit e Grupit të unitetit dhe me negociatorët kosovarë, po edhe me përfaqësuesit e Zyrës së UNOSEK-ut si dhe me dërgimin e vërejtjeve tona direkt për presidentin Ahtisari, si dhe në qendrat e vendosjes në Nju-Jork, Bruksel etj. Unë mund të them se Grupi i Unitetit në raport me trashëgiminë kulturore e fetare, ka bërë gabim, ngase është dashtë të kërkojë më me ngulm që të hyjnë në këtë projekt edhe mbrojtja e disa xhamive dhe kishave katolike, të cilat kanë vlera të veçan-

ta, në Kosovë. Megjithatë, kohët e fundit është vënë në dukje se kësaj pakete do t'i shtohen edhe disa amendamente ose nënligje, të cilat do të rregullojnë edhe çështje të trashëgimisë kulturore në Kosovë. Ne presim që pas pavarësisë së Kosovës t'i qasemi edhe njëherë kësaj problematike dhe së paku të jetë një përkujdesje e barabartë në raport me të gjitha objektet fetare.

Institucionet e Kosovës duke filluar nga Presidenca e Parlamenti, pastaj Qeveria dhe të gjitha partitë e prijësit e partive në Kosovë, mund të them që me përfaqësuesit e Botës Islame apo të shteteve islame nuk kanë bërë asgjë dhe ky është një lëshim që ndoshta nuk do t'ua falë as historia.

***D.I.:*** *Kohët e fundit udhëheqësit e Grupit të Unitetit kanë kontaktuar përfaqësuesit e Konferencës Islamike dhe të Ligës Arabe për të përkrahur pavarësinë e Kosovës, në KS të OKB-së. Sa është kërkuar edhe ndihma juaj kur dihet që vetëm BI deri tash ka mbajtur lidhje me atë botë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Unë asnjëherë nuk kam bërë pjesë në grupin e atyre që në fillim të kritikojnë të tjerët për të mbuluar mospunën dhe mosaktivitetin e institucionit prej nga vijnë apo të institucionit që unë përfaqësoj. Mirëpo, me thënë të drejtën, pa farë mbulese, institucionet e Kosovës duke filluar nga Presidenca e Parlamenti, pastaj Qeveria dhe të gjitha partitë e prijësit e partive në Kosovë, mund të them që me përfaqësuesit e Botës Islame apo të shteteve islame nuk kanë bërë asgjë dhe ky është një lëshim që ndoshta nuk do t'ua falë as historia. Duke e ditur fuqinë që kanë shtetet islame - 54 shtete, dhe duke ditur edhe fuqinë ekonomike që kanë këto shtete dhe raportet e bashkëpunimin që kanë në veçanti me ShBA-në, që e ka përkrahur gjithherë çështjen e pavarësisë së Kosovës, shtet i cili bashkë me Bashkësinë Evropiane në bashkëpunim me Paktin NATO, ndërhyri në Kosovë në vitin 1999. Megjithatë, derisa institucionet tona nuk e kanë pasur të qartë sa duhet vizionin se çfarë duhet bërë për ardhmërinë e vendit, Bashkësia Islame e Kosovës e ka pasur këtë vizion të qartë, andaj kontributi i saj është në fusha të shumta, në dimensione të ndryshme, së pari duke filluar brenda në Kosovë, Bashkësia Islame e Kosovës është munduar të krijojë një klimë të mirë për një jetë të përbashkët të të gjitha feve në Kosovë, pastaj ka dhënë një kontribut shumë të madh edhe në tubimet nëpër qendra të ndryshme, siç janë Brukseli, Londra, Parisi, Stambolli, Vjena etj.. Dhe, nisur edhe nga ky parim, duke e ditur se Konferenca Islamike me seli në Xhide, e cila ka një rol të jashtëzakonshëm dhe përfaqëson të gjitha shtetet islame, Bashkësia Islame e Kosovës vitin e kaluar -në prill 2006- unë si kryetar me bashkëpunëtorët e mi, të ftuar nga Konferenca Islamike kemi qëndruar për 5 ditë në Xhide, ku kemi takuar Sekretarin e përgjithshëm, dr. Ekmeludin Ihsanoglu, të cilit përveç që i kemi kërkuar përkrahjen që pret Kosova nga Konferenca Islamike, i kemi lënë dhe kërkesën me shkrim për përkrahjen e Kosovës. Ne, gjithashtu gjatë qëndrimit në Xhide, kemi takuar edhe shumë ambasadorë të shteteve të ndryshme, nga të cilët kemi kërkuar përkrahjen e tyre për pavarësinë e Kosovës. Kërkesa jonë për përkrahjen e pavarësisë së Kosovës, nga shtetet e Konferencës Islamike është pritur pa asnjë rezervë. Por edhe aty është vërejtur një mungesë e komunikimit dhe bashkëpunimit zyrtar të institucioneve të Kosovës me Konferencën Islamike, po edhe me Ligën Arabe dhe në përgjithësi me atë botë. Deri sot, pra 8 vjet pas luftës, asnjë vizitë nuk është bërë nga udhëheqësit institucionalë e politikë të Kosovës në shkallë presidenti apo kryeministri në shtete islame dhe sidomos në ato arabe.

Ndërsa kohët e fundit është mirë që anëtari i Grupit të Unitetit, zotëri Veton Surroi, para disa muajsh ka kontaktuar në Nju-Jork ambasadorët e vendeve islame të akredituar në OKB dhe në Këshillin e Sigurimit, dhe na vjen mirë që ka marrë përkrahjen e këtyre ambasadorëve për pavarësinë e vendit tonë dhe mund të them se ky hap i fundit i spektrit tonë politik e institucional ka qenë një syçeltësi e tyre duke parë se edhe në OKB dhe në Këshillin e Sigurimit duhet të sigurohet përkrahja për pavarësinë e Kosovës edhe nga shtetet islame.

***D.I.:*** *Z. Myfti kur përmendet takimin me Ekmeludinin a mund të konsiderohet që udhëheqja e Konferencës Islamike nga ky njeri është përparësi dhe një fat për ne, kur dihet që dr. Ekmeludini është mik i shqiptarëve dhe ka qëndruar disa herë në Kosovë dhe njeh mirë realitetin dhe ambiciet e kosovarëve?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Dr. Ekemeludini është njeriu më i qëlluar që tani gjendet në krye të udhëheqjes së Konferencës Islamike. Është një personalitet i rrallë me të gjitha tiparet e një udhëheqësi të madh, i qetë, bujar e i afërt. Një organizator i mirë në punën. Por ajo që është me rëndësi, dr. Ekmeludin njeh mirë realitetin në Kosovë, njeh aspiratat e popullit të Kosovës. Duhet theksuar se me Kosovën atë e lidh edhe një gjë - mësuesi i tij është një alim yni, Ali efendi Jakupi, për të cilin ai ka konsideratën më të madhe. Sa herë që e kemi takuar, nuk e ka lënë pa e përmendur që mësuesi i tij ka qenë nga Kosova respektivisht nga Gjilani, dhe për mësuesin e tij ndihet krenar, pra kemi të bëjmë me një personalitet të rrallë të kalibrit botëror dhe është mirë që ai sot gjendet në krye të Konferencës Islamike. Ardhja e tij në krye të kësaj konference, ka ringjallur interesin e këtij institucioni për Kosovën dhe për shqiptarët në përgjithësi, ku normalisht Kosova ka prioritet.

Pra, mund të them që Ekmeludinin është mirë që ta shfrytëzojnë shqiptarët në këto momente të rëndësishme për Kosovën.

Por duhet thënë se Bashkësia Islame e Kosovës nuk ka qëndruar duarkryq, ka bërë vizita në shumë vende të ndryshme të Botës Islame, për të kërkuar përkrahjen e këtyre vendeve për Kosovën. Duhen përmendur vizitat në: Arabinë Saudite, Emiratet e Bashkuara Arabe, Kuvajt, Bahrejn, Katar, Egjipt, Libi e vende të tjera, nga të cilat nuk po them që kemi lobuar por kemi kërkuar të përkrahin pavarësinë e Kosovës dhe ta njohin atë kur të krijohen kushtet.

Ne në këto vende kemi takuar personalitete të rëndësishme dhe kemi marrë pjesë edhe në konferenca e kongrese të ndryshme.

Kosova do të ketë përkrahjen pa rezervë të shteteve islame në të gjitha institucionet ndërkombëtare

***D.I.:*** *Myfti, ju sapo jeni kthyer nga Kajro dhe Katari. Sa janë të njohura këto shtete me zhvillimet aktuale në Kosovë dhe me çfarë sfidash jeni përballur ju në atë botë, kur kemi parasysh se diplomacia serbe ka qenë dhe është shumë aktive në atë pjesë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Po, është shumë e vërtetë që diplomacia serbe në atë botë është shumë aktive. Mua në Kajro m'u tha se ambasada serbe tashmë në Kajro ka shumëfishuar stafin e saj diplomatik dhe në çdo takim që mbahet në Kajro e Egjipt, ata janë të pranishëm dhe zhvillojnë propagandën e tyre duke folur kundër pavarësisë së Kosovës. Megjithatë, krahasuar me mosaktivitetin e duhur diplomatik në atë botë, puna që ka bërë Bashkësia Islame e Kosovës dhe ato që ka bërë vetë dr. Ekmeludini dhe Konferenca Islamike, - kanë bërë që edhe ajo botë të njohë realitetin në Kosovë dhe nuk ka munguar e nuk do të mungojë përkrahja e shteteve islamike për Kosovën.

Në Kajro unë isha pjesëmarrës në dy kongrese, ku merrnin pjesë në njërin kongres 88 shtete, ndërsa në kongresin tjetër 94 shtete. Përfaqësimi në kongrese ishte i nivelit më të lartë. Aty qenë të pra-

nishëm kryetarë shtetesh, pastaj kryeministra e ministra. Të theksoj se qe i pranishëm edhe kryeministri i Egjiptit. Në atë kongres unë kërkova, në emër të BIK-së dhe në emër të popullit të Kosovës, përkrahjen për pavarësinë e Kosovës, që u mirëprit nga të pranishmit dhe mund të them se kërkesa ime për njohjen dhe përkrahjen e pavarësisë së Kosovës, nga të pranishmit u përcoll me duartrokitje të gjata.

Unë kam bindje të thellë se Kosova do të ketë përkrahjen pa rezervë të shteteve islame në të gjitha institucionet ndërkombëtare ku ato janë të pranishme.

Është momenti i duhur që Bashkësia Islame të jetë prezente në Uashington, duke pasur parasysh se në raport me fenë islame dhe me myslimanët e Kosovës janë thurur thashetheme të shumta, ku është bërë një propagandë e tmerrshme nga Kisha Ortodokse Serbe

***D.I.:** Ju z. Myfti, keni marrë ftesë që të vizitoni edhe SHBA-të, a mund të na thoni cila është axhenda , qëllimi i vizitës dhe ç’ pritni nga kjo vizitë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Po, unë nesër do të shkoj në Uashington me ftesë të Stejt Departamentit Amerikan, ku do të kemi takime të shumta për 5 ditë, sa do të qëndrojmë në Uashington e pastaj do të shkojmë në Nju- Jork. Në Uashington janë paraparë takime me zyrtarë të Stejt Departamentit, pastaj takime në kongres. Gjithashtu do të mbaj një ligjëratë në Institutin Amerikan për Paqe, që udhëhiqet nga Daniel Server, si dhe takime të tjera me Lobin shqiptaro- amerikan dhe në Konferencën Fetë për Paqe etj.

Besoj që është momenti i duhur që Bashkësia Islame të jetë prezente në Uashington, duke pasur parasysh se në raport me fenë islame dhe me myslimanët e Kosovës janë thurur thashetheme të shumta, ku është bërë një propagandë e tmerrshme nga Kisha Ortodokse Serbe e në veçanti nga peshkopi Artemije, i cili, në emër të Këshillit Nacional Serb, në Amerikë qe disa vite, dhe sidomos pas ngjarjeve të marsit 2004, thuajse vazhdimisht ka qëndruar atje duke na akuzuar se jemi fundamentalistë, muxhahidinë e terroristë, pastaj rrezik për Evropën e krishterë etj. Unë besoj që është koha që edhe ne, tani kur vendoset për ardhmërinë e vendit tonë, të jemi atje dhe t’u bëjmë me dije se këto janë intriga të thurura për ne, fatkeqësisht nga një njeri që është prijës shpirtëror, po ka marrë përsipër misionin politik. Në të njëjtën kohë pra, duke pasur parasysh se myslimanët në Evropë përbëjnë të them ashtu 5-6% të popullatës së përgjithshme, dua ta them edhe në Uashington se



kjo është një vlerë e madhe e Evropës, ku myslimanët duhet të integrohen në rrjedhat e përgjithshme nëpër shtete evropiane. Pra myslimanët në Evropë janë pakicë, andaj duhet një respekt i veçantë, duhet integrimi në të gjitha fushat e jetës.

Gjithashtu gjatë vizitës në ShBA do të falënderoj shtetin e madh mik ShBA, popullin amerikan dhe Qeverinë Amerikane për përkrahjen e madhe dhe ndihmën në vazhdimësi që i kanë ofruar popullit të Kosovës, pra popullit mysliman të Kosovës, mirëpo edhe popujve të tjerë që jetojë e punojnë në Kosovë, por, kur them mysliman, kam parasysh se shumica i takojnë besimit islam.

Është rasti dhe, më në fund, pas një dhune 100 vjeçare dhe dëshmorëve të shumtë që ka dhënë Kosova në vazhdimësi, duke filluar nga 1912, 1921, 1926, ‘29, ‘30, ‘45, ‘56 e deri tani, - kanë rënë shumë vëllezër e motra tona dhe së fundi, 100 vjet u deshën që të kuptojnë Evropa dhe Amerika se çfarë gjenocidi dhe etnocidi dhe çfarë spastrimi etnik e fetar është bërë me skenar të përgatitur për Kosovën, i kryere nga ana e qeverisë serbe si në kohën e Rankoviçit, ashtu edhe tash së fundi në kohën e Millosheviçit.

***D.I.:** Vitin që shkoi Parlamenti i Kosovës ka miratuar ligjin për liritë fetare, edhe për këtë ligj bashkësitë fetare e posaçërisht BI ka pasur vërejtje serioze. Sa janë marrë parasysh ato dhe a jeni të kënaqur me këtë ligj?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Unë me këtë ligj nuk jam i kënaqur fare, absolutisht nuk jam i kënaqur, ngase në projektligjin që është punuar dy vjet, ku kanë marrë pjesë edhe përfaqësuesit e Bashkësisë Islame e të asaj katolike, pastaj përfaqësues të qeverisë dhe përfaqësues të tjerë,- ai projektligj që është përgatitur, nuk është fare ky ligj që është aprovuar nga Parlamenti i Kosovës. Ai projektligj ka pasur mbi 40 nene dhe brenda natës është fshirë i tëri dhe ka ardhur një projektligj që fare nuk ka qenë në diskutim publik e të cilin ne as që e kemi parë si draft,dhe është aprovuar të nesërmen në Parlament.

Ky ligj tashmë i aprovuar nga Parlamenti i Kosovës, ka 14 nene. Pra ligji i aprovuar nga Parlamenti i Kosovës është një ligj ad hoc i aprovuar ad hoc, e për anakronik, një ligj që flet për liritë e bashkësive fetare, ku nuk është marrë parasysh asnjë sugjerim i asnjë bashkësie fetare të Kosovës, çka do të thotë se është tamam aprovim i një ligji të tipit komunisto - ateist si më përpara. Megjithëqë në këtë ligj nuk përfshihet pozita juridike e bashkësive fetare, por ai përmban vetëm liritë fetare, megjithatë mbetet që pas pavarësisë së Kosovës të rishikohet ky ligj, ani pse ne na është thënë se ky ligj është miratuar sa për t’i përmbushur standardet e kërkuara nga faktori ndërkombëtar. Mirëpo duhet ditur që Bashkësia Islame kurrë nuk ka qenë kundër plotësimit të standardeve, por përkundrazi ka kontribuar që ato të plotësohen edhe pa i kërkuar të huajt, kjo nënkuptohet nga vetë angazhimi ynë në vazhdimësi për krijimin e një klime të qetë në Kosovë, duke i paraprirë spektrit politik.

Por mund të them se në raport me fenë, krerët tanë nuk janë liruar nga qëndrimi komunisto – ateist, ndonëse besoj që pas pavarësisë së vendit që do të vijë shumë shpejt, do të bëhet edhe ligji për pozitën juridike për bashkësitë fetare dhe Bashkësia Islame e Kosovës brenda këtij ligji do të kërkojë në vazhdimësi nga Parlamenti i Kosovës që të rishqyrtohet edhe ligji për liritë fetare.

Dua të them edhe këtë se për ligjin për liritë fetare, Bashkësia Islame e Kosovës me kohë u ka dërguar të gjitha institucioneve të vendit dhe institucioneve ndërkombëtare që veprojnë në Kosovë, vërejtjet e saj, çka do të thotë që të gjitha institucionet janë të njohura me qëndrimin tonë.

Më duhet ta them edhe këtë se disa qarqe në Kosovë ende mendojnë siç është vepruar në komunizëm që “bashkësitë fetare duhet të ekzistojnë, por jo edhe të jetojnë”, pra që bashkësitë fetare të veprojnë sa për të thënë, mirëpo ne në Kosovën e passtatusit do të kërkojmë që edhe në Kosovë bashkësitë fetare t’i kenë të gjitha të drejta që kanë bashkësitë fetare në rajon e në Evropë.

***D.I.:** z. Myfti, në maj të vitit të shkuar në Patrikanën e Pejës është mbajtur një takim i krerëve fetarë, atëkohë qe premtuar se do te vazhdohen takime të tilla. Cilat janë shkaqet që edhe thuajse pas një viti, nuk kemi ma takim të krerëve fetarë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Po, ashtu është vërtet , por fillimisht dua të them se

Bashkësia Islame e Kosovës jo vetëm vitin që shkoi, por prej vitit 1997 në vazhdimësi është munduar të japë një kontribut të çmuar. Të rikujtoj se me gjithë situatën tepër të tendosur, ne si Bashkësi Islame vetëm dy javë pa filluar bombardimet e NATO-s më 1999, ishim në takim në Vjenë dhe me këtë dua të them se atëherë kemi pasur fuqi e guxim të takoheshim me përfaqësuesit e bashkësive të tjera fetare dhe mendoj që dialogu ka qenë dashur të jetë rruga e vetme e zgjidhjes së të gjitha problemeve edhe në Kosovë, në rajon dhe në tërë botën, për t'iu shmangur përdorimit të forcës. Megjithatë ajo nuk u arrit, dhe plasi lufta në Kosovë e më vonë ndodhi edhe ndërhyrja e forcave ndërkombëtare të udhëhequra nga NATO. Edhe pas luftës, ne si bashkësi kemi qenë të hapur dhe të gatshëm për dialog ndërfetar dhe në këtë drejtim kurrë nuk ka munguar vullneti ynë, për se me kohë kemi pranuar që të jemi pjesë e këshillit ndërfetar, i cili ekziston edhe sot dhe ka pasur takime në Vjenë, Stamboll, Osllo, Sarajevë e vende të tjera.

Megjithatë, së fundi është mbajtur një takim dyditësh në Patrikanën e Pejës, ku kemi marrë pjesë aktive dhe kemi dhënë kontributin tonë. Aty merrte pjesë edhe Kisha Katolike dhe shumë priftërinj të lartë nga Kishat Serbe.

Ne aty ishim pa asnjë hezitim, duke e ditur se jemi të detyruar nga libri hyjnor, nga Kurani, që të punojmë për afrimin e njerëzve dhe t'u shmangemi të gjitha të ligave, pa përdorur dhunën. Megjithëse në atë takim u propozua që takime të tilla të vazhdojnë, unë në emër të Kryesisë së BIK-së propozova që ne të jemi nikoqir i takimit të radhës, një propozim që u miratua nga të pranishmit dhe takimi ka qenë paraparë të mbahet në shtator të vitit të shkuar, mirëpo në vazhdimësi Kisha Ortodokse Serbe në krye të së cilës gjendet Artemije, nuk ka pranuar të mbahet takimi. Pastaj ne i jemi drejtuar me një shkresë edhe Sinodit të Kishës Ortodokse Serbe në Beograd, që të marrin pjesë dhe të japin kontributin e tyre në këtë takim. Megjithatë peshkopi Artemije ka refuzuar dhe ky është shkaku pse nuk ka pasur takime të tjera, edhe pse në Patrikanën e Pejës qe premtuar se, pavarësisht nga e ardhmja e Kosovës, takimet do të vazhdojnë.

***D.I.:*** *Po çfarë është bashkëpunimi i BI-së me Ipeshkvinë e Kosovës?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Bashkëpunimi me Ipeshkvinë e Kosovës është i mirë. Nuk kemi asnjë problem dhe shkojmë në vizita të ndërsjella, në takime të shpeshta jemi bashkë, mundohemi të respektojmë njëri-tjetrin, sigurisht duke mos prekur në specifikat që i përkasin besimit islam apo atij katolik. Ne historikisht nuk kemi pasur asnjë problem me Kishën Katolike, gjë që më gëzon mua dhe gëzon popullin tonë, ngase ky është një model i mirë për të tjerët se si mund të bashkëjetojë një popull me dy apo tri fe, siç është rasti i popullit tonë në Shqipëri, ngase ne nuk i takojmë vetëm besimit islam por edhe atij ortodoks dhe atij katolik. Prandaj, nisur nga ky parim, ne jemi një shembull i mirë për botën se si duhen respektuar vlerat e njëri-tjetrit dhe si duhet kultivuar toleranca ndërfetare.

***D.I.:*** *Po cili është bashkëpunimi me bashkësitë islame në rajon, e posaçërisht me bashkësitë islame të Shqipërisë e Maqedonisë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Lidhur me këtë pyetje dua të jem shumë real. Bashkësive islame në rajon u mungon një strategji e përbashkët, u mungon një koordinim i punëve, u mungon një skenar mbi ardhmërinë islame në këto troje. Për mua, shumë lehtë është t'ju them se kemi një bashkëpunim të mirë dhe ja, u krye, mirëpo ne kemi bashkëpunim të mirë, po kjo nuk mjafton, nëse ne takohemi në takime rasti e në ndonjë takim shumë "zyrtar" dhe aty shihemi e i bëjmë qejfin njëri - tjetrit e të themi ja ky është bashkëpunim.

Ne si bashkësi nuk kemi bashkëpunim të mirëfilltë të aktiviteteve të barrës që na takon në raport me besimtarët që drejtojmë, andaj Unioni Islam që është themelua vite më parë, para luftës së 1999-ës, tani është inekzistent, tani ka mbetur vetëm në letër. Në këtë drejtim nuk është vepruar, edhe pse është nënshkruar atëherë kjo marrëveshje.

***D.I.:*** *A do të riaktivizohet Unioni Islam për trojet shqiptare?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Nuk varet vetëm prej nesh. Ne kemi qenë disa herë - Bashkësia Islame e Kosovës dhe ajo e Maqedonisë kemi qenë në Tiranë dhe kemi kërkuar aktivizimin e Unionit. Sa kam kuptuar unë, fajtore ka qenë politika e asaj kohe dhe ngjarjet politike që u zhvilluan në Shqipëri e kanë stopuar Unionin; të mos keqkuptohemi jo me urdhër të prerë, por me një angazhim jo të bollshëm e neglizhent, Unioni ka mbetur vetëm në letër. Ky për ne është një lëshim jashtëzakonisht i madh. Unë edhe përmes kësaj interviste bëj thirrje për një bashkëpunim të mirëfilltë të të gjithëve.

> Islami nuk është fe e individit, nuk është fe e një kombi apo e një pozite gjeografike të një vendi, është fe e universit, është fe e të gjithëve pa dallim

***D.I.:*** *Z. Myfti, në opinion qe shkaktuar një huti me rastin e festës së Kurban - Bajramit për shkak të mosbashkimit me Tiranën e Shkupin. A mund të presim që në të ardhmen, bile qendrat shqiptare, të kenë një datë të përbashkët, si për fillimin e Ramazanit ashtu edhe për festat e tjera islame?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Së pari, populli shqiptar jo vetëm në Kosovë po në rajon, duhet ta kuptojnë se Kosova është një fuqi e madhe, ka një përgjegjësi të madhe islame dhe, nisur nga ky parim dhe pa dashur që të marr hisen që u takon bashkësive islame të tjera, jo vetëm shqiptarët, por të gjitha bashkësitë islame duhet t'i drejtojnë sytë nga Bashkësia Islame e Kosovës, edhe Ballkani e edhe Evropa, ngase këtu është numri më i madh i besimtarëve islamë.

Duhet të respektohet Bashkësia Islame e Kosovës nga të gjitha bashkësitë islame në rajon, ngase këtu është numri më i madh i myslimanëve.

Islami nuk është fe e individit, nuk është fe e një kombi apo e një pozite gjeografike të një vendi, është fe e universit, është fe e të gjithëve pa dallim. Andaj mysliman janë edhe shqiptari edhe boshnjaku edhe anglezi edhe arabi edhe i ziu e edhe i bardhi, elhamdulilal prej Zotit, afër 2 miliardë ka arritur numri i myslimanëve në gjithë botën.

Mua më vjen keq që ka ndodhur kjo, por më vjen edhe më keq kur disa pseudointelektualë filluan të merreshin me çështje fetare nëpër gazetat tona, sa kohë që as Shehadetin nuk e dinë dhe nuk dinë se ç'është feja dhe ende vazhdojnë të jenë komunistë. Megjithatë, ata kanë menduar që Bashkësia Islame është një komunitet, për të cilin ata mund të shkruajnë dhe të bëjnë gjithë ç' të duan. Unë ju them edhe një herë se koha e tyre ka kaluar dhe të mos tentohet me asgjë të njolloset Bashkësia Islame. Ata duhet ta kuptojnë, edhe populli i Kosovës, që Bashkësia Islame e Kosovës është bashkësi e të gjithë myslimanëve të Kosovës. Ndaj, nisur nga ky parim, unë kam kërkuar edhe nga bashkësitë e tjera fetare këtu në rajon, që të ulemi, të shohim e të koordinojmë çështjen e festës së Kurban-Bajramit. Shikoni, unë nuk bëj asgjë për hatër të dikujt në raport me fenë, feja është mbi të gjitha. Asnjëherë në historinë e Kosovës nuk ka ndodhur që Arafati të jetë sot e nesër të mos jetë Bajram; kurrë nuk ka ndodhur, asnjë një njeri nuk e mban në mend, për Bajramin e Ramazanit po ama për këtë ditë kurrë, ngase dalja dhe prania e haxhinjve në Arafat, ajo vetvetiu flet që të nesërmen është Bajram.

Kështu ka vepruar Resulullahu, dhe kështu veprohet. Derisa disa matrapazë mundohen ta shohin këtë si një përzierje

politike, unë them me plot përgjegjësi që më takon se absolutisht nuk ka pasur, s'ka dhe s'mund të ketë dhe askush nuk mund të përzihet në Bashkësinë Islame të Kosovës, as nga politikanë e as nga qarqe të tjera, sepse ne dimë të organizohemi mirë. Megjithatë, po them, për hatër të askujt nuk punohet kur është fjala për fenë, sepse nuk është urdhër i individit, po është urdhër i Zotit, derisa edhe fetfaja e Universitetit të Al-Az'harit del se Kurban - Bajrami nuk mund të ndryshojë nga dita që përcakton prania e haxhinjve në Arafat dhe nesër është dita e Bajramit. Dhe nisur nga parimet e thella islame dhe fondamentet islame, dhe duke e parë se 5 milionë haxhinj kanë dalënë Arafat, duke e parë se mbarë bota feston të nesërmen Kurban - Bajramin me përjashtime shumë të vogla, unë bashkë me kolegët e mi këtu në Kryesinë e BI-së, kemi vendosur që ta përkrahim atë që është përkrahur për shekuj me radhë. E në gazeta kjo u cilësua si çështje e sferës arabe, po kjo nuk ka kurrfarë ndikimi, feja islame nuk është veç e Kosovës, apo veç e Turqisë a veç e Arabisë, po është e të gjithëve. Ne vendet e shenjta, Mekën e Medinën, nuk mund t'i sjellim në Kosovë, se Allahu i ka zgjedhur atje dhe janë disa gjëra që janë të lidhura me vendet e shenjta, në këtë rast Arafati është në rrafshnaltën e Mekës dhe nuk është në Kosovë, prandaj jam shumë i bindur që ne kemi pasur të drejtë.

***D.I.:** Myfti, ditë më parë në shtypin e përditshëm ka pasur një fushatë kundër BI-së, se gjoja BI nuk është transparente dhe nuk jep të dhëna për mënyrën e financimit, si dhe i bishtnon pagesës së tatimeve. Si e shihni këtë fushatë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Unë nuk kisha thënë që ka fushatë kundër Bashkësisë Islame, por ka tentim të përzierjes në punët e Bashkësisë Islame edhe nga njerëz që nuk janë kompetentë për atë punë. Bashkësia Islame e Kosovës besojëqë ka dhënë një kontribut, sidomos tash e 17-18 vjet, sa nuk ka dhënë asnjë institucion i Kosovës. Këtë e kam thënë disa herë dhe po e përsëris. Së pari, duhet ditur të gjithë që Bashkësia Islame e Kosovës financohet vetë nga myslimanët e Kosovës, nga besimtarët e Kosovës dhe nga ndihmat që na vijnë nganjëherë nga Diaspora shqiptare.

Unë në vazhdimësi kam kërkuar financim të bashkësive fetare nga ana e Buxhetit të Kosovës, mirëpo kjo deri më tash nuk është bërë. Në atë moment që Qeveria e Kosovës do të na japë dy centë, ne për ata dy centë do t'i përgjigjemi se ku i kemi shpenzua, ç'kemi bërë me to. Mirëpo, derisa ata nuk na japin asgjë dhe nuk interesohen fare për Bashkësinë Islame e as për bashkësitë e tjera



fetare, ne nuk jemi të detyruar tu japim raport se çka bëjmë gazetarëve. Ndërsa, për sa i përket pagesës së tatimeve, ne i paguajmë të gjitha sa na përkasin; ne i kemi pagur jemi të rregullt e do t'i paguajmë edhe në të ardhmen. Do t'i bëja thirrje shtypit që të zgjedhin pak metodën e bashkëpunimit me Bashkësinë Islame dhe të mbajnë qëndrim parimor karshi Bashkësisë Islame.

> Në Kosovë ka tentativa të organizimit jashtinstitucional të bashkësive fetare

***D.I.:** z. Myfti, t'i kthehemi pak zhvillimit të jetës fetare në Kosovë, si do të përshkruani zhvillimin e trendeve fetare në Kosovë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Unë me plot përgjegjësi them se në Kosovë ka tentativa të organizimit jashtinstitucional të bashkësive fetare. Unë ua kam bërë me dije gjithherë edhe institucioneve të Kosovës edhe të tjerëve se Bashkësia Islame e Kosovës nuk merr përsipër përgjegjësinë që nuk i takon. Ne si bashkësi islame nuk kontrollojmë kufijtë e Kosovës, nuk kontrollojmë Aeroportin e Kosovës, kush hyn dhe kush del në Kosovë - nuk është problem i Bashkësisë Islame, është problem i Qeverisë së Kosovës, i KFOR-it, i UNMIK-ut. Është e vërtetë e pamohueshme që në Kosovë hyjnë edhe mysafirë të padëshiruar si nga Perëndimi ashtu edhe nga Lindja. Mirëpo një pjesë e tyre nuk janë mysafirë të Bashkësisë Islame, janë mysafirë të shoqatave të ndryshme, mysafirë të individëve, dhe ata bartin përgjegjësinë për ta.

***D.I.:** Sa kanë gjetur shprehjen në Kosovë këto shoqata?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Bashkësia islame e Kosovës nuk e merr këtë përgjegjësi. Është e vërtetë që në Kosovë ka financime të individëve të caktuar, të shoqatave të caktuara, dhe kjo është ajo që thashë se ka tentativa të një organizimi jashtinstitucional. Dhe këtu them që Qeveria e Kosovës ka dështuar dhe po dështon vazhdimisht, sepse këtu duhet qenë shumë syçelë sa nuk është bërë vonë.

**Pyetja ishte nga gazetat tona - Bashkësia Islame jo transparente?!!!!.** Po pse gazetave tona nuk u interesojnë gjithë këto financime të jashtme, financimet për individë të caktuar në Kosovë? Këto duhet të shikohen e jo të shikohet aty ku çdo gjë është në rregull. Andaj po them unë, vijnë mysafirë të paftuar dhe shiten si myslimanë, vijnë nga Lindja po edhe nga Perëndimi nuk them vetëm nga Lindja, edhe nga Perëndimi kemi shumë. Këtyre duhet t'u pritet hovi jo nga BIK, sepse nuk kam as ushtri e as polici, e ajo është çështje që i takon Qeverisë së Kosovës, policisë së Kosovës, pra u takon institucioneve të Kosovës - ata duhet të merren me këtë problematikë.

***D.I.:** Z. Myfti, revista "Dituria Islame" pas 20 vjetësh të veprimtarisë së vet të suksesshme, të punës së saj, tash ka edituar numrit 200, Ju lutem të thoni opinionin tuajin me rastin e 20 - vjetorit dhe botimit të numrit jubilar?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Unë, me një fjali kisha për të thënë, nëse me diçka mund të krenohet Bashkësia Islame, kjo është revista "Dituria Islame".

***D.I.:** Mesazhi juaj për lexuesit tanë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Fillimisht u dëshiroj punë të mbarë revistës "Dituria Islame" e stafit të saj dhe jam i bindur që Bashkësia Islame e Kosovës në vazhdimësi do të përkrahë revistën në misionin e saj, në vazhdimësi do të financojmë botimin e revistës. Përmes revistës i uroj popullit Kosovës dhe popullit shqiptar në trojet tona etnike, po edhe atyre në Diasporë për pavarësinë e vendit tonë që së shpejti do ta kemi, duke i lutur të gjithë që edhe pas pavarësisë, të japin kontributin e tyre për një mirëqenie të përgjithshme dhe E lusim Zotin xh.sh. që të na i plotësojë të gjitha kërkesat tona, dëshirat tona në Kosovë. Dhe në Kosovë të mbretërojë paqja, lumturia, harmonia, sinqeriteti dhe vëllazëria në mes njerëzve. Familjeve që kanë dhënë më së teprimi për Kosovën e lirë, atyre Zoti t'u dhurojë durim, duke e ditur se ata kanë dhënë më të dashurit për pavarësinë e vendit tonë, dhe besoj që pas pavarësisë së vendit, prapë do të kemi punë, edhe më tepër madje, e Bashkësia Islame do të punojë në këtë drejtim, do të japë kontributin e saj në këtë drejtim dhe do të mundohet t'i realizojë të gjitha ato përgjegjësi që i takojnë.

*(intervistoi: **ramadan shkodra**)*

# Ja pse duhet ta duam

Ekrem Avdiu

Ndoshta është e vështirë të paramendohet se njeriu që me lejen e Allahut e ndryshoi botën kishte lindur jetim ngase, para se të lindte, i kishte vdekur babai. Ai edhe ishte rritur jetim me plotë kuptimin e fjalës ngase në moshën gjashtë vjeçare i vdes edhe e ëma. Ky është jetimi për të cilin u përkujdes Krijuesi i tij, i cili u rrit nën mbikëqyrjen e kujdesit hyjnor. Ajo që për njerëzit e rëndomtë është humbje, vuajtje, mungesë, për Muhammedin, të birin e Abdullahut, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, ishte përparësi. Në vend që të lihej në kujdesin e krijesës, qoftë ai edhe shumë i dashur, sikur është prindi, atë e mori në përkujdesje Krijuesi. Për këtë arsye, ai, edhe para se të bëhej pejgamber, ishte shëmbëlltyrë në sjellje, qëndrime dhe fjalë. Biografia e tij, edhe para shpalljes është e pastër dhe pa njolla. I lartësuar qoftë Allahu që Muhammedin e zgjodhi dhe përgatiti për të dërguar të Vetin!

E tërë jeta e tij ishte mrekulli në vete, sepse jetoi në një rreth ku, sipas kritereve njerëzore, njeriu e kishte vështirë të mbijetojë qoftë edhe vetëm fizikisht, e lere më, të bëhej njeri i ndershëm, i moralshëm dhe me virtyte të larta. Por këtë rregull e theu Muhammedi, dhe u bë pishtar ndriçues dhe shembull, virtytet e të cilit i admirojnë të largëtit para të afërmve. Ai, përfundimisht dëshmoi se Allahu, as edhe për një moment të vetmin nuk ka hequr dorë nga njerëzimi, duke u kujdesur për ta dhe duke e lëshuar Mëshirën e Vet të pakufishme, përveç të tjerash edhe nëpërmjet të dërguarve të Tij. Muhammedin, paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të, Allahu e bëri pishtarin ndriçues dhe shëmbëlltyrën e ndritshme për mbarë njerëzimin. Prej tij patën dobi të gjitha krijesat dhe të gjithë njerëzit pa përjashtim.

Është e pamundur të tregohet në mënyrë gjithëpërfshirëse pse duhet ta duam Muhammedin, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, por secili prej neve poqëse mendon sado pak, do të vijë në përfundim se ai ishte manifestim i mëshirës së Allahut për njerëzimin, andaj i jemi borxhli, duhet ta duam, respektojmë dhe përfillim mësimet dhe udhëzimet e tij. Para se të flasim për disa nga të mirat e shumta me të cilat Allahu e privilegjoi njerëzimin nëpërmjet të Dërguarit Muhammed, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, e shoh të udhës të përmend disa fakte që dëshmojnë se Muhammedi, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, kishte autoritet dhe pozitë shumë të lartë tek Allahu i Madhëruar, gjë që edhe neve na obligon në mënyrë të drejtpërdrejtë që ta respektojmë atë. Allahu i Madhëruar e ka veçuar Muhammedin, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, për disa veçori specifike, prej të cilave:

- Prej të gjithë të dërguarve të mëhershëm, Allahu ka marrë zotimin se, në rast se Muhammedi paraqitet në kohën e tyre dhe derisa ata janë gjallë, ata e kanë obligim të konfirmojnë besimin e tyre në misionin e tij dhe ta pasojnë. Këtë zotim Allahu e ka marrë prej secilit të dërguar. Kjo dëshmon vlerën dhe autoritetin e tij tek Allahu dhe te të dërguarit tjerë.
- Misioni i Muhammedit, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, kishte karakter universal, si në kohë ashtu edhe në hapësirë. Këtë e vërteton fjala e Allahut në Kuran: “Dhe Ne nuk të dërguam ty tjetër, përveçse mëshirë për botët.” (Enbija, 107)
- Allahu i Madhëruar me të e përfundoi procesin e shpalljes dhe vulosi pejgamberinë. Pas tij nuk do të ketë më të dërguar të tjerë. Si plotësim të kësaj mirësie, Allahu ka marrë përsipër ruajtjen dhe garancinë e mësimeve të Shpalljes që i erdhi Muhammedit, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, që të mbetet origjinale për të gjitha kohët.
- Ekziston edhe një privilegj shumë i madh dhe i rëndësishëm me të cilin Allahu e ka graduar të Dërguarin e Tij e ai qëndron në mundësinë e ndërmjetësimit që ka Muhammedi, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, për njerëzit në Ditën e Gjykimit. Kjo madje, jo vetëm që është nder për Muhammedin, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, por është mirësi e madhe edhe për njerëzit.




Arsyet që na obligojnë ta duam Muhammedin, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, janë të shumta. Si të mos e duam njeriun që Allahu e zgjodhi për t’ia besuar pjesën më të rëndësishme të misionit të komunikimit të Fjalës së Tij njerëzimit? A nuk meriton të duhet njeriu, nëpërmjet të cilit, Allahu derdhi mirësitë dhe mëshirën e Tij mbi ne? Njeriu, në jetën e të cilit u betua Allahu i Madhëruar, a nuk është i madh dhe meritor për çdo respekt?

Çdo njeri që është pjesëtar i ummetit të tij duhet të ndijë se është i nderuar me të qenit i këtillë. Muhammedi, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, ishte ai, ummetin e të cilit, Allahu e ngriti mbi të gjitha ummetet, e bëri më të numërtin dhe më të mirin. Këtij ummeti Allahu ua largoi të gjitha barrët dhe rëndimet që nëpërmjet shpalljes ua ngarkonte ummeteve të tjera për shkak të rebelimit dhe ngritjes krye kundër mësimeve hyjnore. Këtë ummet, Allahu në këtë botë e kurseu, e ruajti prej të gjitha obligimeve të kësaj natyre, duke shpallur për ta vetëm atë që është e lehtë, e natyrshme dhe e dobishme. Ndërsa në botën tjetër, ata do të jenë më të numërtit, më të shpërblyerit dhe të parët që do të hyjnë në Xhenet. Sikur të mos kishte kurrfarë përfitimi përveç nderit të të qenit pjesëtar i ummetit dhe pasues i të Dërguarit më të madh dhe njeriut më të famshëm që ka ecur në fytyrën e tokës, do të mjaftonte. Prej tij, në botën tjetër do të përfitojnë

edhe banorë të Xhehenemit. Ebu Talibi do të ketë dënim më të lehtë se të tjerët për shkak të përkrahjes që i ka bërë Muhammedit, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, edhe pse ka vdekur si jomysliman dhe nuk e ka besuar Allahun si duhet.

### Çfarë dhe pse detyrohemi ndaj të Dërguarit të Allahut

Arsyeja e trajtimit të një çështjeje të këtillë qëndron në faktin se virtytet janë margaritarë tek individët dhe shumë herë, derisa kemi të bëjmë me raportet mes njerëzve ngazëllehemi kur shohim hasim në dikë që sillet mirë dhe posedon moral të pastër dhe virtyte të larta. Edhe nëse gjejmë një të këtillë, do të shohim se ato virtyte ekzistojnë pranë disa të metave dhe mangësive që meritojnë vërejtje nëse jo edhe kritikë. Është krejtësisht e pamundur të gjesh njeriun, të gjitha vetitë e të cilit do të jenë të nivelit të kënaqshëm. Kjo është ngase njerëzit, siç dihet, sipas natyrës janë mëkatarë dhe nuk mund të lirohen prej veseve e as t'i flakin ato në tërësi. Për këtë arsye është fenomen njeriu tek i cili dominojnë virtytet përballë veseve të këqija.

Ndërsa kur flasim për personalitetin e Muhammedit, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, nuk mund të mos themi se ai ishte njeriu më i kompletuar me cilësi pozitive dhe njerëzisht i përsosur me virtyte dhe sjellje të mira. Njeriu mahnitet derisa lexon dhe njihet me personalitetin dhe sjelljet e tij. Atë që logjikisht mund ta arrijë një njeri, ai e kishte arritur dhe ishte bërë shembull në të, edhe pse realisht askush nuk arriti në pozitën e tij. Madje, edhe të dërguarit e tjerë të Allahut, që gjithsesi dëshmojmë se ishin njerëzit më të mirë, ai i ka tejkaluar, e të mos flasim për njeriun e rëndomtë. Nuk mund të gjejmë dëshmi më të madhe dhe më me vlerë sesa ajo që i ka thënë Krijuesi i gjithësisë: "Ti, vërtet, je në një moral të lartë." (Kalem, 4)

Një përshkrim i tillë i përgjithshëm na obligon që, si myslimanë që jemi, ta besojmë dhe ta konsiderojmë për të dërguar të Allahut, të konsiderojmë të saktë dhe të vërtetë çdo gjë që na ka informuar dhe ta respektojmë dhe dëgjojmë në atë që na ka urdhëruar. Por, mbi të gjitha, duhet ta duam. Ta duam më shumë se çdo gjë në botë, më shumë se i duam prindërit dhe fëmijët tanë. Më shumë se vetveten. Një gjë të tillë, thjesht, ia kemi borxh për shkak të të mirave që i përjetojmë, e për to, Allahu e ka bërë shkak Muhammedin, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të.




Mbi të gjithat e duam ngase ai ishte njeriu më i mirë që krijoi Allahu, njeriu më komplet, më i sjellshmi, më i buti, më bamirësi. Krahas kësaj, ai ishte i Dërguari i fundit i Allahut. Me të, Allahu e përmbushi dhe plotësoi misionin e pejgamberisë dhe vulosi shpalljen nga qielli.

### Disa nga virtytet që na detyrojnë ta duam edhe më tepër

Askush prej njerëzve nuk ka arritur që të përmbledhë të gjitha veçoritë dhe specifikat e tij apo të shkruaj për të gjitha aspektet e ndritshme të personalitetit dhe veprës së tij. Për këtë arsye, hasim në qindra libra që trajtojnë jetën dhe veprimtarinë e Muhammedit, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, nga aspekti biografik, dhe një mori sosh që trajtojnë sjelljet, moralin dhe virtytet e tij. Asnjëri prej autorëve asnjëherë nuk ka pretenduar se ia ka dhënë hakun si e meriton. Përkundrazi, të gjithë e pranojnë se shkrimet e tyre janë vetëm një pjesë e vogël, një shkëndijë, marrë nga dielli i fuqishëm dhe i ndritshëm i të Dërguarit Muhammed, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të. As unë nuk pretendoj, dhe Allahu më ruajt që të pretendoj një gjë të tillë se kam bërë diçka të rëndësishme në këtë drejtim. Unë vetëm e kam ndier veten të obliguar që njerëzve t'u kujtoj disa nga arsyet pse duhet ta duam Muhammedin, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, në kohën kur janë kapluar nga dashuria ndaj njerëzve që kryesisht nuk e meritojnë dhe njëkohësisht kur kanë filluar ta harrojnë atë që në të vërtetë duhet ta duan. Virtytet e tij të larta ishin të shumta, por kalimthi do të përmendim disa:

**1. Bujaria**

Ai ishte shembull i paarritshëm në këtë drejtim. Këtë e dëshmojnë transmetimet dhe dëshmitë në vijim:

Ai kurrë, derisa kishte diçka afër vetes, nuk kthente duarthatë lypësin. Një njeri njëherë ia kërkoi pelerinën që e kishte veshur, ai hyri në shtëpi, e zhveshi atë dhe doli e ia dha.

Xhabiri transmeton se i kishte dhënë një njeriut një tufë të madhe me dhenë saqë ai u kthye te njerëzit e vet dhe u tha: O njerëz, shkoni te Muhammedi se ai jep aq shumë sa të mos i frikohesh varfërisë më pas. (Shënon Buhariu)

Ibni Abbasi thotë se i Dërguari i Allahut ishte njeriu më bujar. Akoma më bujar bëhej në muajin ramazan kur e takonte Xhibrili dhe ia mësonte Kur'anin. Ai ishte më i bekuar se sa era e mirë dhe e bereqetshme e dërguar nga Allahu. (Buhariu)

**2. Butësia**

Me këtë nënkuptohet vetëpërmbajtja në raste zemërimi dhe hidhërimi të madh, kur njeriu nuk mund të kontrollojë veten dhe të përmbahet nga fjalët dhe sjelljet e këqija. Ai ishte shembull për këtë cilësi, madje edhe kur kishte mundësi të shfrynte zemërimin dhe mllefin



e vet, ai asnjëherë nuk bënte një gjë të tillë.

Në betejën e Uhudit u plagos, iu shqye fytyra, iu thyen dhëmbët, ra në gropën që e kishin hapur armiqtë dhe i rrodhi gjaku. Ai, megjithatë, tha: "O Allah, fale popullin tim se ata nuk dijnë." (Buhariu)

Një beduin erdhi njëherë për të lypur dhe e kapi për petkat e tij, e shtërngoi aq fortë sa i la shenja në qafën e tij të bekuar duke i thënë: O Muhammed, më jep nga ajo që të ka dhënë Allahu! Ai i buzëqeshi dhe urdhëroi që t'i jepej nga pasuria shoqërore aq sa i plotësohen nevojat e tij. (Buhariu)

Një çifut i quajtur Zejd b. Sa'neh erdhi për të kërkuar borxhin nga i Dërguari i Allahut, e kapi atë për krahu dhe iu drejtua në mënyrë të vrazhdë dhe ofenduese: Ju, familje e Abdulmuttalibit, vërtet jeni të jokorrektë për të kthyer borxhin. Umeri u ngrit me shpejtësi dhe i revoltuar për të reaguar, por Muhammedi, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, i tha: "Jo, në këtë mënyrë, o Umer. Më mirë do të ishte të kërkoje prej meje t'ia kthej borxhin dhe të kërkosh prej tij ta kërkojë hakun e vet më mirë dhe më butë." Pastaj urdhëroi që t'i kthehej borxhi dhe t'i kompensohej trishtimi që ia kishte shkaktuar Umeri me reagimin e tij. Kjo gjë ishte shkak që ai njeri të përqafonte Islamin. Më herët thoshte: Të gjitha argumentet e sinqeritetit të Muhammedit i provova, përveç dy gjërave: Butësia e tij është shumë më e theksuar se sjellja e vrazhdë dhe, sa më keq të sillesh ndaj tij, ai bëhet më i butë. (Ebu Nuajmi, Hakimi dhe Hejthemiu)

**3. Falja dhe toleranca**

Falje quhet mosndëshkimi i keqbërësit edhe kur ekziston mundësia, por në shenjë bamirësie ndaj tij t'i falet ajo që ka bërë e të mos ndëshkohet.

Aisheja tregon se i Dërguari i Allahut kurr nuk hakmirrej personalisht për vete, përveç kur ishte në pyetje shkelja e ligjeve të Allahut, atëherë ai ndëshkonte për këtë. (Buhariu)

Xhabiri rrëfen se i Dërguari i Allahut ishte në një betejë dhe, derisa muslimanët ishin të shkujdesshëm ndaj tij, i erdhi një ri prej armiqve me shpatë në dorë, e rrëmbeu fort dhe i tha: Kush të mbron tani prej meje? Ai i tha: "Allahu". Atij i ra shpata nga dora. Muhammedi, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, e mori shpatën dhe i tha: "Po ty tani kush të mbron prej meje?" Ai i tha: Bëhu më i miri që hakmerret. I Dërguari i tha: "A do të dëshmosh se nuk ka të adhuruar përveç Allahut dhe se unë jam i Dërguari i Allahut?" Ai i tha: Jo, por nuk do të luftoj më kundër teje dhe nuk do të jem në anën e atyre që të luftojnë. Ai e lëshoi. Kur shkoi tek njerëzit e vet, u tha: Jam duke ardhur nga njeriu më i mirë që keni parë ndonjëherë. (Ahmedi, Buhariu dhe Muslimi)

**4. Trimëria**

Trimëria ka qenë dhe vazhdon të mbetet virtyt i lartë dhe cilësi e vlefshme, sidomos kur është edhe në mendje ashtu si është në zemër. Për trimërinë e të Dërguarit Muhammed, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, le t'i lëmë dy trima të dëshmojnë:

Ali b. Ebi Talibi thotë: Kur vështirësohej situata dhe lufta bëhej e ashpër, ne mbroheshim prapa të Dërguarit të Allahut. Askush nuk ishte më afër armikut se sa ai. (Ahmedi dhe Begaviu)

El-Bera b. Malik thotë: Kur bëhej situata e vështirë në luftë, ne fshiheshim prapa tij, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të. Më trimi prej nesh ishte ai që barazohej me të. (Muslimi)

**5. Modestia dhe afërsia me njerëzit**

Njeriu i madh në sytë e njerëzve, i vogël në sytë e vetvetes do të jetë i madh edhe tek Allahu i Madhëruar. I këtillë ishte Muhammedi, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të:

Shokët e tij tregojnë se nuk kanë parë njeri që u buzëqeshte të tjerëve më shumë se i Dërguari i Allahut. (Tirmidhiu)

Kalonte nga fëmijët që luanin në rrugë, i përshëndeste, sillej butë me ta e ndodhte edhe t'i përkëdhelte. (Sahihul-xhami')

Të dobëtit dhe të varfrit i vizitonte kur sëmureshin dhe i përcillte deri në varreza, kur vdisnin.

Asnjëherë nuk ka ndodhur që dikush të shtyhej dhe të pengohej për të arritur deri tek ai, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të.

**6. Sjellja e mirë me fëmijët dhe mëshira ndaj tyre**

Mirësjellja, butësia dhe mëshira janë të çmueshme me çdokënd, por kur kemi të bëjmë me të dobëtit, ajo bëhet virtyt edhe me i vlefshëm. Kësisoj i trajtonte Muhammedi, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, fëmijët:

Ibni Mesudi tregon se kur i Dërguari i Allahut binte në sexhde, nipat e tij Hasani dhe Husejni i hipnin mbi shpinë. Kur të tjerët donin t'i pengonin për këtë, ai, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të, u jepte shenjë që t'i linin. Kur përfundonte namazin, i ulte në prehër. (Ebu Ja'la dhe Ibën Huzejme)

Enesi transmeton se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Unë hyj në namaz duke dëshiruar që ta zgjas atë, por e dëgjoj vajin e fëmijës, andaj e fal më shpejt namazin nga frika se mos e ëma është duke u falur me ne e do të shqetësohet." (Buhariu)

Të shumta janë ato gjëra që na shtyjnë dhe obligojnë që ta duam të Dërguarin e Allahut, atë që Allahu e dërgoi mëshirë për botët, atë me të cilin Ai i nxori njerëzit nga errësira në dritë. Aq shumë kemi përfituar të gjithë prej tij, aq dobi dhe mësime kemi pasur. Si të mos e duam!

"O i dërguar. Vërtet, Ne të kemi dërguar dëshmues, përgëzues dhe këshillues. Dhe thirrës tek Allahu me lejen e Tij e pishtar ndriçues. Dhe përgëzoji besimtarët se për ta do të ketë tek Allahu mirësi të madhe." (Ahzab, 45-47)

# Për një imitim të zgjedhur

**Dr. Feti Mehdiu**

Hadithi që u tërheq vërejtjen myslimanëve për dëmet që mund të ketë imitimi, nuk e ka humbur aktualitetin. Madje për rrethanat shqiptare, mund të thuhet se kohët e fundit për ditë e më tepër bëhet edhe më aktual.

Në gjuhën shqipe nuk kemi fjalë tjetër, përveç asaj me prejardhje latine: *imitatio, immitiere...* e cila ka kuptime edhe për teatër, por edhe për jetën e përditshme. Këtu po i qasemi për funksionin që ka në jetën e përditshme. Në jetën e përditshme, fjala imitim, në hadithin e Pejgamberit a.s. është *"teshebbehe"* – me kuptimin 'me u bë si dikush tjetër, të sillesh, të vishesh, të veprosh, të flasësh... si dikush tjetër'. Këto veprime ndodhin me një përpjekje individuale, fillimisht, e më vonë edhe shoqërore, që ta imitosh dikë. Hadithi nuk do të thotë t'i përngjash dikujt, sepse Pejgamberi a.s. nuk ka thënë ai që i përngjet dikujt – siç është interpretuar disa herë në kohë jo fort të largëta, por ka thënë ai që imiton.

Pak gjëra ka në jetë që mund të jenë origjinale, unikat. Të tjerat i përngjajnë dikujt tjetër, ose individi me angazhim personal imiton tjetrin me dëshirën që të identifikohet me të dhe duke imituar tjetrin, natyrisht ky tjetërsohet. Në sy të njerëzve, në rrethin ku jeton, fillojnë ta shohin jo ashtu siç ishte deri dje, por ashtu siç prezantohet sot. Me kalimin e kohës, humb të djeshmen e merr pamje të re, dhe normalisht do të fillojnë ta trajtojnë ashtu si është aktualisht.

Dilni deri në varreza të qytetit, sidomos në Prishtinë, dhe shikoni çfarë drejtimi kanë marrë dhe çfarë pamjeje kanë varret tona.! Kujtoni traditën islame: krahu i djathtë në anën e kibles, tek kryet dhe tek këmbët nga një gur i bardhë – simbol i bardhësisë që ndjell mirë, pafajësi, me një shkrim të shkurtër, pamje modeste ashtu siç duhet të jetojë dhe të vdesë myslimani. Kjo mjafton për histori.

Shikojini sot: drejtimi i varrit sipas tekave të varrmihësit, njëri varr me krye nga veriu, tjetri nga perëndimi; tek kryet fotografia në mermer të zi; tek këmbët a tek kryet një minare xhamie, një shpend, një libër, një veturë... e skalitur në mermer apo...Njëlloj sikur tek varret pagane, kur i varrosnin me gjithë topuz të gjuetisë apo almise të tjera pune!

> Pejgamberi Muhammed a.s. thotë: **"Men teshebbehe bi kavmin fehuve minhum.**
> ***Ai i cili imiton një popull, është sikur ata".***

Këto nuk janë rastësi! I bëjnë me investime të veçanta familjarët. Me vetëdije a pa vetëdije, varri flet vetëm me pamjen. I vdekuri që është aty, e ka mbyllur fletën e vet të historisë, të gjallët ç'mendojnë?!

Pse e ka thënë Muhammedi a.s. këtë?

Sigurisht për të ruajtur identitetin fetar dhe traditën kombëtare.

Imitimi, si sjellje e si veprim i individit a i shoqërisë, nuk është njëngjyrësh. Prandaj nuk duhet marrë si një urdhër që të mos shikosh askënd se ç'bën dhe ti të sillesh vetëm ashtu si ta dikton instinkti personal. Duhet të shikosh përreth dhe duhet të zgjedhësh cilin do ta imitosh. Do të imitosh një femër-nënë, e cila rrit një fëmijë për ta lënë pas vetes, që të vazhdojë rrugën e gjallërimit njerëzor, apo do të imitosh një femër-vetëm si femër, e cila tërë kujdesin e vet ia kushton një këlyshi a një maceje, duke e trajtuar atë si anëtar të familjes!

Në Kuran lexojmë se Allahu i ka krijuar të gjitha për njeriun, por aty i thuhet njeriut, *ty të kemi dalluar e të kemi ngritur mbi të gjitha krijesat e tjera*. Andaj familjarizimi me kafshët, ashtu siç na prezantohen disa herë qentë dhe macet në programet televizive, nuk është dukuri normale. Ata që i përkasin fesë islame, le të përfillin fjalën e Muhamedit a.s., i cili thotë se në atë shtëpi ku hyn qeni, nuk hyjnë melekët, ngase qeni mbahet vetëm për rojë dhe për të lëvruar tokën.(Sahihu-l-Buhariu shqip, Libri i 6.)

Në hapësirën shqiptare duhet të kihet kujdes se çfarë imitohet, ngase në qoftë se diku imitimi i ndonjë veprimi është i preferuar, këtu mund të jetë i padëshiruar ose i palejuar.

Veset që përmenda, nuk janë të vetmet që kanë filluar të lëshojnë rrënjë në ambientet shqiptare dhe që janë në kundërshtim me identitetin fetar islam dhe identitetin kombëtar shqiptar. Ka edhe të tjera vese, ndoshta edhe më të këqija. Do të përmend edhe një, për të cilin mendoj se është thjesht një imitim i ndonjë jete të kush e di se cilit rreth, por ama shqiptar kurrsesi!

Ky është vesi i bastardimit të institucionit të familjes dhe të kurorës. I thonë *bashkëjetesë*, një dukuri që, me sa duket, troket në dyer të institucioneve të drejtësisë dhe kërkon përligjje në mesin tonë. Dikur në Kosovë bashkëjetesa kishte kuptimin e të jetuarit në Kosovë - shqiptarë, serbë, turq dhe të tjerë, në harmoni njerëzore, por secili në shtëpi të vet, dhe kjo është gjithkund në botë. Jetojnë popuj të ndryshëm në një shtet dhe kjo nuk i bie ndesh asnjë norme fetare e as kombëtare. Ndërsa sot bashkëjetesa ka marrë kuptimin dhe funksionin e shthurjes së familjes. Sipas këtij modeli, gjithsesi imitim joselektiv, jetojnë bashkë një mashkull e një femër që i plotësojnë kushtet për kurorë (niqah), por nuk vënë kurorë! Dëshirojnë të jenë të lirë. Nuk duan obligime! U mjafton të kënaqin instinktin që kanë tërë gjallesat!! Lindin edhe fëmijë, por këta fëmijë janë të askujt, sepse ligji nuk i ka në evidencë, janë jashtë kurorës. Sipas ligjeve të natyrës, këta fëmijë kanë





edhe baba edhe nënë, dhe Kurani na thotë që atyre të dyve, nënës dhe babait, ruani e ua ktheni fjalën! Por ç'e do që sistemi aktual nuk ua gjen asnjërin prind.

Të paktën është e sigurt nëna, por edhe ajo mbahet sekret! Thuhet, thjesht nuk ka prind. Edhe atëherë kur foshnja është e lindur në spital, identiteti i nënës mbetet sekret! Kjo është diçka jashtë të gjitha normave njerëzore. E këta fëmijë, pastaj, për shkaqe *humanitare,* i adoptojnë të tjerët, madje duket se edhe jashtë Kosovës.

**Humanitet i thënçin**! Ia fsheh nënën natyrore e i gjen prind jonatyrorë!

Kjo në traditën kombëtare shqiptare dhe në atë islame e ka emrin amoralitet, të cilin çdo shoqëri normale e lufton me mjetet dhe me mënyrën e vet. Kurani e lufton me aktin e kurorës-niqahun. Aktet pa kurorë mund të paguhen edhe me jetë. Por ama fëmijës i garantohet e drejta ta dijë prindin e vet. Ku mund të arrijë një shoqëri që nuk i siguron një krijese krejt të pafajshme të drejtën elementare?! Të dijë kujt t'i thotë nënë!

Thonë se kështu kanë parë në vende të kulturuara, në Perëndim.

Në Perëndim, pra, atje, kur janë në punë, nuk shkojnë për të pirë kafe a për të bërë punë të tjera private; nuk i hedhin mbeturinat gjithandej, as ujin nga ballkonet. Atje ka edhe shumë sjellje e veprime për lakmi, që duhen imituar, por pakkush imiton të mirat Sa nga qytetarët tanë e imituan Zvicrën a Gjermaninë për punë e për pastërti të ambientit?!

Imitimi joselektiv, tek ne, shtrihet edhe në fusha të tjera të jetës dhe nuk është vetëm nga njëra anë e horizontit – Perëndimi. Vjen edhe nga Lindja.

Me anë të imitimit, plasohen modele të sjelljeve, kryesisht nën petkun e fesë, por ato ngjyra fetare, nuk i përballon të tëra hapësira shqiptare.

Edhe nga ky këndvështrim imitimi vazhdon të jetë kuturu, gjithçka ha pazari në Lindje, nuk mund të futet edhe në mesin tonë. Duhet bërë një zgjedhje në bazë të kriterit: **kohë-hapësirë** dhe duke përfillur me përpikmëri normën: **konstrukt bazë-fasadë**. Është fakt fatlum se imitimet e manireve fetare nga Lindja, kryesisht kanë të bëjnë me imitime që i referohen fasadës, por edhe këto imitime nuk janë të parëndësishme, kur kemi parasysh faktin se populli shqiptar ka qenë në pozitë edhe gjeografike edhe kulturore të imitojë edhe Lindjen edhe Perëndimin.

Nëpër trojet shqiptare drejt Evropës kanë kaluar edhe Krishterimi edhe Islami, të paktën për një pjesë të Evropës.( Në Bosnjë, dikur, kurse tash edhe në Zvicër, Gjermani e vende të tjera...) Këtu janë gërshetuar fe, kultura e ideologji të ndryshme. Të tëra kanë gjetur, në njëfarë dore, përkrahje për imitim. Imitimet që i kanë të freskëta shqiptarët, mund të fillojnë nga mjekra e Marksit dhe e Çe Gevarës, kasketa e Leninit, e deri tek ndonjë mjekër e ndonjë djaloshi të ditëve tona, të papara as për së gjalli as në fotografi.

Një tjetër çështje është sot angazhimi e tendenca për të imituar edhe mauzoletë e Dimitrovit, Leninit, Titos e të tjerëve, pa e lodhur trurin fare se çfarë dobie praktike i sollën popullit konkret apo njerëzimit në përgjithësi ato. Nuk lodhen fare të dinë se çfarë përfundimi patën ato memoriale. Çfarë roli mund të luajë xhamadani i grisur i Gevarës, kasketa e Leninit, mallotat e gjata a të shkurtra të ndonjë autoriteti që i përket një kohe shumë të hershme, vendi, klime dhe rrethanave krejtësisht të ndryshme nga vendi ynë. Njerëzit janë të lirë, le të vishen si të duan dhe të sillen si u pëlqen, por gjithashtu janë të obliguar që të tjerëve të mos u imponojnë bindjen e vet, qoftë edhe përmes ndonjë maske fetare a ideologjike, për të cilën ai vetë është i bindur se e ka drejt. Në fasada secili ka të drejtë të zgjedhë çfarë i përshtatet atij dhe ç'e pranon vendi dhe koha e tij. Me të vetmin kusht që fasada të mos praktikohet në shtëpi prej gardhi, po në shtëpi me mure...

Imitimet që bëhen në emër të fesë apo në emër të patriotizmit, kinse për të shprehur dashurinë ndaj fesë dhe ndaj figurave fetare, historike a kombëtare, vetëm sa i zbehin vlerat reale të tyre. Pas imitimeve të këtij lloji fshihet tendenca për ta vënë në rend të parë fasadën dhe për të kamufluar thelbin e fesë apo vlerat themelore të kombit. Hiperbolizimi i ndonjë autoriteti me peshë për historinë e kulturën, apo për fenë, sado i madh qoftë ai autoritet, shpie drejt mbjelljes së idhujtarisë dhe i shmang njerëzit nga burimet e dorës së parë dhe nga realiteti. Përfundimi i kësaj mënyre është humbja.

Imitimi është veprim i rëndësishëm, sepse me imitim fëmija mëson fjalët e para e sjelljet e para, por imitimi i të rriturve pa asnjë kriter, sipas kandarit të përkatësisë fetare dhe kombëtare, jo që nuk ka dobi, por mund të jetë edhe shumë i dëmshëm për një kohë dhe rreth të caktuar, sepse teposhtë rrokulliset më shpejt e më lehtë.

Me norma fetare, buka dhe uji duhen respektuar deri në shejtëri. Kujtoni prindërit tanë, të cilët kur gjenin një kafshatë buke në rrugë, e merrnin, e puthnin dhe e vinin në ndonjë vend të veçantë, ku nuk e shkel këmba e njeriut, që ta hanë shpezët e egra; e kur pinin ujë, për respekt, uleshin qoftë në arë a në rrugë. Kurse sot, me shishe të ujit në duar - vrap rrugëve.... A nuk është kjo një mospërfillje e nëpërkëmbje e dhuntisë më të madhe, pa të cilën nuk ka jetë. *Buka është direk i insanit*, thotë populli. Por, pa ujë, as buka nuk bëhet! Bukës i duhet kripë, por - kripën me karar!

Çdo send, të cilit nuk i çmohet vlera, humbet.

Çdo gjë që është e re, nuk është, me çdo kusht, edhe më e mira.

Kujdes nga imitimi pa kriter! Sjellja në mes është e artë në jetë. Nëse dëshironi një të ardhme të qëndrueshme për breznitë që vijnë, çmojeni traditën, pasurojeni me vlera të reja në mënyrë selektive. Në të kundërtën, do të përjetojmë fundin e brezit pas nesh - para përfundimit tonë! Ai që imiton Popullin e Lutit, do ta gjejë ç'e gjeti popullin e Lutit!

# Çka i solli njerëzimit profeti Muhamed a.s.*

**Mr. Musa Vila**

Kur drita e shkëlqesisë së Tij u shfaq, në rruzullin tokësor mbizotëronte sistemi feudal i shoqërisë, i cili ishte aq i vrazhdë, saqë të shtypurit nuk kishin të drejta. Skllevërit qenë të persekutuar, gratë shiteshin si pronë private dhe foshnjat femra me të shumtën e rasteve varroseshin të gjalla, si pjesë e një riti tradicional fisnor. Dallimet në mes klasave të shoqërisë ishin shumë të mëdha. Jetimi , e veja dhe i dobëti ishin të shtypur tejmase. Luftërat në mes fiseve zhvilloheshin në mënyrë të pakontrolluar. Njerëzit adhuronin idhuj dhe prodhonin zotat e tyre në bazë të dëshirave personale. Aty në atë shoqëri bëheshin krime të mëdha dhe pothuaj nuk kishte vlera morale.

Në një mjedis kaosi të tillë lindi Muhamedi a.s. (më 571 të e.r.) në ditën e 12-të muajit të tretë të kalendarit hënor Rebiul Evel.

Në vitin 610 ai përjetoi Shpalljen e parë, e cila e ndryshoi atë dhe transformoi botën përgjithmonë. Shpallja që i erdhi Muhamedit a.s. përgjatë një harku prej 23 vjetësh, formësoi shkrimin e shenjtë të Islamit, Kuranin, që, përkthyer fjalë për fjalë, do të thotë 'recitim' (lexim).

Në një periudhë shumë të shkurtër kohe, pavarësisht nga reagimet armiqësore ndaj mesazhit të tij, dashamirësia dhe butësia e Profetit, patën një jehonë dhe ndikim në zemrat e shumë banorëve të qytetit të Mekës, saqë një filozof thotë: Bile edhe në botën tonë moderne, në saje të një krahasimi të bërë, nëse100 filozofë me të gjithë dijen e tyre do të shkonin në Arabi dhe të punonin atje për 100 vjet, nuk do të ishin në gjendje të bënin ndryshimet që Muhamedi bëri për 23 vjet.

Ai transformoi me sukses këtë shoqëri të egër në një komunitet të civilizuar dhe përgatiti prijës për një rend dhe civilizim të ri shoqëror.

Ai nuk e konsideroi veten hyjni dhe as pjesë të Zotit , por veten e tij e konfiguroi si i dërguar i Zotit. Megjithëse porositë e tij së pari u adresuan popullit të tij, si audienca më e afërt, kjo nuk kufizoi mesazhin ndaj kombeve të tjera dhe as ndaj asnjë vendi tjetër.

Porositë e tij dhe vargjet kuranore kapërcejnë lokalitetet, provincat, nacionalitetet, besimet, etnitë, - duke filluar me thirrjen "O njerëz" ose "O popull". Pra, nderimi që Ai i bëri botës me ardhjen e tij, është një fenomen universal, dhe përbën ngjarjen më të rëndësishme si për Tokën ashtu edhe për qiejt.

### Krijuesi është një Zot për të gjithë

Relevata e Profetit na sjell idenë se në krijim Allahu është Zoti i të gjitha krijesave (Rabul - Alemine). Pavarësisht se, nëse njerëzit janë të ndërgjegjshëm ndaj këtij fakti ose jo, Ai është Zoti i gjithë qenies njerëzore, i myslimanëve, të krishterëve, jahudinjve, ateistëve, natyralistëve etj. Ai është Krijues i gjithçkaje pa përjashtim. Dhe çdo gjë është një adhurues i gjallë, i palodhur dhe i bindur i Zotit. Pra, njerëzit, kafshët, insektet dhe krijesat e tjera kanë vetëm një Zot që adhurojnë.

Këtë më së miri e përcakton Kurani, ku thuhet: "E lavdërojnë dhe e ngrenë në lavdi e madhështi Atë shtatë qiejt dhe Toka dhe gjithë ç'është në ta dhe s'ka gjë që të mos e lëvdojë lartësinë e Tij, por ju nuk e kuptoni lavdërimin e tyre". (Isra:44)

Shpallja e Kuranit i dha frymë jete botës së natyrës organike dhe inorganike. Dhe na mësoi se të gjithë ne si qenie njerëzore kemi vlera të përbashkëta para Krijuesit Fuqiplotë. Po ashtu sikur na mësoi se edhe krijesat përreth nesh nuk janë materiale të vdekura dhe të pakuptimta. Të gjithë e lavdërojnë Zotin përmes gjuhëve të tyre.

### Shfuqizimi i skllavërisë

**Ai i solli njerëzimit një rend të ri, ku njeriu nuk do të jetë skllav dhe rob i njeriut**

Mëshira dhe dhembshuria përbën themelin e misionit të tij. Në deklaratat e fillimit të çdo kaptine të Kuranit, të quajtur Besmele, Zoti përshkruhet si i tillë me dy atribute: "Mëshiruesi dhe Mëshirëbërësi". Ky postulat është bërë simbol i Islamit. Vargjet kuranore thonë: "Muhamed, ne të kemi dërguar ty mëshirë për të gjitha krijesat (rahmeten lil alemin)" (Enbija:10). Prej detyrave që i ishin parashtruar, ishte edhe shfuqizimi i skllavërisë apo robërisë.

Pa shfuqizimin e saj, drejtësia nuk mund të vihej në pozitën e merituar të saj.

Profeti gjithashtu ka qenë shumë i ndjeshëm ndaj vuajtjeve njerëzore. Kur dëgjoi për një skllav a rob që po torturohej , ai urdhëroi një prej shokëve të tij, që të blinte lirinë e atij robi (skllavi). Raportin e tij me këtë shtresë të shoqërisë së asaj kohe më së miri e tregon hadithi i tij i famshëm mbi trajtimin e skllevërve, i cili është një shembull madhështor në mësimet e tij universale. Profeti a.s. tha:

"Ata (robërit) janë vëllezërit dhe shërbëtorët tuaj (të afërm) Allahu i ka lënë ata amanet në duart tuaja. Kush e ka vëllanë në dorën e tij, le t'i japë të hajë ç'hani ju, dhe jepuni atyre të veshin ç'vishni ju, e mos i urdhëroni për gjërat që s'mund t'i bëjnë dot. Edhe nëse i urdhëroni, t'i ndihmoni ata." (Buhariu, adab: 44)

Nga kjo porosi e famshme skllevërit shfaqën një dashuri të madhe ndaj Muhamedit a.s.

Në një rast Profeti a.s. i kërkoi Zejd bin Thabitit të kthehej tek familja i tij, pasi ishte liruar nga skllavëria. Ai refuzoi dhe zgjodhi që, pas lirimit të tij, të mbetej pranë Profetit a.s. Këto mesazhe të Profetit a.s. dhe predikimet e fundit në Haxhin lamtumirës, bënë që skllavërimi të shfuqizohej dhe në harkun e 30 viteve pas vdekjes së tij, ishte vështirë të gjendej një skllav në Gadishullin Arabik.

Në këtë kontekst, njëri ndër themeluesit ideologjikë të revolucionit Frëng, filozofi LAFAJE(T), më 1789, duke parë lartësinë e drejtësisë islame, kishte thënë: "O Muhamed! Atë që ke sjellë dhe aplikuar ti në botë, nuk e ka bërë askush tjetër. Ti e ke sjellë drejtësinë në një shkallë të paarritshme!..."

Nderimi i Bilallit (pas lirimit) që të ishte i pari njeri që thërriste ezanin për t'i ftuar myslimanët për t'u falur, si gjest nuk ishte asgjë më pak sesa një veprim revolucionar për atë kohë dhe për atë vend.

### Profeti a.s. përgatiti prijës për të udhëhequr botën

S'ka dyshim që Muhamedi a.s. transformoi me sukses një shoqëri të zymtë dhe pa vlera në një komunitet të organizuar, e të civilizuar dhe për këtë rend



maratonik përgatiti prijës me përmasa që tejkalonin kufijtë kombëtarë, prijës me vlera në rrafshin ndërkombëtar.

Nëse dikush dëshiron të nuhatë fuqinë e transformimit të Muhamedit a.s., mjafton vetëm të kihet në konsideratë figura e Omerit, kalifit të dytë:

Omeri- para Islamit, dhe Omeri - pas Islamit. Omeri vetë thotë se mbante në mend dy gjëra nga jeta e tij paraislame: për njërën do të qante dhe për tjetrën do të qeshte. Do të qante për varrosjen e bijës së vet për së gjalli, ndërsa ai akoma e dëgjonte zërin e saj që po e thërriste. Do të qeshte për bërjen e zotave prej hurmave, të cilët njerëzit i hanin kur ishin të uritur. Omeri "i ri" u bë simbol i drejtësisë për gjithë botën. Ai njihet për deklaratat e mëposhtme: "Nëse një ujk sulmon një qengj në brigjet e Eufratit, jam i frikësuar se Zoti do të më kërkojë llogari mua përse nuk e mbrojta qengjin nga ujku"

Plot dhembshuri, ai do të dilte natën shtëpi më shtëpi për të vëzhguar nga afër nëse ka nevojtarë për bukë dhe do t'i ushqente ata njerëz pa treguar kush ishte. Pra ishte mesazhi universal i Muhamedit a.s. që transformoi Omerin në një personalitet kaq të lartë të njerëzimit. Ai përgatiti prijës me përgjegjësi të plotë para popullit dhe para Zotit. Për të qenë prijës nga populli, për popullin, i popullit, - duhet të trashëgohet rruga udhëheqëse e Profetit dhe shokëve të tij. Nga kjo kuptohet se për të qenë një udhëheqës i suksesshëm, i dashur dhe i pranuar - duhet të jesh në shërbim të popullit. Pejgamberi a.s. thotë: 'Udhëheqësi i popullit është shërbyesi i tyre.'




## Profeti solli barazinë gjinore

### I pari që ngriti të drejtat e gruas në shoqërinë patriarkale

Profeti a.s. lindi në një shoqëri që kishte kulturë tepër patriarkale, në të cilën gruaja ishte shumë e nëpërkëmbur, kishte shumë pak të drejta dhe shpesh trajtohej ashpër dhe padrejtësisht. Ai ngriti zërin kundër këtyre normave dhe kësaj tradite të shëmtuar. Në konceptin e Islamit, burri dhe gruaja janë të barabartë.

Në kaptinën e katërt të Kuranit, Allahu u kujton besimtarëve:

"O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqen) e saj, e prej atyre të dyve u shtuan shumë burra e gra" (Nisa:1)

Profeti a.s. tha: "Është e vërtetë që ju keni disa të drejta ndaj grave tuaja, por ato gjithashtu kanë të drejta ndaj jush" Në hytben lamtumirëse ai predikoi edhe këto fjalë për gruan: "O njerëz ... trajtoni gratë tuaja mirë dhe jini të butë me to, sepse ato janë partneret tuaja dhe ndihmëset tuaja të besuara..." Pra atëherë kur e drejta e gruas ishte e shkelur dhe e përbuzur, Profeti në mënyrë të qartë formuloi barazinë midis gruas dhe burrit.

Është kjo njohje e barazisë, e cila formon bazën e ligjeve të ndryshme të Sheriatit, që bëjnë të mundur mbrojtjen e të drejtave të grave. Nga këto predikime dalin ligjet e Sheriatit që mbrojnë të drejtën e gruas për të qenë trashëgimtare, të drejtën e kurorëzimit, të drejtën e divorcit, të drejtën e votës dhe për të punuar në zyra (administratë), të drejtën e zotërimit të mjeteve të jetesës etj. Pra, Profeti a.s. i solli njerëzimit për herë të parë barazinë gjinore. Ai ishte antikonformist në mbrojtjen e të drejtave të grave. Ndërsa, për keqardhje, dua të theksoj se ata që pretendojnë se pasojnë Profetin a.s., jo rrallë nuk e kanë kuptuar ose e kanë keqinterpretuar natyrën e vërtetë të pikëpamjeve të tij për gratë dhe për rolin e tyre të ligjshëm në shoqëri dhe në fenë e tyre respektive.

## Ai apeloi se epërsia qëndron tek morali, dashuria dhe butësia

"Morali i tij ishte ai i Kuranit", thotë Aishja (r.a.) gruaja dhe mikja e tij. Pasuesit e tij e konsiderojnë atë si një Kuran folës. Zemrat dhe gjuhët janë të paafta për ta përshkruar Muhamedin a.s.

Ai ishte njeriu i dimensioneve krejt të veçanta. Ajo që na takon neve të bëjmë, është zelli për ta akorduar veten tonë në vijën dhe frekuencat e tij. Vlerat më të larta të moralit janë mbledhur tek ai. Në kontekst me këtë, Kurani thotë: "Vërtet që ti zotëron një shkollë të lartë të virtytit" (Kalem:4)

Ai, Profeti a.s., thotë se dashuria është lidhja midis tij dhe besimtarëve: "Duajeni Zotin për mirësitë që ju ka dhënë, dhe më duani mua për dashurinë që ka Zoti për mua".

Ky njeri ofron rregulla të moralit, të cilat i mungojnë aq shumë njeriut bashkëkohor, i cili, duke ndjekur dhe duke imituar lloje të ndryshme të etikës, është zhveshur nga normat humane. Ai kishte butësi, mëshirë dhe dhembshuri. Ai ka ditur të ruajë mëshirën e tij universale nga çdo lloj ekstremizmi dhe, në saje të zgjuarsisë profetike, nuk ka rënë kurrë në qëndrime të skajshme! Mëshirën nuk e humbi as atëherë kur e gjuajtën me gurë dhe e ofenduan. Ai përsëri u lut për të mirën e tyre.

Zejdi r.a. tha: "O i dërguar i Zotit ! Shih se ç'të bënë ata... e ti ende lutesh për të mirën e tyre?! I dërguari i Zotit, iu përgjigj: "Unë u dërgova si mëshirë e jo mallkim" nuk dua t'u sjell njerëzve fatkeqësi, veçse dua t'u sjell paqe e lumturi.

Ai thoshte: "Nëse butësia ndërhynë në diçka, patjetër që e zbukuron atë, por nëse del nga diçka, patjetër që e lë të mangët atë".

Sa më shumë që i shtohej popullariteti dhe pranohej nga të tjerët, aq më shumë thellohej thjeshtësia e tij. Ai thoshte: Allahu e lartëson atë që tregohet i thjeshtë" dhe është po ai që e ka zbatuar dhe përfaqësuar thjeshtësinë në trajtën më të mirë. Tek njerëzit e mëdhenj thjeshtësia është treguesi i faktit që ata janë të mëdhenj. Po e përfundoj me thëniet e Hasan b. Thabit: "Me fjalët e mia Muhamedin a.s. nuk e lavdërova; duke përmendur atë, fjalëve të mia vlerë u shtova!!!."

* Kumtesë e lexuar më datën 29.03.2004, në manifestimin e Ditëlindjes së Muhamedit a.s., organizuar nga Fakulteti i Studimeve Islame – Prishtinë.

# Rëndësia e mevludit në ruajtjen e vlerave fetare ndër shqiptarët*

Mr. Sadik Mehmeti

**Kurrkuj Haki n'ket dynja sikur ky djal**
**Nuk ja dha kuj hem mas sodi nuk e fal**

*Nga "Mevludi" i Tahir efendiut*




Që në fillim duhet pranuar fakti se mundësitë tona për të shpaluar dhe për të lavdëruar biografinë kaq të ndritshme të Muhamedit a.s., janë fare të mangëta, sepse, siç do të thoshte me të drejtë poeti, përfundimisht:

*"S'muj e livdon két Resul kush por e nis/ Veç ni Allah qi xhith na ka jaratis."*

Sidoqoftë, sa herë që vjen 12 rebiul evveli, i cili shënon ditëlindjen e të Dërguarit të Allahut – Muhamedit a.s., myslimanët anekënd botës, pra edhe në viset tona, shënojnë ditëlindjen e Muhamedit a.s., duke organizuar manifestime dhe gazmende të ndryshme. Në këtë mënyrë, ata, të gëzuar dhe krenarë, kanë shprehur dhe prore vazhdojnë të shprehin dashurinë, nderin dhe respektin ndaj Pejgamberit të tyre, jetës së tij, detyrës dhe mësimeve që u ka lënë amanet.

Myslimanët e bëjnë këtë, sepse ata janë të vetëdijshëm se, duke shprehur dashurinë dhe respektin ndaj të Dërguarit të tyre, ata përpiqen që sa më shumë t'i mbesin besnikë atij dhe mësimeve të tij, e kjo do të thotë t'u mbesin besnikë Kuranit dhe urdhrave të Allahut xh.sh., sepse Allahu xh.sh., - përmes Xhibrilit - i kishte thënë Muhamedit a.s. që t'u thoshte myslimanëve: "Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje që Allahu t'ju dojë ju dhe t'jua falë mëkatet." (Ali-Imran, 31)

Myslimanët, ardhjen e të Dërguarit të Allahut xh.sh. e konsiderojnë si mëshirën më të madhe të Allahut xh.sh. për njerëzit, sepse kështu thuhet edhe në Kuran: "Ne të kemi dërguar ty (o Muhammed), pa dyshim, vetëm si mëshirë për botët". (El-Enbija, 107) Andaj myslimanët e shënojnë ditëlindjen e të Dërguarit Muhamed a.s. në mënyrë të përshtatshme me të dhe me mësimet e tij, të cilat, - nga Allahu xh.sh., - ai ua ka komunikuar njerëzve. Myslimanët, duke lexuar biografinë e Muhamedit a.s., dëshirojnë ta ndjekin atë dhe të marrin shembull nga ai, sepse tek i Dërguari i Zotit është shembulli më i shkëlqyeshëm, thotë Kurani. (El-Ahzab, 21)

Kurse vetë Muhamedi a.s. në një hadith të tij, ka thënë: *"Nuk ka besuar askush derisa unë të jem tek ai më i dashur se prindi, fëmija dhe tërë njerëzit e tjerë".*

Duke u nisur nga këto fakte dhe të tjera, myslimanët filluan të shfaqnin ndjenjat e tyre për të nderuar dhe për të lartësuar emrin e Muhamedit a.s.; ata i dërgonin salavate atij dhe i luteshin Zotit për të. Kështu ditëlindja e Muhamedit a.s. mbeti një ngjarje e shënuar që festohet me gëzim e kënaqësi të veçantë nga të gjithë myslimanët. Si rezultat i kësaj, ky kujtim për të Dërguarin e Allahut, Muhamedin a.s., ishte dhe vazhdon të jetë një frymëzim *par exellence* për studime, krijimtari e botime të ndryshme fetare, letrare, historike, shkencore, kulturore e pedagogjike, që kanë shërbyer e shërbejnë për edukim të gjithanshëm shpirtëror e njerëzor. Kështu lindën veprat e para për jetën dhe veprën e Muhamedit a.s.; kështu lindën veprat për njohjen e personalitetit të tij; me një fjalë, kështu lindën edhe mevludet.

Mevludi si manifestim, por edhe si krijimtari letrare, është i mirënjohur dhe ka një traditë të begatshme edhe tek ne. Nuk do ta tepronim aspak nëse themi se manifestimi i mevludit tek shqiptarët ka njohur një shtrirje dhe ndikim të madh sa asnjë manifestim tjetër fetar. Kjo ka ndodhur, sepse hartimi dhe përpilimi, e më vonë edhe këndimi i tij, janë bërë në gjuhën e popullit, i cili jo vetëm ka arritur ta kuptonte, ta perceptonte dhe ta njihte tematikën e mevludit, por, të shumtën, edhe ta mësonte atë përmendsh. Themi kështu, sepse kemi parasysh faktin se librat si: *"Shemaili sherifi..."* i Imam Tirmidhiut, *"Delailul-hajrati..."* i Xhezulit, e më vonë edhe *"Et-tarikatu el-Muhamedije..."* i Imam Birgeviut, të cilët përshkruajnë biografinë e Muhamedit a.s., kanë shërbyer si doracakë themelorë në medresetë e kohës, megjithëse janë të njohura edhe shumë vepra të tjera, madje që nga koha sa ishte Pejgamberi a.s. gjallë, të cilat lavdërojnë dhe theksojnë cilësitë e Muhamedit a.s., dhe të cilat janë mësuar dhe kanë qenë të njohura ndër shkollat dhe ulematë tanë.

Kurse në vakëfnametë e ndryshme që kanë lënë njerëzit tanë në vendet tona, është lënë amanet që të shënohet ditëlindja e Muhamedit a.s., madje vakëflënësit tanë kanë saktësuar edhe çfarë



ushqimesh t'u përgatiten në një rast të tillë myslimanëve. Këtë e quajmë një të dhënë mjaft domethënës.

Duke pasur parasysh se manifestimi i mevludit, sikurse u tha, është i hershëm, madje, do të thoshim që atëherë kur në trojet tona është ditur për të Dërguarin e Allahut, Muhamedin a.s., është afër mendsh se për një manifestim të tillë është dashur të ketë edhe një krijimtari artistike letrare. Prandaj, mevludi si krijimtari artistike letrare, tek shqiptarët ka një traditë të hershme, por, fatkeqësisht, jo gjithaq të njohur ndër ne. Për aq sa dihet, mevludi i parë i shkruar ndër shqiptarë, i takon shekullit XVIII, d.m.th. daton nga periudha e ndritur e Rilindjes Kombëtare, dhe është shkruar nga rilindësi ynë i shquar, Hasan Zuko Kamberi.

Duhet theksuar se deri më sot njihen rreth 30 mevlude të shkruara nga personalitete të njohura shqiptare në fusha të ndryshme të fesë dhe të letërsisë, të cilët, me mjeshtërinë e tyre dhe në mënyrë artistike e shembullore, thurën lavde e konsiderata, - si për askënd tjetër, - për të Dërguarin e Allahut xh.sh., Muhamedin a.s.. Ndër më të njohurit janë: Hasan Zuko Kamberi, Ismail Floçi, Hafiz Ali Ulqinaku, Hafiz Ali Korça, Hafiz Ibrahim Dalliu, Tahir efendi Boshnjaku, Tahir ef. Popova dhe shumë të tjerë, që dihen e që nuk dihen.

Hartimi dhe manifestimi i mevludit ka luajtur një rol me rëndësi në ruajtjen e identitetit fetar të atij mjedisi ku është shkruar ose kënduar. Ai ka mbajtur gjallë, ka freskuar, ka motivuar dhe ka ushqyer shpirtin e myslimanëve për biografinë e ndritur të Pejgamberit a.s. dhe për mësimet e tij. Dhe jo vetëm kaq, por mevludet përmbajnë edhe vlera të tjera didaktike dhe estetike. Përmes mevludit, sikur bëhej përpjekje që të plotësohej boshllëku i krijuar nga mungesa e një literature më të gjerë fetare islame në gjuhën shqipe.

Themi kështu, sepse, duke qenë se mevludi ka një tematikë islame të pranueshme dhe të lehtë për t'u kuptuar, ai është pritur mjaft mirë nga myslimanët e të gjitha shtresave dhe të gjitha moshave. Ai është kënduar dhe këndohet gjithandej në xhami, medrese, mektebe dhe shtëpi të myslimanëve. Roli i mevludit është ku e ku më i madh edhe për faktin se gjatë këndimit të tij, këndohet Kuran, bëhet salavat, këndohen ilahi, bëhen dua etj., që në një formë a në një tjetër janë në dobi të dëgjuesve, sepse edhe me këto kemi një përpjekje serioze që të lidhemi me Allahun xh.sh..

Më tutje, duke dëgjuar mevlud, njerëzve u kujtohen disa vlerësime e mësime të fesë islame dhe me atë rast pjesëmarrësi mediton në mënyrë emocionale për fenë islame, dhe ky lloj meditimi a reflektimi zë vend në mendjet e masës së njerëzve të thjeshtë, herë-herë, më shumë sesa një predikim a reflektim për një temë të zakonshme.

Roli dhe rëndësia që ka luajtur mevludi në ruajtjen e identitetit fetar tek shqiptarët, më së miri kuptohet nëse i hedhim një vështrim historik e vlerësues zhvillimit të jetës fetare islame në pesëgjashtë dekadat e fundit të shekullit të kaluar, d.m.th. gjatë kohës së ish-sistemit komunist, kur pjesa dërrmuese e besimtarëve myslimanë ishin jashtë xhamisë, ose, thënë ndryshe, xhamitë gati sa nuk ishin mbyllur. Në ato kohë, mevludi ishte manifestimi gati i vetëm kur ulemaja komunikonte me besimtarët. Dhe, me gjithë sanksionet që ishin vënë nga ai sistem, institucioni i mevludit nuk kishte qenë e mundur të shuhej, ngaqë mevludi kishte njohur një shtrirje dhe një praktikë mjaft të gjerë, sepse ai këndohej në raste të ndryshme. Dhe pikërisht këndimi i mevludit ishte bërë sebep që ndër odat tona të ligjërohej e të predikohej për mësimet e fesë islame. Ishin vargjet e poetit apo bejtet e autorit të mevludit, ato që shërbenin si shkas që njerëzit të pyesnin për fenë islame, madje herë-herë me qëllime provokuese dhe në mënyrë jofisnike. Ishte manifestimi i mevludit që arrinte t'i tubonte besimtarët në një manifestim fetar në një vend jashtë xhamisë, kurse vargjet e tij u mundësonin hoxhallarëve që të mbanin ligjërata. Me një fjalë, mevludi vazhdonte të gjallëronte, të këndohej dhe të ishte pjesë përbërëse e jetës ndër besimtarët islamë.

Duke pasur parasysh rolin dhe rëndësinë e mevludit për ruajtjen e vlerave fetare islame ndër shqiptarët, manifestime të mevludit nuk janë organizuar vetëm me rastin e ditëlindjes së Pejgamberit a.s., por edhe në raste të tjera të jetës së myslimanëve. Këtu në asnjë mënyrë nuk duhet harruar as roli psikologjiko-didaktitk i mevludit. Të gjithë ne i kujtojmë me ëndje dhe nostalgji, edhe sot e kësaj dite, momentet kur në shtëpitë tona organizohej dhe këndohej mevludi. Edhe kjo, kujtojmë, ka domethënien e vet, pa dyshim.

Si mund të thuhet se mevludi nuk ka luajtur një rol pozitiv në ruajtjen e ndjenjave fetare, kur ai që në fjalën e parë shpjegon një kusht të fesë islame shumë me rëndësi.

Aty thuhet:

*/Allah Emnin ta përmendim pa ia nda/*
*/Me nisë punën me To gjithkush borxh e ka/.*

Ose:

*/Emnin Allah në të gjitha punët vynë me përmend/*
*Se pa to s'ka hajri mrami kurrni send/*

Porositë e mevludit tingëllojnë gjithmonë aktuale dhe me peshë. Sepse përmes mevludit, poeti ka arritur në mënyrë shembullore të shprehë në vargje kush-



tet dhe detyrimet kryesore të fesë islame. Aty, përveç për Pejgamberin a.s., flitet për Atributet e Allahut xh.sh., për Dëshminë islame - Shehadetin - që është komponenti fundamental i fesë islame; aty flitet për Kuranin, për namazin, për agjërimin, për veprat e mira/hajratet, për vdekjen, për abdesin etj., - të gjitha këto të shpjeguara në mënyrë shumë lakonike, të kuptueshme dhe të thjeshtë, në mënyrë që masa e besimtarëve t'i kuptojë dhe t'i perceptojë sa më lehtë, e rrjedhimisht ato porosi edhe t'i vërë në zbatim praktik.

Vlerat e mevludit bëhen gjithnjë e më të mëdha edhe për faktin se autorë të mevludeve kanë qenë njerëz të shquar në vendin tonë, ulema të ditur e vizionarë, të cilët jo vetëm që nuk kanë bërë ndonjë kritikë për këndimin e mevludit, por duke shkruar mevlude vetë, ata janë bërë të njohur në këtë fushë. Ky fakt ka peshën e vet, gjithsesi. Sikundërqë në atë kohë kanë jetuar edhe shumë ulema të tjerë shumë të shquar, të cilët kanë predikuar fenë tonë, të cilët jo vetëm që nuk e kanë kundërshtuar këtë praktikë, por, përkundrazi, ata kanë kënduar mevlud ose kanë marrë pjesë në këto ceremoni.

Natyrisht, të gjithë këta ulema, sikundër edhe ata të mëvonshmit dhe të sotmit, e kanë pasur dhe e kanë të qartë se mjetet dhe metodat për të thirrur në fenë islame, nuk janë të kufizuara ekskluzivisht në Kuran dhe në hadith, megjithëse këto të dyja mbesin burimet kryesore dhe të padiskutueshme. Ulemaja jonë kanë qenë dhe janë të vetëdijshëm se me vargjet e mevludit nuk bën të falet namazi dhe se vetëm me këndimin a organizimin e mevludit, nuk shkohet në Xhenet.

Prandaj, duke mos pasur parasysh këto fakte dhe duke mos njohur porositë dhe mesazhet aq domethënëse të mevludit, ndodh që nga njerëz të dëgjohen ca zëra, ndonëse të mekur, se gjoja mevludi na qenka i panevojshëm.

Nëse ndodh që gjatë kremtimit të mevludit, të themi, ka ndonjë gjë të papranueshme, atëherë faji nuk është tek mevludi, por tek ne.

Nëse një njeri sillet në mënyrë të pahijshme në xhami, kjo nuk do të thotë se xhamia është e keqe, përkundrazi. Ose, të themi ndryshe, ç'faje ka Dielli, nëse dritën e tij nuk mund ta vërejë i verbëti?!

Hartimi dhe manifestimi i mevludit ka luajtur një rol me rëndësi edhe në ruajtjen e identitetit tonë kombëtar. Hartimi dhe këndimi i mevludit në gjuhën shqipe ka bërë që të nxirret nga përdorimi këndimi i mevludit në gjuhën turke. Andaj, mevludi, përveç të tjerash, ka luajtur një rol me rëndësi në ruajtjen dhe kultivimin e gjuhës shqipe. Kjo është një e dhënë e padiskutueshme dhe mjaft domethënëse.

Në anën tjetër, autorët e mevludeve, duke qenë fetarë dhe atdhetarë të dëshmuar, kanë synuar që, bejtet e tyre, përveç frymëzimit fetar, të ngjallnin edhe vetëdijen kombëtare.

Ja se si shkruan autori i një mevludi, Hafëz Ali Korça:

*Kur kujtonte Meqqen Muhammed Muhtari*
*Çurk i vinin lotët e syve nga zjarri*
*Nuk hante nuk pinte e kujdesur nuk flinte*
*Vatanin e bukur nga goja s'e linte*
(Hafëz Ali Korça, "Mevlud", f. 9)
Ose:
*Zot! Le të ra rojë Atdhe' Kombësija*
*Aqë sa të rrojë edhe gjithësia*
(Po aty, f. 26)

Nga sa thamë sipër, mund të përfundojmë se manifestimi i mevludit ka luajtur një rol me rëndësi në ruajtjen e identitetit tonë fetar dhe kombëtar. Përmes tij synohet nderimi ynë ndaj personalitet të Muhamedit a.s., synohet zgjerimi i horizonteve tona fetare e kulturore; synohet mësimi i vlerave fetare, letrare, gjuhësore, historike, kulturore, gjuhësore, etnografike dhe atdhetare të përmbajtjes, të formës e të ceremonialit të tyre; synohet forcimi i frymës së bashkimit, mirëkuptimit, bashkëpunimit e tolerancës midis njerëzve në përgjithësi si krijesa të Zotit.

Në fund, themi të bindur se Muhamedi a.s. ishte, është dhe do të mbetet shembulli më i bukur dhe modeli më i përsosur për mbarë njerëzimin, në çdo aspekt.

Dhe, në fund fare, duke parafrazuar autorin e një mevludi, të themi: *Mjaft kemi ne që jemi Ymeti i Muhamedit a.s. dhe mbase gjendemi ndonjëherë tek hyzmeti i tij.*

Andaj, "*Pej Resulit ndashi ju me pas shefat, shpirtit tij thoni me ashk es-salat*".

* Kumtesë e lexuar më datën 29.03.2004, në manifestimin e Ditëlindjes së Muhamedit a.s., organizuar nga Fakulteti i Studimeve Islame – Prishtinë.

# Roli i ulemasë shqiptare në shkrimin e gjuhës shqipe

Dr. Isa Memishi

Krahasuar me gjuhët tjera kombëtare të Evropës gjuha shqipe është gjuha kombëtare e fundit në Evropë që është dokumentuar.[1]

Fillimi i shekullit pesëmbëdhjetë na vë përpara një tekst që mund të konsiderohet pikënisje për shkrimin e shqipes. (*Bellifortis*[2])

Teksti i kuptueshëm më i lashtë në gjuhën shqipe është *formula e pagëzimit* që mban datën 1462[3], i shkruar shqip, gegërisht, dhe me alfabet latin.[4]

Shqiptarët u kishin dhënë ndihmesën e tyre modeste, me veprat e tyre, letërsisë dhe kulturës perëndimore si dhe asaj të lindjes. Afërsia me Italinë, djepi i qytetërimit evropian, dhe më vonë sundimi i trojeve shqiptare nga Perandoria Osmane, ku një numër i konsiderueshëm i shqiptarëve u shkolluan nëpër qendrat e kësaj perandorie, dha mundësi që mjaft prej tyre të përfitonin drejt për drejtë nga këto dy kultura, më të njohura të asaj kohe, dhe në të njëjtën kohë me krijimtarinë e tyre të bëhen pjesë e pandashme e këtyre dy kulturave.

Nga shekulli i pesëmbëdhjetë e këndej, Shqipëria u nda në tri sfera kulturore e gjuhësore të dallueshme nga njëra tjetra: sfera e turqve, ajo e grekëve ortodoksë dhe ajo katolikë.[5] Ndonëse shqiptarët para sundimit të Perandorisë Osmane kishin kulturën e vet popullore dhe një letërsi gojore të pasur, ata nuk kishin alfabet dhe, si pasojë, edhe ato pak shkrime të njohura, gjerë më tani, ishin të shkruara me alfabet latin apo grek.

Kur Perandoria Osmane morri në sundimin vet trojet shqiptare, solli me vete një kulturë të re myslimane që do të mbijetonte sot e kësaj dite. Gjuhët e kulturës dhe dijes në trojet shqiptare gjatë kësaj periudhe qenë turqishtja, arabishtja dhe persishtja. Turqishtja ishte gjuhë e administratës, arabishtja gjuhë e literaturës burimore islame dhe persishtja gjuhë e veprave letrare.

Shqiptarët ortodoks, që i kishin mbetur besnik kishës ortodokse dhe traditave të ngurtësuara të Bizantit, nuk ishin të lirë të përdornin gjuhën e vet për qëllime arsimore e kulturore, përderisa gjuhët tradicionale të kishës ortodokse, pra edhe të vetmet gjuhë të mundshme për t`u shkruar, ishin greqishtja në jug të vendit dhe sllavishtja kishtare në veri.

Fuqia e tretë kulturore në këtë vend, ajo e kishës katolike të Romës, për gjuhë zyrtare njihte vetëm latinishten dhe italishten.

Të shkruarit në gjuhën shqipe, pa marrë parasysh alfabetin, përfaqësonte një simbol të qëndresës ndaj fuqive të huaja që sundonin me trojet shqiptare ose mbisundonin me kulturat e tyre.

Në shekullin XVI trupat e Perandorisë Osmane ishin përqendruar nëpër kalatë e qyteteve, andaj edhe qytetet e Shqipërisë gradualisht fillluan të mbushen me një popullsi të re, e cila filloi të zbresë nga vendet rurale. Kjo popullsi e re, e ballafaquar me një realitet të ri, fillon një prozelitizëm i ri, i cili ndonëse në fillim qe i rrallë dhe i ngadalshëm. Për të ia ndalë hovin këtij prozelitizmi, edhe pse Koncili i Trentit e kishte ndaluar përdorimin e gjuhëve kombëtare në liturgji dhe kishte vendosur censurë, Gjon Buzuku mendoi të kthejë meshën në gjuhën shqipe, të krijojë një kishë katolike kombëtare për shqiptarët[6] dhe botoi *Mesharin* (1555), që dihet gjer më sot vepra e parë e botuar shqip.

Ekonomia shqiptare që në shekullin XVII nisi një far rimëkëmbje në përputhje me gjendjen e krijuar në Perandorinë. Përparësi mori zejtaria dhe tregtia ku dallohen Shkodra, Prizreni, Elbasani, Berati, Gjirokastra, Janina etj.

Pasardhësit të shqiptarëve, të shkolluar nëpër qendrat e dijes së Perandorisë Osmane, që u inkuadruan në karrierën politike dhe ushtarake të Perandorisë Osmane, pa mëdyshje, ishin të barabartë në përgatitjen profesionalë, me ulemanë e mbarë Perandorisë Osmane. Nga kjo shtresë e arsimuar e popullit shqiptarë lind gjenerata e parë e ulemasë shqiptare.

Sikundër autorët e parë të krishterë që kishin shkruar latinisht apo greqisht, ashtu edhe shkrimtarët e parë mysliman përdorën mjetet letrare të letërsive orientale si të persishtes, arabishtes dhe turqishtes, bile shumë prej tyre krijuan emër në letërsinë turke.

Autorët shqiptarë që shkruan në gjuhët e orientit janë të shumtë.[7] Ndër më të njohur me prejardhje shqiptare, janë Suzi Prizrenit, Mesihi i Prishtinës, Jahja Bej Dukagjini (1496-1582), i njohur në letërsinë turke Dukagin Zade Yahya bej ose Tasliceli Yahya; Ahmed bej Dukagjini, i njohur në letërsinë turke ***Dukagjin Zade Ahmed***. Ndër prozarorët turq me prejardhje shqiptare në fillim të shekullit gjashtëmbëdhjetë janë ***Ajazi, Lutfi Pasha, Koçi Beu***.[8] Ajazi, Lutfi Pasha etj.

Ata i kanë dhënë poezisë osmane-turke disa poetë, të cilët i dhanë një vulë epokës së vetë, futën një vulë të re në poezinë osmane-turke, treguan një origjinalitet të vetëm dhe hapën rrugë të reja. Historiani i njohur i poezisë osmane-turke Gibb



thotë '*ata futën një origjinalitet në poezinë osmane-turke sepse ishin shqiptar'.*[9]

Në këtë periudhë u duk edhe një lëvizje më e gjerë për shkrimin e gjuhës shqipe në jetën kulturore, arsimore e fetare.[10] Vërehet një përpjekje për t`u shkëputur nga ndikimi i kulturave të huaja. Shqipja, po në këtë kohë, filloi të shkruhej edhe me alfabete të veçanta.[11]

Në fillim të shekullit XVIII gjithnjë e më shumë po forcohej ndjenja kombëtare e popullit shqiptar për të afirmuar kombësinë e vet edhe në fushën e kulturës. Kjo u pasqyrua edhe ndër ulemanë shqiptare për shkrimin e shqipes me alfabet arab.

Dalëngadalë ata që shkruan divane dhe veprat tjera në gjuhët orientale i hapën rrugën autorëve shqiptarë, që shkolloheshin në qendrat e Perandorisë Osmane që me të njëjtin alfabet, duke i bërë ca përshtatje grafike alfabetit arab për natyrë e gjuhës shqipe. Pra, shkrimi i gjuhës shqipe me alfabet arabe ishte kalim i shkrimit të krijimtarisë së autorëve shqiptarë nga gjuhët orientalë, arabisht, persisht dhe turqisht në shqip.

Shkrimi shqipes me alfabet arabe nga ana e ulemasë shqiptare ishte kalimi nga turqishtja, persishtja dhe arabishtja te shqipja si mjet i shprehjes letrare. Ishin orvatjet e para në fillim të shekullit tetëmbëdhjetë nga ulemaja shqiptare, të formuar nga një kulturë islame, për t`u shprehur jo në një gjuhë të Orientit, por në gjuhën e vetë vendëse. Kalimi nga gjuhët e orientit (turqisht, arabisht dhe persisht) në gjuhën shqipe ishin aq vendimtar ashtu siç kishte qenë edhe kalimi nga latinishtja në shqipe në krijimin e letërsisë së hershme shqiptare (në shekullin e gjashtëmbëdhjetë e të shtatëmbëdhjetë)'.[12] Ndër të parët nga autorët shqiptar që shkruan me alfabet arab janë: Muç Gega, Muç Zade, Nezim Frakulla, Sylejman Naibi, Hasan Zyko Kamberi, Zenel Bastari, Muhamet Kyçyku, Muila Dervish Peja, Tahir Efendi Boshnjaku, Dalip Frashri, Shahin Bej Frashri, H. Ali Ulqinaku, Rexhe Voka, Sheh Maliqi e shumë të tjerë.

Kur nisi të përdorej alfabeti arab për shkrimin e gjuhës shqipe? Për këtë problem ka nevojë për kërkime dhe hulumtime në arkiva dhe biblioteka shtetërore dhe private, nga specialistë që i njohin mirë gjuhët orientale.

Përkundër konstatimit të Myderrizit se '*kjo kulturë* (shkrimi shqip me alfabet arabe I.M.) *zu rrënjë mirë në Shqipëri vetëm në shekullin XVII; kështu tekste më të vjetra që e kalojnë këtë shekull nuk duhet të presim,*[13] mendoj se gjurmët e krijimtarisë shqipe me alfabet arab duhet kërkuar edhe më herët. Me vet faktin se krijimtaria e shkrimtarëve shqiptar që shkruan me alfabet arab, siç u tha më lartë, ishte një kalim nga të shkruarit në gjuhët orientale, s`do mend se gjurmët e shkrimit shqip me alfabet arabe duhet kërkuar para Muçi Zades (i biri i Muçit).[14] Medoemos shkrimtarët shqiptar, të cilët krijuan në gjuhët orientale, patjetër do të kishin lënë gjurmë në gjuhën e tyre nëpër krijimtaritë e tyre. Një praktikë e tillë ka qenë prezentë tek autorët e huaj që kanë shkruar në gjuhën e vjetër turke, siç është rasti te teksti i parë i shkruar në gjuhën boshnjake me alfabet arab, tekst i rëndësie kulturore-historike për traditën e shkrimit të kësaj gjuhe me alfabet arab. Sipas hulumtimeve të deritanishme, shënimet e ca fjalëve shqipe me alfabet arab nga udhëpërshkruesi i mirënjohur turk Evlija Çelebiu në veprën ***sijahetname***, në vitin 1662, janë gjurmët e para të shkrimit të shqipes me alfabet arab.

Duke marrë parasysh këtë traditë, që në mes të një vepre të shkruar në gjuhën e vjetër turke të shkruhen edhe fjalë apo shprehje të një gjuhe tjetër, s`do mend se do të duhej të ekzistonte diç e këtillë edhe nga autorët shqiptarë, që shkruan në gjuhën e vjetër turke, do të kishin shkruar diçka në gjuhën e tyre, të paktën disa vargje.

Për emërtimin e shkrimeve shqipe me alfabet arabe janë përdorur mjaft terma letrare, varësisht nga studiuesit e historisë së letërsisë shqipe. Po përmendim vetëm disa prej tyre:

***Shkrimtarë të vjetër Mysliman***[15] Namik Resuli.

*'**poetë me ndikim turk**'* Giusepp Schiro Junior

***Shkrimtarët mysliman me alfabet arab në atdhe***, Arshi Pipa.[16]

***Alamiad,*** Hasan Kaleshi[17]

***Letërsia e shek. 18-19 e shqiptarëve mysliman ose bejtexhinjve,*** Mahmut Hysa,[18]

***Alamiada shqiptar***, Mahmut Hysa,[19]

*'**prodhimi letrar i alhamiados'**,* Zeqirja Neziri,[20]

***'Alhamiado',*** Nehat Krasniqi,[21]

Termi më i popullarizuar gjer më tani është ai '*letërsia e bejtexhinjve*'.

Ndër studiuesit e historisë së letërsisë shqipe kohëve të fundit dominon termi ***alamiado*** gjegjësisht ***alhamiado,*** mirëpo *bartja mekanike*, siç do të thoshte profesor Rexhep Ismajli[22] nuk është term, i cili ngërthen tërë krijimtarinë shqipe të shkruar me alfabet arab. Pos arsyeve të cilat i cekë profesor Ismajli[23] për rrezikun që paraqet bartja mekanike e këtij termi, do të shtonim edhe atë se kjo krijimtari për letërsinë shqipe nuk është e ***huaj***. Me vetë faktin se kjo krijimtari është shkruar në gjuhën shqipe, nga autorët shqiptarë dhe për lexuesit shqiptarë, nuk mund të quhet ***alhamiado*** (***al`axhamija – e huaj).*** Meqë këtë pjesë të letërsisë shqipe, nga pjesa tjetër e letërsisë e dallon vetëm alfabeti, andaj mendoj se termi më adekuat për këtë pjesë të letërsisë shqipe do të ishte ai me të cilin e quajti studiuesi më i zellshëm e kësaj krijimtarie Osman Myderriz, pra ***letërsi shqipe me alfabet arab.***[24] Alfabeti i kësaj pjese të letërsisë shqipe nuk është arsye që kjo pjesë e letërsisë të quhet kështu apo ashtu, e aq ma pakë e ***huaj,*** duke qenë se profesor Çabeji thoshte ***alfabetet e ndryshme që kanë qenë përdorur gjatë kohëve te ne, s`janë gjë tjetër veçse shprehje grafike…".***[25]

Kjo traditë e shkrimit në disa mjedise ishte më e përhapur si në Vilajetin e Kosovës dhe të Manastirit, gjurmët e të cilit i ndeshim edhe pas Kongresit të Manastirit. Tradita e shkrimit shqip me alfabet arab vazhdoi sidomos në Kosovë, ku deri në vitin 1947 shkruheshin ende vargje me shkrim arab.[26] Në këto mjedise shkrimi i shqipes me alfabet arab nga ana e ulemasë shqiptare, për shkak të sundimit të egër serb, ishte edhe më pas e vetmja mundësi për ta shkruar gjuhën amtare. Pra, jo dëshmon për përpjekjet e tyre për shkrimin e shqipes në këto treva.

Shkrimet, gjegjësisht letërsia shqipe me alfabet arab i dha Rilindjes një gjuhë të punuar, i dha *Ervehenë*, i dha edhe modele për epopenë.

Me letërsinë shqipe të shkruar me alfabet arab fillon letërsia e mirëfilltë,[27] ndërpritet tradita e letërsisë shqipe me motive fetare.[28] Kjo letërsi, e krahasuar me letërsinë e vjetër me alfabet latin, rezultoi më e pasur dhe më e larme[29] dhe ishte kryesisht letërsi e dijeve dhe e mjeshtërive.[30]

Këto shkrime me alfabet arab me fjalorët dy gjuhësh dhanë një kontribut me rëndësi edhe për leksikografinë, leksikologjinë e gjuhësinë tonë në përgjithësi.

Fjalori turqisht-shqip i Nezim Frakullës, ndonëse i vogël, ka gjithsejtë njëzet vargje, ka rëndësi, se hapë rrugën e leksikografisë me alfabet

arab dhe është teksti i parë i leksikografisë në dialektin toskë.

Fjalori i Daut Boriçit është ndër fjalorët e rrallë dhe të veçantë të asaj kohe i shkruar në katër gjuhë shqip, me alfabet arab, turqisht me alfabet arab, persisht dhe arabisht.

Shkrimet shqipe me alfabet arab, përveç vlerës letrare, leksikografike dhe leksikologjike kanë edhe rëndësinë e historikut të zhvillimit të gjuhës së shkruar shqipe si dhe rëndësi të veçantë për dialektologjinë shqipe. Pjesa dërmuese e këtyre veprave të këtij lloji janë shkrimet e para të shkruara në disa të folme të shqipes, siç janë: poezia e Muçi Zades ***Im Zot mos më le pa kahve*** është shkruar toskërisht dhe përbën dokumentin e parë që njohim gjer tashti të shkruar në Shqipëri në këtë dialekt.[31]

Fjalori *turqisht-shqip* i Nezim Frakulës, i cili përmban të parin tekst leksikografik të shkruar toskërisht,[32] veprat e Muhamet Çamit në Çamëri, *Vehbija* e Tahir Boshnjakut, dokumenti më i vjetër i shqipes së Kosovës i shkruar me alfabetin arabo-turk[33] edhe pse Muhamet Pirraku thotë se "gjuha shqipe në Kosovë është shkruar me alfabet arab shumë më herët se paraqitja e *Tahir Efendisë*.[34] I këtij mendimi është edhe Nehat Krasniqi sa i përket vjetërsisë, por konteston autorin e kësaj ilahije dhe konstaton se autorë i Ilahisë ***ah un i mjeri kesh tu fjet*** është Shejh Sylejman Baba Rahoveci.[35] Sipas Krasniqit *Vasijetnameja* e Mulla dervish Pejës është më e moçmja përmbledhje poezish shqipe me shkrim arab krijuar në Kosovë.[36] ***Mevludi*** *i* H. Ali Ulqinakut, teksti i parë në të folmen e Ulqinit.[37] Veprat e Rexhep Vokës janë ndër veprat e para të shkruara në trojet shqiptare të Maqedonisë, gjegjësisht në të folmen e asaj treve.

Për vlerën e shkrimeve shqipe me alfabet arab, për fillim, mjafton të përmendim mendimin e Osman Myderrizit, thotë: "pavarësisht nga shkronjat e nga fjalët e huaja të kulturës tekstet shqipe me alfabetin arab janë tekste të vjetra shqip. Pa njohur e pa studiuar mirë këto tekste as historia e letërsisë shqipe nuk mund të shkruhet, e as historia e zhvillimit të gjuhës së shkruar nuk mund të kuptohet".[38]

Këtij konstatimi, për vlerën dhe rëndësinë e shkrimeve shqipe me alfabet arab, duhet shtuar edhe konstatimin e profesor Ajetit: "Dikur nga të dhëna asisoj të dala prej librash fetare të shkruara prej hoxhollarësh



*Hfz. Ali Ulqinaku*

e myderrizash të pajisur shpeshherë me kulturë të gjerë teologjike dhe me njohje të thellë të gjuhës shqipe, mund të ndriçonin shumë çështje të errta në historinë e shqipes, sikur edhe mbi bazën e dokumenteve të shkruara në ndonjë prej gjuhëve indoevropiane."[39]

Për letërsinë shqipe me alfabet arab I. Zamputi thotë: "***Mund t`i quajmë bejte dhe bejtexhinj, sipas shijeve tona, duke i vlerësuar ose duke i përçmuar artistikisht, por duhet t`ua njohim qëllimin dhe funksionin fisnik të afirmimit të vetëdijes mbarë shqiptare të komponentës më të madhe të kombit shqiptar*".**[40]**

---

*Fusnotat:*

1. Robert Elsie, *Historia e letërsisë shqiptare,* Pejë, 2001. f. 9.
2. Robert Elsie, op. cit. f. 233. Robert Elsie, op cit, 24.
4. Tomar Osmani, *Udha e shkronjave shqipe*, Shkodër, 1999. f. 16.
5. Robert Elsie, op cit. F. 31.
6. Osman Myderrizi, *Tekstet e vjetra shqip me alfabet* arab, Konferenca e parë e studimeve albanologjike, Tiranë 1965, F. 287.
7. Kr. Nehat Krasniqi, *Gjurmë të zanafillës së letërsisë shqipe alamiado,* Edukata Islame 17, Prishtinë 2003, F. 75.
8. Hasan Kaleshi, *Albanska alamiado knjizevnost,* Zbornik Filozofskog Fkulteta IV-2, Beograd 1970; Shefik Osmani, *Reflekse* etnopedagogjike I, Tiranë 1998; Robert Elsie Op. cit.
9. Gib 1902, vëll. II, f.16 e vazhdim, (cituar sipas Hasan Kaleshit, op. cit.)
10. **Historia e letërsisë shqiptare,** Tiranë, 1983, F. 48.
11. Kr. Tomar Osmani, op. cit. F.93-97; DH. S. Shuteriqi, *Shkrimet shqipe në vitet 1332-1850,* Tiranë1976, F. 33-54. I. Zamputi 1949a, 55-57; I. Zamputi, *Një dorëshkrim bektashian gjysmës së shekullit XIX (1850-1860),* Buletin për shkencat shoqërore nr. 4, Tiranë, F. 64-131.
12. Robert Elsie, op. cit. 71.
13. Osman Myderrizi, *Fjalori shqip turqisht i H. Ali Ulqinakut*, Studime filologjike 4, Tiranë 1965, F. 291
14. Sipas studiuesit N. Krasniqit poezia e parë shqipe me alfabet arabe është poezia ***Fetfanë ma dha Myftiu*** e Muço Gegës. kr. Krasniqi, op. cit. 78.
15. Rexhep Ismajli, Tekste të vjetra, Prishtinë 2000, F.12.
16. Ismajli, op. cit, F. 16.
17. Hasan Kaleshi, op. cit. F. 48-75.
18. Mahmut Hysa, Krestomaci e letërsisë së vjetër shqipe, Prishtinë 1987. Për burime të përgjithshme mbi këtë letërsi, kr: Hasan Kaleshi, *Mevludi kod arbanasa*, Zbornik filizofskog Fakulteta IV-2; Hasan Kaleshi, *Albanska alamida knjizevnost,* Prolozo za orientalnu filologoju XVI-XVII, Sarajevë, F. 48-74; Osman Myderrizi, *Letërsia shqipe me alfabet arab*, Buletini për shkencat shoqërore 2, Tiranë 1955, F.1187-291; Osman Myderrizi, *Dorëshkrime të panjohura të gjirokastrës*, Buletini për shkencat shoqërore 2, Tiranë 1959; Osman Myderrizi, *Tekste të vjetra shqipe me alfabet arab*, Konferenca e parë e studimeve albanologjike, Tiranë 1965; Dhimitër S. Shuteriqi, op. cit: Hajdar Salihu, *Poezia e Bejtexhinjve*, Prishtinë 1987, Muhamet Prirraku, Gjurmë të veprimtarisë letrare shqipe me alfabet arab në Kosovë*,* Dituria 1-2, Prishtinë 1978, F. 79-124; rober Elsie op. cit. Rexhep Ismajli, op. cit; Nehat Krasniqi op. cit.
19. Hysa 1997, 191.
20. Rexhep Ismaji, op. cit. F. 25. Për termin *alamiado* më gjerësisht, kr. Hasan Kaleshi, op. cit. F. 48-75 1966-67, Nerkez Smailagiç, *Leksikon Islama*, Sarajevë 1990, F.34-35; Neht Krasniqi op. cit. F. 74. Mahmut Hysa 1997, Ismajli 2000, Elsie 2001.
21. Krasniqi, op. cit, F. 74.
22. Ismajli, op. cit, F. 27.
23. Ismajli, op. cit, F. 27.
24. Osman Myderrizi, *Letërsia shqipe me alfabet arab*, Buletini për shkencat shoqërore 2, Tiranë 1955, F. 187-291.
25. Eqrem Çabej,Meshari i Gjon Buzukut I, Prishtinë 1988, F. 45.
26. DH. S. Shuteriqi: op. cit. F. 78.
27. Sabri Hamiti, Letërsia shqipe për klasën e parë të shkollave të mesme, Prishtinë 1995, F. 16.
28. Hasan Kaleshi, op. cit. f. 55.
29. Osman Myderrizi, *Fjalori shqip-turqisht i H. Ali Ulqinakut,* Studime filologjike 4, Tiranë 1965, F. 289.
30. Elsie op. cit. F. 86.
31. Myderrizi, *Letërsia shqipe me alfabet arab*, Buletini për shkencat shoqërore 2, Tiranë 1955, F. 151.
32. Myderrizi, fjalori shqip-turqisht i H. Ali Ulqinakut, Buletini i Universitetit Shtetërorë, Tiranë 1961, F. 119.
33. Ajeti, *Pamje historike të ligjërimit shqip të Gjakovës në fillim të shekullit XIX*, Vepra 2, Prishtinë 1998, F. 12.
34. Muhamet Pirraku, Gjurmë të veprimtarisë letrare shqipe me alfabet arab në Kosovë, Dituria 1-2, Prishtinë 1978, F. 83.
35. Krasniqi, op. cit. F. 84.
36. Krasniqi, op. cit. F. 15.
37. Abdulla Hamiti, Veçoritë gjuhësore të fjalorëve shqip-turqisht e turqisht-shqip të Hafiz Ali Ulqinakut, Disertacioni doktorët, Fakulteti i Filologjisë, Prishtinë 1998, F. 28.
38. kr. Rexhep Ismajli, op. cit, F. 30.
39. Ajeti 1978, 43.
40. I. Zmputi, 1993, 161 (cituar sipas Tomar Osmanit, *Udha e shkronjave,* Shkodër 1999, F.136.)

# Koha një element i shtrenjtë për besimtarin...

*Falënderimet i takojnë absolutit dhe furnizuesit të përjetshëm, Allahut (xh.sh). Paqja dhe mëshira e Tij qoftë mbi zotërinë tonë, Muhamedin - alejhisselam -.*

Vëllezër myslimanë! Sot po shohim shumë njerëz që e humbin kohën kot duke mos përfituar asgjë nga ajo… Po shohim njerëz që janë krejtësisht mospërfillës ndaj kohës së tyre aq të shtrenjtë… Kjo kohë ikën për të mos u kthyer më deri në ditën e Gjykimit, kur njeriu do të thotë: 'Ah sikur të kthehesha edhe një herë, do ta shfrytëzoja kohën e do të isha prej vepërmirëve'…[1]

Ja seç tregon një mysliman, i cili e shpenzoi kot kohën e tij duke mos përfituar asgjë prej saj:

U ula një ditë dhe vendosa të pendohesha për kohën dhe për momentet e shkuara kot gjatë jetës sime. U ula dhe thirra një prej çasteve. Një prej atyre çasteve që kishte shkuar dëm në jetën time, në punë pa vlerë.

Pra thirra ato çaste kur kisha bërë ndonjë gabim a ndonjë punë të pavlefshme dhe iu drejtova çastit: O çast, prej teje kërkoj të kthehesh të të përdor për punë të ndershme dhe të hairit. Ah, gjë që nuk bëhet ! – ma ktheu çasti. O çast, të lutem shumë, kthehu, të lutem shumë, se jam penduar dhe dua ta shfrytëzoj kohën, të përfitoj e të ndreq fajin që kam bërë. E qysh mund të kthehem unë? Kur faqet e tua të kota më kanë mbuluar! Bëj të pamundurën, të lutem shumë, kthehu, o çast! Hë, po të ishte në dorën time, mbase edhe do të kthehesha, por qysh mund ta bëj këtë. Tashmë fletët e punëve të tua janë mbyllur, kanë marrë rrugën për tek Krijuesi. Dhe ti këtë duhet ta dish. Mbaje vesh mirë! Ti këtë duhet ta dish. Mbaje vesh mirë! Çastet janë miq të mirë dhe dëshmojnë mirë për atë që e ka harxhuar kohën në rrugë të mira e të ndershme, ashtu siç janë armiq të rreptë të atyre që i kanë harxhuar ato për punë të pandershme. E pra, unë jam prej atyre çasteve që dëshmojnë kundër teje në Ditën e Gjykimit. Po të them që jam penduar! A më dëgjon, përgjigju, të lutem shumë...

O ti që humb kohën kot, a nuk e kupton që deri tani, për të kthyer një çast, humbe shumë çaste të jetës sate. A mendon se mund të kthehen kështu çastet? Unë, ja seç mund të të bëj ty: Mba, mba vesh mirë, përpiqu që sot e tutje të bësh punë të mira, sepse vetëm të mirat do t'i fshijnë të këqijat. Eja, shko tani dhe mendohu. Por të mendohesh gjatë ama, për sa të thashë, dhe mos e harro këtë: në radhë të parë, lutje dhe falje duhet t'i kërkosh vetë Allahut Fuqiplotë. Shfrytëzo, pra, kohën, puno mirë, me nder e me faqe të bardhë pas sotes. A dëgjove ç`të thashë? Shfrytëzo, pra, kohën e puno mirë sot e tutje, këtë mos e harro kurrë. Unë kisha për të thënë kaq.[2]

Pra, vëllezër myslimanë, të gjithë të vrapojmë e të mos e lëmë të na ikë kot koha jonë e shtrenjtë, sepse koha vazh-



dimisht të merr me vete në rrjedhën e saj të pandalshme. ‘Dhe për secilin afat ekziston dëshmi e caktuar.’[3]

Dëgjojmë jo rrallë, vëllezër, se ka njerëz që nuk e shpenzojnë kohën ashtu si duhet (pra për të përfituar prej saj), madje ata e shajnë këtë kohë të shtrenjtë.

Për këta njerëz, në një hadith kudsij profeti (a.s) thotë: Allahu (xh.sh.) thotë: ‘Më shqetëson njeriu që shan kohën dhe fatin, kurse unë e drejtoj kohën dhe e përcaktoj fatin. Gjithçka është në dorën time. Unë e ndërroj ditën dhe natën.’[4]

Thotë një fjalë e urtë: Derisa pyesim ç`duhet filluar, koha për të filluar kalon.[5]

Hajne (poet gjerman, 1797-1856). Andaj të mos presim, të mos ngurrojmë dhe të mos bëhemi pesimistë, po të punojmë fort, në mënyrë që të përparojë feja jonë islame dhe shoqëria shqiptare, të cilat kanë rënë në një gjumë të thellë…

I lumi ai që e shfrytëzon kohën me dije! Transmetohet nga Buhariu (r.a.) se Xhabiri (r.a.) thotë:

‘Pejgamberi (a.s.) i varroste në një varr nga dy veta në Uhud, pastaj pyeste: Cili di më shumë Kur`an, nëse jepnin shenjë nga ndonjëri, atij i jepte përparësi në varr.’[6]

Nëse këtë përparësi e gëzonte i dituri, pasi të kishte vdekur, imagjinoni se ç’pozitë duhet të gëzojë kur të jetë gjallë ky njeri i dijes, nga i cili kanë dobi jo vetëm njerëzit, po edhe kafshët në vendet e tyre…

Është për të ardhur keq se të rinjtë shqiptarë sot po e shpenzojnë kohën: pas telenovelave, Formulës 1, futbollit, për të mos thënë programeve të turpshme; ndërsa kjo kohë kalon për të mos u kthyer më deri në Ditën e Gjykimit…

Transmetohet se Amr ibn Abdi Kajsit, njërit prej tabiinëve, duke ecur, një person i paskësh thënë: Ndalu të flasim bashkë! Ai ia ktheu: -Ndaloje diellin! D.m.th. ndaloje kohën, që të ndalem e të flasim bashkë.[7]

Sa larg jemi ne me këta njerëz!... Vallë, a duhet ta marrim si shembull këtë vullnet të hekurt për përparim?

Ja disa fjalë të urta për kohën dhe shfrytëzimin e saj:

1. Koha s`vjen pas teje, ti shkon pas kohës.[8] (N. Frashëri)




2. Koha është aleati, shoku më i mirë i të drejtit.[9] (Pinari-poet grek 518-442 para e.r)
3. Koha është si paraja, mos e humbisni, që të kini sa më shumë.[10] (frënge)
4. Koha vrapon pa u kthyer prapa.[11] (latine)
5. Koha është si shpata, nëse nuk e pret ti atë, të pret ajo ty.[12]
6. Koha vjen për atë që di ta presë.[13]

E mbi të gjitha këto, betimi i Krijuesit të gjithësisë mbi kohën, është sinjali më i madh, se koha është sekreti i mbarësive dhe i sukseseve tona në jetë, po ditëm ta administrojmë si duhet. Allahu (xh.sh.) thotë në Kuranin e madhërueshëm:

‘Pasha natën, që me errësirë mbulon gjithësinë! Pasha ditën, kur ajo shkreptin!’[14]

‘Pasha agimin! Pasha dhjetë netët!’[15]

‘Pasha paraditen! Pasha natën, kur shtrin errësirën!’[16]

“Pasha kohën”[17]

Më poshtë po jap disa shembuj nga njerëzit e mëdhenj të Islamit, se si e shfrytëzuan ata kohën e tyre me punë jashtëzakonisht të dobishme:

1. Ibn ul-Ethiri shkroi librat e tij më të shkëlqyer si Xhami`ul-Usul dhe en-Nihaje, duke qenë i gjymtë.[18]
2. Serhesiu, librin e tij të njohur el-Mebsut, që ka 15 vëllime, e shkroi për shkak se ishte i mbyllur në pus![19]
3. Ibn el-Kajjimi shkroi Zadul Mia`d-in gjatë udhëtimit![20]
4. Kurtubiu e shkroi komentimin e Sahih Muslimit duke udhëtuar mbi shpinën e devesë.[21]
5. Ibn Tejmije, më tepër se gjysmën e librit të tij Fetva Ibn Tejmije e shkroi duke qenë në burg![22]
6. Ebu A`la el-Mearri, të gjitha veprat e tij i ka shkruar si i verbër.[23]

E sa të tjerë të dalluar, që u dëbuan nga punët dhe pozitat e tyre zyrtare, por pastaj iu përveshën shfrytëzimit të kohës dhe punës vullnetare dhe i ofruan popullit dituri të dyfishtë.

Andaj, vëllezër myslimanë, të përpiqemi edhe ne që ta shfrytëzojmë kohën e të mos e lëmë të na ikë kot, ngase ‘koha është anije, që nuk e hedh kurrë spirancën’… Zoti na bëftë prej atyre që e shfrytëzojnë kohën në dobi të njerëzimit. Amin!

***Mirsad Sylja***

*Fusnotat:*

1. Kur`ani: Ez Zumer: 56-58.
2. Marrë nga materiali: “Kthehu tek Krijuesi”.
3. Kur`ani: Er Rra’d:38.
4. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.
5. Bota e mendimeve (Adnan Mehmeti), faqe 206.
6. Transmeton Buhariu.
7. Revista “Burimi” nr. 5, faqe 35.
8. “Bota e mendimeve” (Adnan Mehmeti), faqe 206.
9. Po aty.
10. Po aty.
11. Po aty.
12. Revista “Burimi”; nr. 4, fq: 33.
13. Po aty.
14. Kur’ani: 92: 1-2.
15. Kur’ani: 89: 1-2.
16. Kur’ani: 93: 1-2.
17. Kur’ani: 103:1.
18. Psikologjia Islame “Mos u trishto” (Aid el-Karni) faqe 156-157.
19. Po aty.
20. Psikologjia Islame “Mos u trishto” (Aid el-Karni) faqe 156-157.
21. Po aty.
22. Po aty.
23. Po aty.

### Vajza e adoptuar e Resulullahut
# Zejneb binti Ebu Seleme
### (radijallahu anha)

**Mustafa Erish**

Zejneb Binti Ebu Seleme (r.anha) në Medinë, ka qenë një zonjë ashabe e shquar në fushën e fikhut (jurisprudencës islame), vajzë e adoptuar e Resulullahut, salallahu alejhi veselem….

Lindi në kohën kur e ëma dhe babai i saj gjendeshin emigrantë në Abisini. E ëma Ummu Habibe (r.anha) ka qenë e bija e kryetarit të Mekës, Ebu Sufjanit, motra e ashabit të njohur Muaviu (r.a). Pas vdekjes së burrit të parë, ajo kishte arritur lumturinë të ishte martuar me zotërinë tonë, të Dërguarin e Zotit dhe të kishte nderin të bëhej Nëna e besimtarëve.

Zejneb binti Ebu Seleme (r.anha) ka qenë e bija e Nënës së besimtarëve, Ummu Habibes (r.anha), nga burri i parë Abdullahu.

Pseudonimi i Abdullahut ishte Ebu Seleme. Pasi i ati qe bërë i famshëm me këtë pseudonim, ajo është e njohur me emrin Zejnebe Binti Ebu Seleme. Pas vdekjes së babait - Ebu Seleme (r.a), e ëma, Ummu Habibja (r.a), sikur u theksua, qe martuar me zotërinë tonë, të Dërguarin e Zotit s.a.v.s.

Dijen, sjelljen dhe edukatën ajo i mori nga Drita e dy Botëve, nga i Dërguari i Zotit. Mësimin dhe arsimimin e kreu plotësisht para tij. Zejnebja (r.anha) dëshironte të mësonte (të informohej) shumë.

Shumë nga hadithet i kishte mësuar përmendsh nga i Dërguari i Allahut. Qe përpjekur t'i zotëronte hollësisht çështjet e fesë islame.

Ishte pasuruar me dijen që rridhte dritë të bollshme nga burimi i pejgamberllëkut.

Emri i vërtetë i saj ka qenë Berre. I Dërguari ia kishte ndërruar dhe ia kishte vënë Zejneb, në mënyrë që ajo të mos e përdorte emrin e saj në formë të papëlqyesh. I Dërguari urdhëroi e tha: ”Mos e pastroni veten. Allahu e di se cili nga ju është më i miri”.

Zejneb binti Ebu Seleme (r.anha) donte të grumbullonte dituri. Nga pikëpamja e dijes, kishte arritur shkallë të lartë dhe ishte e njohur në mesin e grave. Kishte arritur shumë në fushën e fikhut dhe ishte një zonjë ashabe e kërkuar për çështjet e fikhut.

Ajo ka edhe hadithe të transmetuara. Buhariu - dy hadithe, dhe Muslimi - një hadith i huazuan në librat e tyre.

Hadithi i transmetuar në Rijadusalihin me përkthim dhe sqarim është kështu:

***

“Zejneb binti Ebu Selem (r.anhuma) tha: Kam hyrë tek Ummu Habibja (r.anha) - bashkëshortja e Pejgamberit s.a.v.s. Ajo kërkoi që robëresha t'i sillte parfum, në të cilin kishte safran apo diçka tjetër, e parfumosi me të robëreshën, e pastaj i fërkoi dy faqet e saj dhe pati thënë: ”Për All-llahun, nuk po më nevojitet parfumi, por e kam dëgjuar të Dërguarin e All-llahut s.a.v.s. që nga minberi thotë: ”Nuk është e lejuar për një femër, që beson All-llahun dhe Ditën e Gjykimit, të braktisë stolisjen më shumë se tri ditë për një të vdekur, përveç për bashkëshortin - katër muaj e dhjetë ditë”. Zejneb binti Ebu Seleme më tej thotë: ”Pastaj kam hyrë tek Zejnebeja, e bija e Xhahshit radijallahu anhu, kur i vdiq i vëllai, edhe ajo e kërkoi parfumin dhe u fërkua me të, e pastaj tha: ”Për All-llahun, mua nuk më nevojitet parfumi, por e kam dëgjuar të Dërguarin e All-llahut s.a.v.s. duke thënë në minber: ”Nuk është e lejuar për një femër, që beson All-llahun dhe Ditën e Gjykimit, ta braktisë stolisjen më shumë se tri ditë, përveç për bashkëshortin e vet - katër muaj e dhjetë ditë”. (Buhariu. kapitulli i Vdekjes (Xhenaiz) 31. Rijadusalihin me përkthim dhe sqarim fq.360-361).

Babai i Ummu Habibes (r.anha) Ebu Sufjan (r.a) vdiq më 653 m. Nëse i vdes ndokujt babai, nëna apo i afërmi, është shumë e arsyeshme të pikëllohet. Dijetarët janë të një mendimi se, nëse një gruaje i vdes burri, është obligim që ajo të mbaj zi. Zia është një nga haku i burrit tek gruaja e tij. Shfaqja e pikëllimit (mërzisë) së gruas është nder për përkujtimin e shokut të jetës dhe respekt për anëtarët e familjes së tij.

Sikur përmendet në hadith, kohëzgjatja katër muaj e dhjetë ditë është koha e idetit.Gjatë kësaj kohe, të zbukurohesh,



të parfumosesh etj. janë veprime që gjykohen dhe vlerësohen si sjellje jo të pëlqyeshme. Të heqësh dorë nga këto lloj sjelljesh, është nderim ndaj njerëzimit dhe fisnikëri e gruas.

***

Zejneb binti Ebu Seleme (r.anha) ishte e martuar me Abdullah ibni Zema'in. Nga kjo martesë lindi 5 djem dhe 3 vajza. Nga e ëma, prej fëmijëve, U Bejde dhe Abdurrahmani kanë transmetuar hadithe.

Esma (r.anha) e bija e Ebu Bekrit (r.a.), në kohën kur ishte fëmijë Zejnebja (r.anha), për shkak që e kishte ushqyer me gji, kishte nderin të ishte nënë qumështi e saj. Është transmetuar se Zotëria ynë, i Dërguari i All-llahut s.a.v.s., Zejnebes (r.anha) si fëmijë ia kishte larë fytyrën dhe për këtë arsye, ajo as në pleqëri nuk e humbi bukurinë e saj.

Zejnebe binti Ebu Seleme (r.anha) vdiq në Medinë në vitin 73h / 692m. dhe u varros në varrezat xhenetul-Baki.

Paqja dhe shpëtimi i All-llahut qofshin mbi të.

All-llahu na e mundësoftë neve ta fitojmë faljen e Tij! AMIN!

*Përktheu nga turqishtja*
***Esma Morina***

*Marrë nga revista “ALLTINOLUK” Nr.235,shtator 2005.*

# Privatizimi

## Joseph E. Stiglitz

Në shumë shtete në zhvillim – dhe të zhvilluara –, qeveritë e tyre shumë shpesh harxhojnë shumë energji duke bërë gjëra që nuk duhet t'i bëjnë. Kjo i huton ata që të bëjnë atë që duhet ta bëjnë. Problemi nuk është aq shumë se qeveria është shumë e madhe, por se ajo nuk po e bën atë që duhet ta bëjë. Qeveritë, përgjithësisht, kanë pak biznese që administrojnë fabrika çeliku dhe në mënyrë tipike ngatërrohen me to. (Edhe pse fabrikat më efikase të çelikut janë ato të krijuara dhe të administruara nga qeveritë e Koresë dhe të Tajvanit, ato përbëjnë një përjashtim). Në përgjithësi, ndërmarrjet konkurruese të sektorit privat mund t'i kryejnë këto funskione me më shumë efikasitet. Ky është argumenti për privatizimin – shëndrrimi në private i industrive dhe i firmave të drejtuara nga shteti. Megjithatë, ka disa parakushte të rëndësishme, që duhet të plotësohen para se privatizimi mund të kontribuojë për një rritje të ekonomisë. Dhe mënyra se si arrihet privatizimi, krijon një ndryshim të madh.

Për fat të keq, FMN-ja dhe Banka Botërore i janë qasur çështjes nga një perspektivë e ngushtë ideologjike – që privatizimi duhet të ndiqet shpejt. Kartat e rezultatit u mbajtën për shtetet të cilat po bënin transicionin nga komunizmi në treg dhe ato të cilat privatizohen më shpejt iu dhanë nota më të larta. Si rezultat, privatizimi shpesh nuk i solli të mirat që u premtuan. Problemi që doli nga këto dështime krijoi antipati për vetë idenë e privatizimit.

Në vitin 1998, kam vizituar disa fshatra të varfra në Marok për të parë ndikimin që kishin projektet e ndërmarra nga Banka Botërore dhe Organizatat Joqeveritare (NGO-të) në jetët e njerëzve atje. Për shembull, e kam parë se si projektet për ujitje të mbështetura nga komuniteti shtuan pamasë prodhimet bujqësore. Megjithatë, një projekt kishte dështuar. Një NGO, me kujdes i kishte udhëzuar fshatarët lokalë për rritje të pulave, ndërmarrje kjo të cilën gratë e fshatit mund ta bjënë, ndërkohë që ato vazhdojnë aktivitetet më tradicionale. Në fillim, gratë i morën zogjtë e pulave shtatë ditësh nga një ndërmarrje qeveritare. Por kur e vizitova fshatin, kjo ndërmarrje e re kishte pësuar kolaps. Unë debatova me fshatarët dhe me zyrtarët qeveritarë rreth asaj se çka shkoi keq. Përgjigja qe e thjeshtë: Qeverisë i kishte thënë FMN-ja se ajo nuk do të duhej të hynte në biznesin e shpërndarjes së pulave, kështu që ajo pushoi së shituri ato. Thjesht, mendohej, se sektori privat do ta plotësonte hendekun menjëherë. Në të vërtetë një furnizues privat i ri erdhi për t'i furnuzuar fshatarët me zogj të sapolindur. Megjithëkëtë, përqindja e ngordhjeve të zogjve qe e lartë dhe firma private nuk dëshiroi të jepte garanci. Fshatarët thjesht nuk mund të mbanin barrën e rrezikut duke blerë zogj të cilët mund të ngordhnin me shumicë. Në këtë mënyrë, një industri e re, e cila po përmirësonte jetët e këtyre bujqve të varfër, u mbyll.

Supozimi që shkakton këtë dështim, është ai që unë e pashë se po bëhej në mënyrë të përsëritur; FMN-ja thjesht mendoi që tregjet rriten shpejt për t'i plotësuar të gjitha nevojat, kur në të vërtetë, shumica e aktiviteteve qeveritare bëhen për shkak se tregjet dështojnë për të ofruar shërbime esenciale. Shembuj ka me bollëk. Jashtë Shteteve të Bashkuara, çështja duket të jetë krejtësisht e qartë. Kur shumë shtete evropiane krijuan sistemin e tyre të sigurisë dhe shoqëritë e sigurimeve për të papunët dhe të paaftët, nuk kishte tregje private pensionale që fuksionojnë mirë dhe nuk kishte firma private të cilat do ta reklamonin shoqërinë e tyre të sigurimeve krahas këtyre rreziqeve që luanin një rol aq të rëndësishëm në jetët e individëve. Edhe atëherë kur Shtetet e Bashkuara krijuan sistemin e vet të sigurisë sociale, shumë më vonë, në kohën e Depresionit të Madh si pjesë e Marrëveshjes së Re, tregjet private pensionale nuk funksionuan si duhet – dhe madje as tani askush nuk mund të marrë pension për siguri kundër inflacionit. Përsëri, në Shtetet e Bashkuara, një nga arsyet e krijimit të Asociacionit Kombëtar Federal të Hipotekës (Fannie Mae) ishte që tregu privat nuk ofroi hipoteka me kushte të arsyeshme për familjet me të ardhura të vogla dhe mesatare.



Në shtetet në zhvillim, këto probleme janë akoma më të mëdha; eliminimi i ndërmarrjes qeveritare mund të lë një hendek të madh – dhe në rast të hyrjes së sektorit privat, mund të ketë vuajtje të pamasë në ndërkohë.

Në Bregun e Fildishtë, një kompani telefonike u privatizua, ashtu si ndodh shpesh, para se të krijohet ndonjë rregullues adekuat ose një model për konkurrencë. Një firmë franceze e cila kishte blerë pasuritë e shtetit, e bindi qeverinë për t'i dhënë asaj monopolin, jo vetëm për shërbimin ekzistues të telefonisë por edhe për shërbimin e ri celular. Firma private e ngriti aq shumë çmimin, saqë, për shembull, studentët e universitetit nuk kishin mundësi të hynin në internet, që ishte esenciale për ta ngushtuar hendekun tashmë të madh e që po rritej, në qasjen digjitale, ndërmjet të pasurive dhe të varfërve.

FMN-ja argumenton që është shumë më me rëndësi që privatizimi të ndodhë shpejt dhe çështja e konkurrencës dhe rregullave mund të kryhet më vonë. Por rreziku këtu është që kur një grup interesi krijohet, ai ka nxitje dhe para për ta mbajtur monopolin e tij, duke asgjësuar rregullat dhe konkurrencën dhe duke shtrembëruar procesin politik gjatë rrugës. Ka një arsye të natyrshme përse FMN-ja ka qenë më pak sesa ka mundur të jetë, e shqetësuar rreth konkurrencës dhe rregullave. Privatizimi i një monopoli të parregulluar mund t'i sjellë qeverisë më shumë të ardhura dhe FMN-ja

përqendrohet shumë më shumë në çështje makroekonomike, siç janë përmasat e deficitit të qeverisë, sesa në çështje strukturore siç është efektshmëria dhe konkurrenca e industrisë. Se a kanë qenë monopolet e privatizuara më efikase në prodhim se qeveria, një gjë është e sigurt se ato kanë qenë më efikase në eksploatimin/shfrytëzimin e pozitave të tyre të monopolit; konsumatorët vuajtën, si rezultat.

Privatizimi ka ardhur jo vetëm në llogari të konsumatorëve, por edhe në llogari të punëtorëve po ashtu. Ndikimi në papunësi ndoshta ka qenë argumenti për e kundër privatizimit, me mbrojtësit të cilët thonë që vetëm përmes privatizimit punëtorët joproduktivë mund të largohen dhe me kritikët të cilët thonë se zvogëlimi i vendeve të punës ndodhë pa asnjë keqardhje për kostot shoqërore. Në të vërtetë ka fakte të konsiderueshme në të dyja anët. Privatizimi, ndërmarrjet e shtetit i kthen nga humbëse në përfituese duke zbukuruar librin e pagave. Megjithatë, ekonomistët duhet të fokusohen në efektshmërinë e përgjithshme. Ka kosto sociale të lidhura me papunësinë, të cilat firmat private thjesht nuk i marrin parasysh. Duke e ditur mbrojtjen minimale të punës, punëdhënësit mund t'i nxjerrin punëtorët nga puna, me kosto të ulët ose pa të fare, në rastin më të mirë, përfshirë, një pagesë minimale për largim nga puna. Privatizimi është kritikuar aq shumë për shkak se, ndryshe nga të ashtuquajturat investime në troje për ndërtim – investimet në firma të reja, meqë janë në kundërshtim me investorët privatë, të cilët marrin firmat ekzistuese – privatizimi shpesh asgjëson vendet e punës në vend që të krijojë të reja.

Në shtetet e industrializuara, ndëshkimi i pezullimeve është i pranuar dhe në njëfarë mënyre i përmirësuar nga masat e sigurimit të shoqërive të sigurimit për të papunët. Në shtetet më pak të zhvilluara, punëtorët e papunë nuk bëhen ngarkesë publike, përderisa ka projekte të rralla të sigurisë për të papunët. Megjithatë, mund të ketë kosto të mëdha sociale, të manifestuara në format e saja më të këqija, nga dhuna urbane, krimi i shtuar - te trazira sociale dhe politike. Por madje edhe nëse këto probleme nuk ekzistojnë, ka kosto të mëdha të papunësisë. Ato përfshijnë shqetësime të përhapura madje në mesin e punëtorëve të cilët arritën të mbajnë vendet e tyre të punës, një ndjenjë më të madhe të izolimit, ngarkesa financiare shtesë për anëtarët e familjes, të cilët kanë mundur të mbesin të punësuar dhe largimi i fëmijëve nga shkolla për t'i ndihmuar familjes. Këto lloje të kostos sociale zgjasin për një kohë të gjatë pas humbjes së menjëhershme të një pune. Ato janë më së shumti të qarta në rastin kur një firmë u shitet të huajve. Firmat e brendshme të paktën mund të përshtaten me kontekstin shoqëror dhe të ngurrojnë të përjashtojnë punëtorët nëse ata e dinë se nuk ka punë tjetër alternative. Poseduesit e huaj në anën tjetër, mund të ndiejnë një obligim më të madh ndaj aksionarëve të tyre për të maksimizuar vlerën e tregut rezervë duke zvogëluar çmimet dhe duke hequr një obligim të vogël të cilit do t'i referoheshin si "fuqi punëtore e tepruar".



Është me rëndësi të ristrukturohen ndërmarrjet shtetërore dhe privatizimi është një mënyrë efektive për ta bërë këtë. Por lënia e njerëzve pa punë në ndërmarrjet shtetërore, me produkte të vogla, nuk rrit të hyrat e shtetit dhe kjo me siguri nuk e rrit mirëqenien e punëtorëve. Morali është i thjeshtë dhe është ai të cilit unë do të referohem në mënyrë të përsëritur: Privatizimi duhet të jetë pjesë e një programi më gjithëpërfshirës, i cili përfshin krijimin e vendeve të punës së bashku me shkurtimin e paevitueshëm të vendeve të punës që privatizimi sjell shpesh. Politika makroekonomike, duke përfshirë përqindjet e ulëta të interesit, që ndihmojnë për krijimin e vendeve të punës, duhet të aplikohet. Ritmi (dhe vazhdimësia) është gjithçka. Këto nuk janë vetëm çështje të pragmatistëve, "të implementimit": këto janë para së gjithash çështje parimore.

Ndoshta shqetësimi më serioz në lidhje me privatizimin, meqë është praktikuar shpesh, është korrupsioni. Retorika e fondamentalizmit të tregut pohon që privatizimi do ta ulë atë që ekonomistët e quajnë aktiviteti i "kërkim-qirasë" së zyrtarëve qeveritarë, të cilët ose e marrin fitimin e ndërmarrjeve të qeverisë ose i japin kontratat dhe vendet e punës miqve të tyre. Por, në të kundërtën e asaj çfarë është menduar të bëjë, privatizimi i ka bërë gjërat aq keq, saqë në shumë shtete tani privatizimi me shaka referohet si "dhënie mitoje". Nëse qeveria është e korruptuar, ka pak mundësi që privatizimi do ta zgjedhë problemin. Në fund të fundit, e njëjta qeveri e korruptuar që e ka keqmenaxhuar firmën, do të merret me privatizimin. Shtet pas shteti, zyrtarët qeveritarë e kanë kuptuar se privatizimi do të thotë që ata nuk kanë nevojë të jenë të kufizuar vetëm në të ardhurat e fitimit vjetor. Duke shitur një ndërmarrje qeveritare nën çmimin e tregut, ata mund të marrin një pjesë me rëndësi të vlerës së pasurisë për vetvete në vend që ta lënë atë për nëpunësit që do të vijnë më pas. Në të vërtetë, ata mund të vjedhin sot më shumë sesa politikanët e ardhshëm. Jo çuditërisht, procesi i manipuluar i privatizimit është projektuar për të maksimizuar shumën që ministrat e qeverisë mund ta përvetësojnë për vetvete, e jo shumën që do të shtohej në Ministrinë e Financave të qeverisë, e lëre më në efikasitetin e përgjithshëm të ekonomisë. Ashtu siç do ta shohim, Rusia jep një shembull katastrofik studimi për dëmin e "privatizimit me çdo kusht".

Mbrojtësit e privatizimit në mënyrë naive bindën vetveten e tyre që këto kushte do të mbikëqyren për shkak se në libra thuhej se kur të drejtat private të pronës definohen qartë, pronarët e rinj do të siguronin që pasuritë do të menaxhoheshin me efikasitet. Kështu situata do të përmirësohet në kuptim afatgjatë nëse ka qenë e keqe në atë afatshkurtër. Ata nuk arritën ta kuptonin që pa struktura ligjore të duhura dhe institucione tregu, pronarët e rinj mund të kenë nxitje për largimin e pasurisë, në vend që ta përdornin atë si bazë për zgjerim të industrisë. Si rezultat, në Rusi, dhe në shumë shtete të tjera, privatizimi dështoi të jetë një fuqi aq efektive për zhvillim, sa do të mund të ishte. Në të vërtetë, nganjëherë ai asocioi me rënie ekonomike dhe u tregua të jetë një fuqi e madhe për humbje të besimit në institucionet demokratike dhe të tregut.

*Përktheu*
***Adnan Kika***

*Këshilli i Bashkësisë Islame në Therandë*

# Këshill që duhet marrë shembull për organizim të mirë

### Disa të dhëna për historikun e Therandës / Suharekës

Komuna e Therandës gjendet në jugëlindje të Kosovës. Largësia me qendrën regjionale të Prizrenit është 18 km larg Prizrenit ndërsa me kryeqytetin e Kosovës 57 km. Tërësia e saj territoriale ka një sipërfaqe prej 361 $km^2$ dhe paraqet 3,3 % të territorit të Kosovës dhe kufizohet me territorin e Komunës së Prizrenit, Rahovecit, Malishevës, Lipjanit, Shtimes, Ferizajt dhe Shtërpcës. Lartësia mesatare mbidetare është 455m. ndërsa vetë qyteti i Therandës gjendet në lartësi mbidetare prej 400m.

### Regjioni

Theranda edhe si komunë e edhe si këshill i BI është në regjionin (qarkun) e Prizrenit.

### Shtrirja

Komuna e Therandës ka sipërfaqen: 1921 ha ari, 53m.

Theranda e sotme shtrihet në pjesën verilindore të Prizrenit, përkatësisht në Rrafshin e Dukagjinit. Është qendër e bukur, e rëndësishme meqenëse gjendet në rrugën që lidh Prishtinën, Prizrenin, Ferizajn dhe Rahovecin. Ajo ka qenë në të kaluarën stacioni i rëndësishëm në rrugën e vjetër Shkodër – Kosovë, kështu që në saje të kësaj ka pasur edhe në të kaluarën funksion të qendrës ekonomike dhe administrative të Podgurit të Prizrenit.

Nëse e vështrojmë shtrirjen territoriale të Therandës, konstatojmë se ky qytet është vendbanim i tipit të grumbulluar që shtrihet pranë rrugës. Popullata kryesisht në fillim ishte e ndarë në lagje ku ishin vendosur familjet përkatëse si Gashi, Kuçi, Elshani, Kryeziu, Shala, Berisha etj. Ndërsa në vitet e fundit janë vendosur edhe shumë familje të fshatrave të ndryshme të kësaj Komune. Kështu që popullata tani është përzier dhe e vendosur kryesisht në pjesët periferike.

Theranda në të kaluarën ka luajtur rol të rëndësishëm në periudhën e sundimit Osman ishte seli e Kadillëkut të Sangjakut të Prizrenit.

### Disa të dhëna për historikun e Këshillit të BI të Therandës

Organizimi i jetës fetare në Therandë është i hershëm dhe, sipas dokumenteve historike, zë fill që nga ardhja e osmanlinjve në Kosovë, për këtë më së miri flasin ndërtimi i xhamive, kështu më 1489 në Leshan kemi ndërtimin e xhamisë së parë të ndërtuar në territorin e Këshillit tonë, pastaj vinë ndërtimi i xhamisë së bardhë në Therandë më 1520 dhe i xhamisë së Mushtishtit më 1554, e kështu me radhë" - na tha në fillim kryetari i KBI së Therandës Muhamed ef. Paçarizi dhe vazhdoi:



"Varësisht nga organizimi administrativ e juridik që është bërë në organizimin e jetës fetare në këto troje edhe territori i Therandës ka qenë pjesë e atyre organizimeve. Një kohë ne kemi qenë pjesë e kryemyftinisë së Prizrenit, pastaj pjesë e Ulema Mexhlisit me seli në Shkup, ndërsa sipas rregullimit të tashëm Këshilli i Bashkësisë Islame në Therandë është themeluar me 1950. Më herët me territorin e KBI të Therandës në aspektin fetar ka udhëhequr Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit".

"Nga viti 1950 ne funksionojmë si këshill në vete ku zhvillojmë aktivitetin fetar në tërë territorin administrativ të komunës së Therandës. Aktivitetin tonë në organizimin e jetës fetare e zhvillojmë në 42 vendbanime të Therandës përmes 20 xhamive" - thotë kryetari Muhamed ef. Paçarizi.

Lidhur me interesimin tonë për vakëfet e KBI-së, Muhamed efendiu thotë:

Ne si Këshill i Bashkësisë Islame nuk kemi ndonjë pasuri që sjell të ardhura hiq vakfin që e kemi krijuar me ndihmën e donatorëve para pak kohë këtu në Therandë, mirëpo duhet potencuar se xhamitë në fshatra kanë në pronë truallin e xhamive dhe diku nga pak tokë që zakonisht përdoret për nevojat e xhamive.

Kështu që si pasuri që sjell të hyra ne kemi vetëm vakëfin e krijuar me donacionin e Komitetit Kuvajtian për Bamirësi. Në këtë vakëf kemi 6 lokale afariste që janë të dhëna me qira.

### Prona e xhamive sipas zonave kadastrave

| *xhamia* | *zona kadastrave* | *sipërfaqja* |
|---|---|---|
| - xhamia e Gjinocit | (ZK 34), | 1.55,03 |
| - xhamia e Grejqecit | (ZK 87) | 60 ari,69 |
| - xhamia e Peçanit | (ZK 190) | 8.91.69 |
| - xhamia e Reçanit | (ZK 88) | 1.80 |
| - xhamia e Bllacës | (ZK 100) | 1.05.067 |
| - xhamia e Studenqanit | (ZK 144) | 3.15 |
| - xhamia e Sopisë | (ZK 163) | 4.89 |
| - xhamia e Doberdelanit | (ZK 150) | 1.94,62 |
| - xhamia e Sallagrazhdes | (ZK 198) | 1.44 |
| - xhamia e Samadraxhës | (ZK 249) | 3.35.01 |
| - xhamia e Vraniqit | (ZK 108) | 1.42.05 |
| - xhamia e Semetishtit | (ZK 137) | 2.66.27 |
| - xhamia e Therandës | (ZK 31) | 18.62 |
| - xhamia e Budakovës | (ZK 210) | 4.59.94. |

### Shkalla e centralizimit

Interesimit tonë se nga sa për qind kanë arritur ta vjelin anëtarësinë, kryetari i KBI së Therandës Muhamed efendi Paçarizi iu përgjigj:

"Pas një pune të madhe që kemi bërë për sensibilizimin e imamëve, pas shumë takime që kemi mbajtur ku kemi diskutuar hollësisht për unifikimin me imamët kemi arritur në fund të viti 2004 që të bëjmë centralizimin e pagës së anëtarësisë në shkallë këshilli.




*Xhamia e parë e ndërtuar në komunën e Therandës i përket shekullit XV, është kjo xhamia e Leshanit, e ndërtuar më 1489. Pastaj vijnë xhamia e Bardhë (1520), e Mushtishtit (1584) e të tjera.*



*Muhamed ef. Paçarizi - kryetar*

Kur është fjala tek unifikimi i pagesës së anëtarësisë siç e potencuam edhe më lartë në fillim ka pasuar disa hezitime por duke parë rëndësinë që ka unifikimi i anëtarësisë dhe duke marrë për bazë edhe përvojat e këshillave të tjerë si dhe duke zbatuar edhe udhëzimet e kryesisë së BI u arrit marrëveshja me imamë që më vonë u kthye në vendim të Këshillit që të bëhet unifikimi kështu që nga viti 2005 në territorin e Këshillit të BI është bërë unifikimi i pagesës së anëtarësisë".

Më tutje duke folur për unifikimin e pagesës së anëtarësisë Muhamed efendiu na tha:

"Vitin e parë janë përfshirë shumica e vendbanimeve me përjashtim të dy fshatrave të cilat kanë hyrë një vit më vonë në unifikimin e pagesës së anëtarësisë, kështu që tash e dy vjet kemi të unifikuar sistemin e pagesës së anëtarësisë".

Ndërsa për refleksionet e centralizimit të pagesës kryetari shprehet:

"Me fillimin e zbatimit të unifikimit të anëtarësisë këshilli ka filluar që tamam të funksion si institucion, janë rregulluar si kurrë më parë relacion si me besimtarët ashtu edhe me imamët tanë. Kur them këtë kam parasysh se pagesa e anëtarësisë bëhet nga besimtarët tek inkasantët e Këshillit, ndërsa imami merr të ardhurat mujore në Këshill, ku i ka të rregulluar të gjitha të drejtat që i takojnë një të punësuari. Andaj duke u nisur nga këto që thash u bëjë ftesë edhe këshillat që hezitojnë që sa më parë të nisin me unifikimin e pagesës së anëtarësisë në shkallë këshilli"

Por i pyetur sa përqind të anëtarësisë kanë arritur ta grumbullojnë Muhamed efendiu thotë: "Këto dy vite mund të them se jemi relativisht të kënaqur ngase kemi arritur të grumbullojmë diku nga 40-45 % të anëtarësisë, por jemi të vetëdijshëm që në këtë drejtim duhet ende punë, sidomos në sensibilizimin dhe vetëdijesimin e besimtarëve për të paguar anëtarësinë sepse përmes pagesës së anëtarësisë bëhet i mundur funksionimi i Këshillit, si dhe zhvillimi i jetës fetare në kuadër të Këshillit tonë".

## Përbërja aktuale e Këshillit

***Drejtuesit – anëtarët***

Muhamet Paçarizi - kryetar
Halim ef Shehu - anëtar
Haki ef Hoxha - anëtar
Hazir Paçarizi - anëtar
Adnan ef Bytyqi - anëtar
Xhemajli ef Hoxha - anëtar
Halit Berisha - anëtar
Mehdi ef Hoxha - anëtar

***Punonjësit administrativ***

Mehdi ef Hoxha - sekretar
Sejdi ef Sallahu - kryeimam.

***Inkasantët e angazhuar nga KBI i Therandës***

Fatmir Kelmendi
Idriz Hysenaj
Rrahman Bytyqi
Muhamet Hoxha

***Kryetarët e deritanishëm***

| | |
|---|---|
| Ahmet ef. Telaku | 1950 - 1953 |
| Muhamet ef. Veselaj | 1954 - 1957 |
| Azem ef. Hoxha | 1958 - 1961 |
| Selman ef. Hoxha | 1962 - 1965 |
| Jetush ef. Kuçi | 1966 - 1969 |
| Muhamet ef. Salihu | 1970 - 1973 |
| Muhamet ef. Veselaj | 1974 - 1977 |
| Destan ef. Paçarizi | 1978 - 1981 |
| Muhamet ef. Paçarizi | 1982 - 1985 |
| Idriz ef. Sertolli | 1986 - 1990 |
| Muhamet ef. Paçarizi | 1990 - 1993 |
| Muhamet ef. Paçarizi | 1994 - 1998 |
| Mehdi ef. Hoxha | 1999 - 2003 |



*Xhamia më e madhe në KBI të Therandës është Xhamia e Bardhë në Therandë, që ka sipërfaqe 18x13m (vetëm brendësia pa llogaritur hajatin. Me hajat xhamia ka sipërfaqe 18 x 18).*

***Kryeimamët e deritanishëm***

| | |
|---|---|
| Hafez ef. Ramizi | 1957 - 1964 |
| Hysen ef. Zogaj | 1965 - 1982 |
| Milazim ef. Haxhiaj | 1987 - 2002 |

***Sekretarët e deritanishëm***

| | |
|---|---|
| Ahmet ef Telaku | 1950 - 1957 |
| Fazli ef Kryeziu | 1958 - 1960 |
| Jemin ef Bytyçi | 1961 - 1974 |
| Habib ef Bytyqi | 1975 - 1976 |
| Shaban j. Kuçi | 1977 - 1987 |
| Jonuz ef Hoxha | 1988 - 1991 |
| Nebih ef Daka | 1991 - 2000 |

## Organizimi i Këshillit

“Sipas normave ligjore e kushtetuese të BIK-së të Kosovës, ne kemi bërë me kohë edhe sistemin dhe kompletimin e shërbimeve të këshillit, kështu që tani funksionojnë këto shërbime të rregullta:

- sekretaria - shërbimi juridik,
- arkëtari - shërbimi i financave,
- kryeimami - shërbimi fetaro-kulturo-arsimor,” - thotë sekretari i KBI-së të Therandës, Mehdi ef. Hoxha, dhe vazhdon:




*Mehdi ef. Hoxha - sekretar*

“Në të gjitha xhamitë që funksionojnë, kemi imamë, disa prej të cilëve kanë përgatitjen e duhur profesionale e disa të mesme, ndërsa myezinë të rregullt nuk kemi; detyrën e myezinit e kryejnë vullnetarë, kryesisht xhematlinj vendës.

Në Këshillin e Bashkësisë Islame të Therandës kemi të punësuar gjithsej 23 punëtorë:

- 21 imamë
- 2 punonjës në administratë (kryeimami sekretari i cili kryen edhe punën e arkëtarit)”.

### Dëmet e shkaktuara gjatë luftës, në KBI-në e Therandës

Për dëmet e shkaktuara në Luftën e fundit, sekretari Mehdi efendiu na tha:

"Gjatë luftës armiku serb, si në të gjitha viset e tjera të Kosovës, gjithashtu edhe në rajonin e Therandës shkatërroi, dogji dhe dëmtoi shumë shtëpi si dhe objekte tjera të infrastrukturës publike, dëmtoi në forma të ndryshme edhe 14 xhami disa prej të cilave i shkatërroi tërësisht, disa pjesërisht e disa i granatoi e i dogji.

*Xhamitë e dëmtuara gjatë luftës së fundit në KBI të Therandës*

- xhamia në Therandë;
- xhamia në Gjinoc;
- xhamia në Grejkoc;
- xhamia në Mushtisht;
- xhamia në Vraniq;
- xhamia në Reçan;
- xhamia në Budakovë;
- xhamia në Grajçec;
- xhamia në Bllacë;
- xhamia në Peçan;
- xhamia në Dobërdelan;
- xhamia në Studençan;
- xhamia në Samadraxhë;
- xhamia në Neperbisht.

Pyetjes sonë se sa janë sanuar dëmet e luftës, Mehdi efendiu iu përgjigj:

"Po falë ndihmës së donatorëve nga bota arabe dhe Kryesisë së Bashkësisë Islame te Kosovës shumica e dëmeve të luftës janë sanuar me përjashtim të xhamisë në Grejqec dhe xhamisë në Peçan që ende nuk kemi arritur që t'i rindërtojmë, por shpresoj që në një të ardhme shumë të afërt të gjejmë mundësitë dhe t'i rindërtojmë edhe këto dy xhami"

### Jeta fetare

"Jeta dhe aktiviteti fetar në Këshillin e Bashkësisë islame në Therandë-Suharekë zhvillohet në të gjitha xhamitë në 21 sosh. Në të gjitha xhamitë kemi të angazhuar imamë të rregullt të cilët janë bartës të aktiviteteve fetare.

Madje aktivitet fetar zhvillojmë edhe në ato fshatra ku xhamitë qenë djegur gjatë luftës, ku vazhdon të falet namazi i xhumasë si dhe gjatë muajit të ramazanit, namazi i taravive nëpër objekte-lokale të adaptuara e që nuk i



*Ornament në xhaminë e Leshanit*

plotësojnë as kushtet minimale, siç është rasti në Peqan e Nishor" - na tha në fillim të bisedës për zhvillimin e jetës fetare në kuadër të KBI së Therandës kryeimami Sejdi ef. Sallahu, dhe vazhdoi:

"Po ashtu aktivitetet fetare nuk mungojnë as në qytet e as nëpër fshatra sidomos gjatë muajit të ramazanit dhe festave të rëndësishme islame siç është shënimi i ditëlindjes së Pejgamberit a.s., Israja e Miraxhi etj.

Më tutje kryeimami thotë: "Gjatë muajit të ramazanit si gjithkund tjeter edhe te ne ka një aktivitet më të ngjeshur siç janë vizitat e kryeimamit nëpër të gjitha xhamitë, namazet e xhumave, taravive madje edhe në ato fshatra që nuk kanë xhami e që marrin imam gjatë këtij muaji të bekuar. Këtu vlen të përmendet se vizitat e shpeshta të stafit udhëheqës të KBI-së në terren kanë ndikuar në ngritjen e rritjes të të mirave materiale si sadakatul - fitri, sadakat e rëndomta, kurbanat e gjithë këto dedikohen për BI-në e Kosovës"

Duke folur për zhvillimet e jetës fetare në Therandë e sidomos gjatë muajit të ramazanit, kryeimami shprehet: "Një punë të mirë apo një aktivitet të mirë kemi bërë në bashkëpunim me Radion "Vala 2000" nëpërmes së cilës gjatë muajit të ramazanit së paku 3 herë në javë kemi mbajtur emisione me tematikë fetare për çka interesimi i masës ka qenë i madh".

### Xhemati më i organizuar

Për organizimin e xhematit në KBI-në e Therandës Sejdi ef. Sallahu thotë:

"Lirisht mund të them se të gjitha xhematet e xhamive janë mirë të organizuara me mundësitë që kanë, mirëpo kërkohet punë dhe seriozitet edhe më i madh nga imami në xhemat.

Kështu xhemati i xhamisë në Therandë në vitin e kaluar ka futur klimatizimin në xhami, pastaj oborri i xhamisë është shtruar në kubëza.

Xhemati i xhamisë së Studenqanit kanë bërë fasadimin e xhamisë dhe vërtet xhamisë i kanë dhënë një pamje të bukur.

Xhemati i xhamisë së Samadraxhës me vetëkontribut kanë ngritur minaren e xhamisë me tre sherife dhe kanë rregulluar oborrin me park.

Mirëpo duhet potencuar se xhematet që në vendbanimet e tyre nuk kanë xhami ata në të shumtën e rasteve organizohen dhe interesohen që të gjejnë mundësi për të ardhur sa më parë deri tek mundësia për të ndërtuar xhami në vendbanimin e tyre. Kërkesat e xhemateve janë të shumta për rindërtimin dhe ndërtimin e xhamive, mendoj se Therandës i duhen edhe dy xhami, vetëm një xhami nuk mund t'i kryej nevojat e xhematit, kur Theranda ka mbi 18 mijë banorë me të dy periferitë Shirokë dhe Reshtan.

### Mësimbesimi prioritet kryesor

Ndërsa i pyetur për mbajtjen e mësimbesimit nëpër xhami, kryeimami na tha:

"Mësimbesimi është dhe mbetet prioritet kryesor i KBI-së, me gjithë vështirësitë që kemi dhe duhet të shikohet mundësia që të mbahet vazhdimisht dhe jo sezonal (gjatë muajit të ramazanit dhe pushimeve verore)




*Sejdi ef. Sallahu - kryeimam*

pastaj pse edhe të mos futen edhe në leximin e Kuranit. Por një vërejtje duhet ta them që imami të mos jetë i angazhuar me ndonjë detyrë tjetër por të jetë sa më afër xhematit dhe xhamisë. E kam thënë në raporte të shumta që xhamia e Therandës ka nevojë edhe për një imam, për në hytbe dhe ligjërata të ndryshme.

Mësim besimi është shpëtim për xhamitë tona për një të ardhme më të mirë".

## Xhamitë ku mbahet mësimbesimi gjatë muajit Ramazan dhe pushimeve verore

| *xhamia* | *numri i vijuesve të mësimbesimit* |
|---|---|
| - xhamia në Therandë | 50 |
| - xhamia në Bllacë | 50 |
| - xhamia në Samadraxhë | 50 |
| - xhamia në Mushtisht | 30 |
| - xhamia në Vraniq | 40 |
| - xhamia në Studenqan | 30 |
| - xhamia në Gjinoc | 20 |
| - xhamia në Reçan | 10 |

## Imamët më të pranishëm në xhemat

**Imamët në xhemat:**

"Në përgjithësi, pothuaj të gjithë imamët e KBI-së të Therandës, janë të pranishëm në xhemat, aty ku e kërkon nevoja, si në raste gëzimi dhe pikëllimi. Në këtë drejtim më aktivët dhe më të dalluarit janë imamët: Muhamet ef. Paçarizi ka një numër më të madh të xhematit – Suharekë, Mehdi ef Hoxha imam në Bllacë, Haki ef. Hoxha, Halim ef. Shehu etj" – pohon kryeimami

**Imami veteran**

Hysen ef. Hoxha ka shërbyer në xhaminë e fshatit Sopijë me detyrën e imamit më shumë se 50 vjet.

**Bamirësit**

Prej bamirësve që vlen të përmendim në territorin e KBI-së në Therandë zyrtarët e KBI veçojnë:
- Firma BEN-Af - Therandë;
- Firma "I. Seferi" - Gjinoc;
- Fabrika e Gomës "Ballkan" - Therandë;
- Feriz Buzhala nga Shiroka - nxjerr zeqatin;
- Nurish Bytyqi nga Theranda - argjentaria Diakos;
- Firma "Labinoti" me pronar Bajram H. Elshani Therandë.

## Të arriturat e këtij Këshilli

Ndër të arriturat kryesore zyrtarët e këshillit veçojnë:

1. ndërtimi dhe meremetimi i xhamive të shkatërruara gjatë luftës;

**Ndërtimi i xhamive:**
- xhamia në Gjinoc;
- xhamia në Mushtisht.

**Rindërtimi i xhamive:**
- xhamia në fshatin Reçan;
- xhamia në fshatin Duhel.

**Meremetimi i xhamive:**
- xhamia në Therandë;
- xhamia në Studenqan;
- xhamia në Samadraxhë;
- xhamia në Bllacë;
- xhamia në Budakovë;
- xhamia në Grejkoc.

2. ndërtimi i selisë së KBI-së;
3. krijimi i infrastrukturës ligjore dhe funksionimi i administratës në një shkallë më të lartë;
4. centralizimi i pagesës së anëtarësisë në mbarë territorit të KBI-së;
5. ndërtimi i lokaleve afariste.

## Shpërndarja e shtypit

KBI-ja është e angazhuar edhe në shpërndarjen e shtypit dhe literaturës Islame sidomos të revistës "Dituria Islame", pastaj "Edukatës Islame", librit Drita e zemrës që është shumë i kërkuar nga xhemati. Imamët e KBI-së janë të ngarkuar me literaturën që e boton Kryesia e bashkësisë Islame të Kosovës në shpërndarjen e saj.

## Sfidat

- Kthimi i pronave të uzurpuara
- Përmirësimi i gjendjes financiare në Këshill
- Ndërtimi i xhamive të reja në këto lokalitete
  - Sallagrazhdë;
  - Sopijë;
  - Peqan;
  - Leshan;
  - Neperbisht;
  - Semetisht.

Përfundimi i xhamisë në fshatin Nishor, ndërtimi i së cilës ka filluar para luftës.

## Angazhimet për të ardhmen

- Mësimbesimi për të rinj;
- Formimi i një biblioteke;
- Formimi i forumit rinor;
- Mbajtja e Ligjërata javore për gjininë femërore nëpër disa xhami;
- Inkuadrimi i kuadrove me kualifikim superior.

# Pasqyrë përmbledhëse për xhamitë e KBI të Therandës

| Nr. | Emri i xhamisë | Viti i ndërtimit | Emri e mbiemri i imamit | Përgatitja profesionale e imamit | Emri dhe mbiemri i myezinit | Sa kohë të namazit falen brenda ditës |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | xhamia në Leshan[1] | 1489 | Muhamet Kryeziu | | Nesret Bytyqi | 3 |
| 2. | xhamia në Mushtisht[2] | 1584 | | | | |
| 3. | xhamia në Therandë[3] | 1520 | Muhamed Paçarizi | superiore | Fatmir Kelmendi | 5 |
| 4. | xhamia në Grejkoc | 1730 | Shyqeri Gashi | e mesme | Azem Çelaj | vetëm xhumaja |
| 5. | xhamia në Budakovë[4] | 1789 | Xhemail Hoxha | e mesme | Izet Kololli | vetëm xhumaja |
| 6. | xhamia në Vraniq[5] | 1750 | Halim Shehu | superiore | Nevzat Shehu | vetëm xhumaja |
| 7. | xhamia në Gjinoc | 1942 | Milazim Haxhija | superiore | Hajrullah Sallahu | vetëm xhumaja |
| 8. | xhamia në Reçan | 1969 | Mustafë Hoxha | | Muhamet Veselaj | 4 |
| 9. | xhamia në Grajçec | 1897 | | | | |
| 10. | xhamia në Bllacë | 1711 | Mehdi Hoxha | e mesme | Shaban Hoxha | 2 |
| 11. | xhamia në Peçan[6] | 1882 | Riza Bungu | e mesme | Haxhi Hysenaj | vetëm xhumaja |
| 12. | xhamia në Studençan | 1819 | Haki Hoxha | e mesme | Sami Hoxha | 5 |
| 13. | xhamia në Doberdelan | 1967 | Ahmet Bytyqi | e mesme | Maxhun Cikaçi | vetëm xhumaja |
| 14. | xhamia në Samadraxhë | 1802 | Hazir Paçarizi | e mesme | Ramadan Bugari | 5 |
| 15. | xhamia në Neperbisht | 1967 | Sabit Gashi | superiore | | vetëm xhumaja |
| 16. | xhamia në Sallagrazhdë | 1968 | Mustafë Haxhija | superiore | Durmish Sopa | vetëm xhumaja |
| 17. | xhamia në Semetisht | 1803 | Adnan Bytyqi | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 18. | xhamia në Nishor | 1673 | Driton Salihu | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 19. | xhamia në Duhel[7] | 2005 | Ismail Sedolli | e mesme | Zenel Rrafshi | vetëm xhumaja |
| 20. | xhamia në Sopi[8] | 1874 | Hysen Hoxha | | Xhevdet Jashari | 3 |
| 21. | xhamia e re në Mushtisht | 2005 | Bekim Hoxha | e mesme | Selim Hoxha | vetëm xhumaja |
| 22. | xhamia në Pllanjik | 1705 | Bejtullah Halimi | e mesme | | 5 |



*Xhamia në Studençan*

*Fusnotat:*

1. Kjo xhami përfshinë edhe këto xhemate: të Tërnjenit dhe të Gelances.
2. Kjo xhami përfshinë edhe xhematin e Dellocit
3. Xhamia e Therandës përfshinë edhe këto xhemate: të Reshtanit, Shirokës, Stravuqinasit.
4. Xhamia e Budakovës përfshin edhe këto xhemate: të Muhlanit, Papazit, Krushices, Vershecit, Llanishtit.
5. Xhamia e Vraniqit përfshin edhe këto xhemate: të Maqiteves, të Bukoshit, të Dvoranit, të Populanit.
6. Xhamia e Peçanit përfshin edhe xhematin e Sllapuzhanit.
7. Xhamia e Duhlës përfshin edhe xhematin e Dragaqines.
8. Xhamia e Sopisë përfshinë edhe këto xhemate: të Dubravës, të Savrovës.

*Përgatitën:* ***S. Bajgora***
***R. Shkodra***

*(Në numrin e ardhshëm bëjmë prezantimin e KB Islame të Gjilanit)*

*Kajro*

# Myftiu Tërnava ka kërkuar përkrahjen e shteteve islamike për pavarësinë e Kosovës

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, nga 21 shkurt deri më 4 mars 2007 në kryeqendrën e Egjiptit Kajro ka marrë pjesë në një sërë aktivitetesh. Përveç shumë takimesh që ka realizuar me diplomatë e personalitete të larta nga shumë shtete, ai ka marrë pjesë edhe në dy konferenca tashmë tradicionale, që mbahen nën patronatin e Presidentit të Egjiptit Hosni Mubarak.

Prezantimi i myftiut Tërnava, përveç rolit që do të ketë në aspektin e shtjellimit tematik, diskutimin në sesion, ai e ka shfrytëzuar edhe si një ambasador i mirë i Kosovës për lobim rreth çështjes së Kosovës, me kërkesën për mbështetjen e pavarësisë edhe prej vendeve islame.

Konferenca shkencore pati temë trajtimi çështjen e mosmarrëveshjeve në Botën Myslimane dhe orvatjen për zgjidhjen e tyre nën hijen e globalizmit. Ky sesion u mbajt nën patronazhin e kryetarit të shtetit të Egjiptit Hosni Mubarak, ndërsa të pranishëm qenë edhe shumë ministra nga vendet e ndryshme. Në hapje të sesionit qe edhe vetë kryeministri i Egjiptit Ahmed Nazif. Pjesëmarrës të këtij sesioni qenë përfaqësues të vendeve të ndryshme islamike, shumica ministra dhe përfaqësues të bashkësive të ndryshme islame, jo vetëm nga Afrika dhe Azia, por edhe nga Evropa dhe Amerika. Gjatë kësaj konference Myftiu ka pasur një sërë takimesh, nga të cilat spikat takimi me ministrin egjiptian të vakëfit Mahmud Ahmed Zakzuk, pastaj me Myftiun e Afrikës së Jugut, Myftiun e Indonezisë e shumë personalitete të shquara pjesëmarrës në konferencë.




Në të gjitha takimet që pati, Myftiu Tërnava ka kërkuar nga bashkëbiseduesit përkrahjen për pavarësinë e Kosovës, madje edhe në fjalën e tij të mbajtur më 28 mars në sesionin plenar të konferencës, ai, para përfaqësuesve të 88 vendeve pjesëmarrëse që aderojnë në Konferencën Islamike, ka kërkuar përkrahjen e këtyre vendeve për finalizimin e zgjidhjes së statusit të Kosovës si dhe njohjen e pavarësisë së Kosovës si shtet i pavarur e sovran. Myftiu Tërnava u ka thënë pjesëmarrësve në konferencë se Kosova është një vend stabil, multikonfesional dhe si i tillë duhet mbështetur fuqishëm edhe në procesin e zgjidhjes së statusit, që kjo zgjidhje të jetë një pavarësi e plotë për Kosovën, sepse vetëm kështu do të ndihmohej stabilizimi afatgjatë i gjendjes në rajon dhe më gjerë.

Po ashtu Myftiu ka thënë se Bashkësia Islame e Kosovës, me bashkëpunimin e vet të sinqertë me komunitetet e tjera fetare, ka kontribuar deri tash dhe do të kontribuojë edhe në të ardhmen për kultivimin e frymës së respektimit të ndërsjellë të dallimeve fetare në të mirë të ndërsjellë të mirëqenies për të gjithë qytetarët.

Duke folur për rolin dhe kontributin e Bashkësisë Islame, Myftiu ka vënë në pah: “Bashkësia Islame e Kosovës, e cila përfaqëson shumicën e popullit të Kosovës, të cilën sot e përfaqësoj unë, ka bërë dhe do të bëjë edhe në të ardhmen punë me interes për mirëqenien në Kosovë. Do të angazhohet dhe do të punojë që në Kosovë të mbretërojë paqja, qetësia, harmonia, respekti i ndërsjellë në mes tri besimeve tradicionale në Kosovë, duke zhdukur ndjenjën e frikës, pasigurisë dhe hakmarrjes”.

Më tutje, duke folur për angazhimet e BI-së, ai tha: “Bashkësia Islame e Kosovës është për një Kosovë të pavarur, stabile, ku do të respektohen të drejtat e çdo individi, pa dallim feje, race a ngjyre. Andaj, kërkoj nga ju, në emër të 2.5 milion kosovarëve dhe në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, që në konkluzat e këtij kongresi, të futet edhe një konkluzë, e cila përkrah pavarësinë e Kosovës". Fjalimit të Myftiut Tërnava i është dhënë një publicitet i gjerë në mediet e shkruara dhe ato elektronike, jo vetëm të vendit nikoqir, por edhe të vendeve të ndryshme të përfaqësuara në këtë konferencë.

## Myftiu Tërnava vitizoi Katarin

Prej datës 4-6 mars, me ftesë të Ministrit të Fesë dhe çështjeve islame të Katarit, shkëlqesisë së tij Fejsal bin Abdullah bin Zejd Al Mahmud, Myftiu i Kosovës z. Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga kryeimami Sabri ef. Bajgora, qëndruan për një vizitë pune në Katar.

Gjatë bisedës me Ministrin e Katarit, Myftiu Tërnava, pasi e falënderoi ministrin për kontributin e popullit dhe qeverisë së Katarit për ndihmat e dhëna gjatë dhe pas luftës në Kosovë, e njoftoi atë edhe për aktivitetet e Bashkësisë islame të Kosovës, për jetën fetare, ndërsa një pjesë të konsiderueshme të takimit ia kushtoi çështjes së Statusit të Kosovës, i cili pritet të miratohet me një rezolutë të re në Këshillin e Sigurimit të OKB-së.

Ministri katarian premtoi ndihmë të pakushtëzuar në këtë drejtim, aq më parë kur dihet se ambasadori i Katarit pranë OKB-së është një prej 15 ambasadorëve që do të votojnë për pavarësinë e Kosovës konform planit të z. Ahtisari. Ai



po ashtu premtoi për ndihmë të vazhdueshme për BIK-në si dhe thellimin e mëtutjeshëm të marrëdhënieve vëllazërore në mes dy popujve.

Me këtë rast, Myftiu Tërnava i dorëzoi Ministrit Fejsal bin Abdullah, disa projekte emergjente, për të cilat ka nevojë Bashkësia Islame e Kosovës dhe besimtarët tanë në përgjithësi.

Për nder të delegacionit kosovar, Ministri shtroi drekë solemne.

Në përcjellje të delegacionit nga Kosova, gjatë vizitave të shumta që iu bënë institucioneve të ndryshme në Katar, ishte edhe drejtori për çështje islame pranë kësaj Ministrie, z. Ali bin Rashid, i cili premtoi se projektet e dorëzuara do të shqyrtohen në afat sa më të shpejtë.

Delegacioni ynë, gjatë qëndrimit në Katar, vizitoi edhe disa shoqata humanitare, vizitoi qendrën e web faqes së njohur: www.islamweb.net, vizitoi Qendrën kulturore islame të Katarit etj.

Një ngjarje që vlen të veçohet gjatë qëndrimit në Katar, ishte edhe fakti se tre të huaj pranuan (shfaqën) besimin e tyre islam në prani të Myftiut Tërnava.

Vizitës së delegacionit kosovar, vëmendje të posaçme i kushtuan edhe mediet e shkruara dhe ato elektronike, si gazetat ditore: “Esh-Sherk”, “Er-Rraje”, televizioni shtetëror i Katarit etj.

# Për arabologët shqiptarë, seminar për metodat e reja për mësimin e gjuhës arabe




Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në bashkëpunim me organizatën për shkencë, arsim e kulturë ISESCO, organizatë kjo që vepron në kuadër të Konferencës Islamike, nga 9-13 prill 2007 në ambientet e bukura të medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës u mbajt seminari për arabologët shqiptarë nga Kosova, Shqipëria e Maqedonia, për metodat e reja të nxënies e gjuhës arabe.

Në hapje të seminarit qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me bashkëpunëtorët, përfaqësues nga Akademia e Shkencave dhe e Arteve e Kosovës, dekani i FSI-së të Prishtinës, doc. Dr. Rexhep Boja, drejtori i medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës, Ekrem ef. Simnica, e të ftuar të tjerë .

Është ky seminari i parë që organizohet në trojet tona për metodat e reja për nxënien e gjuhës arabe.

Seminari është organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në bashkëpunim me organizatën për shkencë arsim e kulturë ISESSCO, me seli në Rabat të Marokut, e cila vepron në kuadër të Konferencës Islamike. Duhet theksuar se ISESSCO për mbajtën e seminarit ka angazhuar ekspertë të njohur nga "Granadapublication" me seli ne Paris.

Në seminar merrnin pjesë profesorët e gjuhës arabe që ligjërojnë në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, profesorët e degës së Orientalistikës të Fakultetit të Filologjisë të UP-së, profesorët e gjuhës arabe në medresenë "Alauddin", pastaj profesorë të arabishtes nga institucione arsimore nga Shqipëria e Maqedonia.

Në fjalën e hapjes Myftiu Tërnava, ndër të tjera, ka thënë: "Të nderuar të pranishëm, Bashkësia Islame e Kosovës po mundohet që krahas organizimit të seminareve të ndryshme me imamë, organizuar nga Kryesia e BI-së me shoqata të tjera nga Kuvajti, nga Asambleja e Rinisë Islame Botërore me seli në Xhide, pastaj edhe shtete të tjera arabe dhe jo arabe në vazhdimësi po mundohemi ta zëmë hapin që të organizojmë edhe një seminar për metodologjinë e re të punës apo të mësimit të gjuhës arabe apo të përmirësimit të metodave të reja për mësimin e gjuhës arabe në institucionet tona arsimore.

Besoj që edhe në të ardhmen do të vazhdojmë aktivitete të tilla, ndaj për ne – Kryesinë e BI-së të Kosovës, është një nder i madh që sot kemi para nesh vëllezërit tanë që vijnë nga Maroku dhe Tunizia që përfaqësojnë këtu dy organizata të respektuara. Sigurisht, në këtë kohë nëpër të cilën po kalon Kosova, sado pak të kontribuohet për pavarësinë e Kosovës, për ardhmërinë e vendit tonë, ky do të jetë një obligim yni. Dhe vetëm një mik nëse bëjmë për vete nga një shtet, do të jetë në funksion të aspiratave tona dhe një kontribut sado i vogël për Kosovën, është me prioritet më shumë se kurrë."

Ndërsa përfaqësuesi i ISESCO-s, Abdullilah bin Arefe tha: "Ky seminar do të japë frytet e veta në planin për t'u forcuar edhe më tej bashkëpunimi në mes mësimdhënësve të arabishtes, në mënyrë që me metodat sa më të mira të mësohet gjuha arabe".

Gjatë seminarit arabologët shqiptarë patën rastin të njiheshin me metoda bashkëkohore për mësimin e gjuhëve të huaja, respektivisht për transmetimin e njohurive të tyre tek nxënësit dhe studentët.

Interesimit tonë se si e vlerësojnë seminarin, pjesëmarrësit iu përgjigjën duke theksuar se kanë fituar njohuri të reja, të cilat do t'i aplikojnë gjatë mësimdhënies dhe se seminare të tilla janë të nevojshme edhe për të ardhmen.

---

*Shefi i zyrës gjermane Wollfarth Eugen ligjëroi para studentëve të Fakultetit të Studimeve Islame*

# Për politikën e Gjermanisë si kryesuese e Bashkimit Evropian për zgjidhjen e statusit të Kosovës

Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, më datën 23.04.2007, në orën 11:00 e vizitoi shefi i Zyrës Gjermane Wollfarth Eugen. Fjalën përshëndetëse e bëri sekretari i Fakultetit të Studimeve Islame Mr. Xhabir Hamiti, i cili, në mes të tjerash, tha: "Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës ka nderin që t'Ju ketë ju sot këtu në mesin e studentëve dhe profesorëve tanë. Për ne është një rast i mirë që nga dora e parë të dëgjojmë për politikën evropiane, që kryeson vendi juaj tash e katër muaj. Jemi të vetëdijshëm se Gjermania është vendi më i rëndësishëm në Evropë si dhe për rolin e saj që ka në arenën ndërkombëtare. Gjermania ka qëndruar përkrah nesh gjatë kohëve të vështira në mes viteve 1990-1999, kur ne ishim të okupuar nga regjimi serb. Ne për ketë jemi shumë falënderues dhe shpresojmë se në të ardhmen bashkëpunimi ynë do të jetë gjithmonë në nivel të duhur."

Të pranishmëve pastaj iu drejtua shefi i Zyrës Gjermane Wollfarth Eugen në gjuhën angleze me temën "Udhëheqja e Bashkimit Evropian nga Gjermania për vitin 2007".

Fillimisht foli për politikën e brendshme dhe të jashtme që Gjermania do të ndjekë gjatë mandatit të saj si udhëheqëse e Bashkimit Evropian, duke u përqendruar kryesisht në zgjidhjen e statusit të Kosovës. Ai foli rreth paketës së Ahtisarit si dhe për misionin që do të ketë Bashkimi Evropian pas largimit të UNMIK-ut nga Kosova. Gjithashtu foli për zhvillimin ekonomik dhe energjetik, për atë social e juridik dhe për stabilitetin në rajon.

Në fund të ligjëratës së tij, ai theksoi edhe kontributin e Gjermanisë për Kosovën gjatë këtyre viteve të fundit. Pas përfundimit të ligjëratës, shefi i Zyrës Gjermane Wollfarth Eugen iu përgjigj pyetjeve të parashtruar nga të pranishmit. Ligjërata u shoqërua me paraqitjen e segmenteve në formë të dritareve kompjuterike përmes projektorit. Ndërsa Dekani i Fakultetit Dr. Rexhep Boja përmbylli këtë takim duke përshëndetur vizitën e shefit të Zyrës Gjermane Wollfarth Eugen dhe duke kërkuar nga ai të japë kontribut sa më të madh për rregullimin sa më të shpejtë të statusit të Kosovës dhe lirinë e udhëtimit të banorëve të Kosovës, sikur e kanë banorët e vendeve të tjera në rajon.

***(z. tërnava)***

# Qyteti i Solothurnit shembull i mësimbesimit



Në xhaminë e qytetit Solothum të Zvicrës manifestimet fetare nuk kanë të ndalur nga imamët e vyeshëm, njëri prej të cilëve është mulla Ismail ef. Raçipi, i cili qëndron gjithnjë i palodhur në krye të punës së tij të imamit dhe i përpiktë në kryerjen e detyrave të tij. Ai edhe kësaj here u dha një mesazh kolegëve të tij imamë se si duhet ruajtur dhe kultivuar rinia jonë në kurbet, duke i edukuar në frymën e fesë islame.

Më 18 mars 2007, në xhaminë e qytetit Solothum u organizua ceremonia e duasë së Hatmes së Kurani kerimit nën udhëheqjen e Mulla Ismailit. Bënë hatme 16 nxënës,prej këtyre 9 për të parën herë dhe 7 për të dytën herë. Atë ditë xhamia e këtij qyteti shndriste nga xhemati dhe mysafirët që kishin ardhur për të manifestuar duanë e Hatmes. Por xhaminë më të shndritshme e bëri kur hyri imami mulla Ismail ef. Raçipi me nxënësit dhe nxënëset e tij, që ishin veshur e stolisur në mënyrë të shkëlqyer islame.

Këta nxënës e nxënëse së pari i përshëndetën të pranishmit me përshëndetjen islame "Esselamu alejkum" dhe u ulën.

Manifestimin e hapi dhe e drejtoi mulla Ismaili, në fillim duke përshëndetur Esselamu alejkum e duke u uruar mirëseardhjen mysafirëve, dhe mbajti një ligjëratë të bukur islame duke pasur për bazë librin e Allahut, Kuranin famëlartë. Pastaj M.Ismaili vazhdoi programin me nxënësit e tij duke lexuar pjesë nga Kurani fisnik. Të pranishmit dëgjonin me shumë vëmendje këta nxënës e nxënëse që lexonin Kuranin shumë rrjedhshëm e bukur.

Pastaj mori fjalën mulla Qemal ef. Raçipi, vëllai i imamit, i cili ishte shumë i kënaqur me këta nxënës që lexonin bukur Kuranin, i përgëzoi dhe mbajti një ligjëratë rreth rëndësisë së Kuranit. Ai i dha një rëndësi shumë të madhe diturisë duke pasur për bazë versete kuranore si dhe hadithe të Profetit.

Pastaj imami M. Ismaili vazhdoi programin me nxënësit duke i pyetur për kushtet themelore të fesë dhe për sure kuranore përmendsh, si dhe duke i pyetur rreth dijes (kuizi islam).

Manifestimi u përmbyll nga nxënësit duke recituar dhe kënduar kaside që kishin mësuar nga hoxha i tyre.

Në fund mulla Ismaili u dhuroi nxënësve të tij nga një Kuran në gjuhën shqipe dhe i këshilloi që kurrë të mos ndahen nga Kurani fisnik, që është Fjala e Allahut xh.sh.

***M.Raçipi***
*Solothum (Zvicër)*

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame - Vushtrri**
Nr. 122/2007 Data: 18.04.2007

Këshilli i Bashkësisë Islame në Vushtrri në mbledhjen e mbajtur më 03.02.2007, për plotësimin e vendeve të punës shpallë këtë:

## Konkurs

Për këto vende pune:
- Imam në xhaminë e fshatit Nedakovc.
- Imam në xhaminë e fshatit Dumnicë e Poshtme.

Përgatitja shkollore e aplikuesit:
- Të ketë të kryer Fakultetin Islam, ose së paku Medresenë e mesme;
- Të ketë aftësi komunikimi me xhematë;
- T'i përmbahet Kushtetutës së BIK-ut dhe Rregullores së KBI-së.

Dokumentet:
- Kërkesa;
- Certifikata e lindjes;
- Certifikata e mjekut;
- Dëftesa-Diploma e shkollimit.

Vërejtje:
Dokumentet dorëzohen në KBI të Vushtrrisë.
Dokumentet e pakompletuara nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë pas publikimit në revistën: "Dituria Islame".

*Nga mbledhja e Kryesisë së BI*

### Bahri Simnica udhëheq revistën "Dituria Islame" edhe një mandat dyvjeçar

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në mbledhje e saj të rregull më 15 mars 2007, në bazë të kompetencave të saja, pos të tjerave në kuadër të veprimtarisë së saj, pasi shqyrtoi dhe analizoi punën dyvjeçare të revistës "Dituria Islame", Kryesia çmoi lartë punën e deritashme të redaksisë, për të cilën pati fjalë miradije. Në këtë mbledhje Kryesia miratoi propozimin që Bahri ef. Simnica të rizgjidhet edhe një mandat kryeredaktor i revistës. Në mbledhje gjithashtu u miratuan edhe propozimi i kryeredaktorit që redaksia të freskohet me anëtarë të rinj. Ndër të tjera, në mbledhje u theksuan vështirësitë objektive që në një masë të madhe kanë ndikuar daljen dhe shpërndarjen e rregullt të revistës.

*Nga Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës*

# Bashkësia Islame ka dhënë kontributin e saj në të gjitha fazat e procesit të negociatave

Në Prishtinë më prill 2007, në sallën e kuvendit, në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, u mbajt mbledhja e rregullt e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, e katërta në këtë përbërje të Kuvendit. Pos delegatëve, në mbledhje qe i pranishëm Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga anëtarët e kryesisë e bashkëpunëtorët e tij.

Pas leximit të një ashereje nga Kur'ani famëlartë, që e këndoi delegati nga Preshava, hfz. Vehbi Dali, kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës-Ragmi ef. Destani, hapi mbledhjen me këtë rend dite:

- Diskutim rreth proceseve nëpër të cilat po kalon Kosova pas përfundimit të bisedimeve në Vjen;
- Raporti i punës njëvjeçare të kryesisë së BI të Kosovës;
- Elaborati i buxhetit, Llogaria përfundimtare për vitin 2006, me raportin e Komisionit financiar, dhe aprovimi i buxhetit për vitin 2007.
- Të ndryshme.

Pas miratimit të rendit të ditës, fillimisht të pranishëmve iu drejtua kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Ragmi ef. Destani, i cili, pasi falënderoi Myftiun dhe bashkëpunëtorët e tij për pjesëmarrje, ndër të tjera tha: "Të nderuar delegatë! Jemi në mbledhjen e katërt të rregull të Kuvendit të BI të Kosovës, ku do të shqyrtojmë raportin e punës së Kryesisë së BI në periudhën në mes dy kuvendeve.

Ne si organi më i lartë i BI kemi përgjegjësi para besimtarëve tanë që të realizojmë me përpikëmëri besimin që na kanë dhënë aq më tepër kur ne jemi hoxhallarë, jemi teologë kështu që kemi përgjegjësitë tona, andaj karshi obligimeve që kemi marrë lypset nga ne që maksimalisht të japim kontributin tonë gjë që mendoj që jemi mundu-ar ta bëjmë

Kuvendar të nderuar!

Ekzekutivi i BI, pra Kryesia siç e keni pa edhe nga materiali që u janë dërguar, mendoj që është angazhuar që t'i kryej angazhimet e marra. Unë në emër të Kuvendit marrë pjesë në mbledhjen e Kryesisë dhe jam angazhua që të kontribuoj.

Kemi marrë me kohë të gjitha materialet e nevojshme për këtë mbledhje, përfshirë këtu edhe raportin e punës së kryesisë si dhe llogarinë përfundimtare dhe projektbuxhetin për vitin 2007, për se presim edhe kontributin tuaj të çmuar.



*Ragmi ef. Destani*

Për situatën nëpër të cilin po kalon Kosova pas përfundimit të bisedimeve në Vjenë delegatëve iu drejtua Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili fillimisht, tha:

"Të nderuar delegatë të pranishëm kam nderin që para jush sot të flas për gjendjen nëpër të cilën po kalon Kosova pas përfundimit të procesit të negociatave në Vjenë.

Jam i bindur që edhe ju si edhe e gjithë shoqëria kosovare është e njoftuar për këtë fazë në të cilën gjendet Kosova.



*Myftiu, Mr. Naim Tërnava*

Të nderuar kuvendarë ju veç jeni të njohur me propozimin që ka bërë kryendërmjetësi i bisedimeve presidenti Ahtisari i cili në propozimin e tij ka propozuar pavarësi të mbikëqyrur për Kosovën."

Ndërsa për propozimin e presidentit Ahtisari myftiu tha:

"Propozimin e presidentit Ahtisari siç e dini me disa vërejteje e kanë pranuar të gjitha institucionet e Kosovës, e kemi pranuar edhe ne si Kryesi, normal që kemi pas vërejtjet tona që i kemi bërë publike dhe i kemi dërguar në institucionet përkatëse, mirëpo projekti i presidentit Ahtisari hap rrugën për pavarësinë e Kosovës, gjë që duhet pranuar si zgjidhje të pranueshme aq më tepër kur kjo bëhet në bashkëpunim me faktorët relevant ndërkombëtar.

Vërejtjet tona kanë qenë për pozitën e feve ku ne kemi kërkuar që fetë tradicionale të Kosovës të trajtohen si kategori kushtetuese, pastaj kemi pasur vërejtje edhe për trajtimin e trashëgimisë kulturore e materiale islame, e cila me gjithë vlerat që kanë nuk është trajtuar fare, por sido që të jetë mbetet që të gjitha shqetësimet tonë që i kemi ngritur t'i bisedojmë me institucionet tona pas definimit të statusit të Kosovës."

Për rolin dhe angazhimet e BI myftiu ndër të tjerat tha:

"Të nderuar kuvendar! Bashkësia Islame ka dhënë kontributin e saj në të gjitha fazat e procesit të negociatave. Kemi pasur shumë kontakte si brenda ashtu edhe jashtë, kemi kontaktuar edhe negociatorët tanë më të cilën kemi biseduar për të gjitha aspekt, dhe u kemi bërë me dije të gjitha shqetësimet tonë. Edhe në vizitat që ne si Bashkësi Islame që i kemi realizuar jashtë vendit kemi dhënë kontributin tonë për përkrahjen e pavarësisë së vendit tonë. Andaj edhe angazhimi ynë permanent për krijimin e një ambientit të qetë e të sigurt, për respektimin e vlerave të popullit të Kosovës, për kultivimin e tolerancës ndërfetare



s'ka dyshim se është një ndër kontributet tonë më të mëdha për proceset në të cilat ka kaluar Kosova".

Ndërsa për angazhimet e BI pas përcaktimit të statusit të Kosovës myftiu Tërnava tha:

"Edhe tani kur duhet që të sigurojmë përkrahje për planin e Ahtisarit ne kemi vepruar, në takime që kemi pas me përfaqësuesit e Botës Islame ne kemi kërkuar mbështetjen e tyre për miratimin e rezolutës për Kosovën në KS të OKB si dhe për njohjen e pavarësisë së Kosovës. Në këtë drejtim kemi bashkërenduar disa veprime edhe anëtarët e Grupit të Uniteti. Grupi i Uniteti dhe institucionet e Kosovës nuk kanë pasur një strategji të qartë në raport me Botën Islame.

Vetëm në dy muajt e fundit kemi një interesim institucional për kontakte me Botën islame, mirëpo ne si Bashkësi kemi vepruar pavarësisht këtij lëshimi që ka bërë Grupi i Unitetit.

Kemi kërkesa për vizita në botë nga ana e BI, së shpejti do të udhëtojë për në SHBA me ftesë të Stej Departamentit ku do kemi takime me zyrat të lartë të administratës amerikane, kemi kërkesë që të vizitojmë qeverinë e Anglisë, Gjermanisë, Belgjikës, pastaj në Botën Islame. Interesimi i botës për konceptin dhe vizionin e Bashkësisë Islame është i madh".

"Ne presim që rezoluta për Kosovën shpejt të kaloj në KS dhe të miratohet, dhe Kosova do të bëhet shtet, do të realizohet ëndrra e shumë gjeneratave, por duhet të jemi të përgjegjshëm që të marrim përgjegjësitë që na takojnë, të veprojmë si shtet, të sillemi si shtet gjë që jam shumë i bindur që i kemi të gjitha mundësitë që ta bëjmë.

Edhe ne si Bashkësi Islame duhet që t'i marrim përgjegjësitë tona, ngase veç jemi në dije se Serbia ka ngritur një propagandë të fuqish kundër nesh, pikërisht duke e shfrytëzuar përkatësinë tonë fetare islame. Ajo ka ngritur një fushatë të egër diplomatike e mediale se po krijohet një shtet fundamentalist në Evropë, se Kosova paraqet rrezik për Evropën etj. Karshi kësaj propagande ne si bashkësi duhet që të dëshmojmë të kundërtën me punë dhe aktivitetin tonë dhe assesi nuk bënë që të krijojmë mundësinë që të infiltrohen elementet që i propagandon Serbia për qëllime të saja. Shpresoj që do ja dalim mbarë edhe në këtë betejë. - tha ndër të tjerat myftiu Tërnava në fjalën e tij para kuvendarëve të BI.

Pas fjalës së Myftiut, kryetari i kuvendit të BI, Ragmi ef. Destani propozoi që për një punë më efikase, raporti i Kryesisë të mos lexohet fare por të fillojnë diskutimet, pasi Raporti i punës së Kryesisë delegatëve u është dërguar me kohë.

Propozimi i kryetarit të kuvendi u përkrah njëzëri nga delegatët.

Pas këtij propozimi, pasuan diskutime të delegatëve, nga të cilat veçojmë këta: Shaqir Zeqiri, Iljaz Musafa, Jakup Çunaku, Xhabir Hamiti, Haki Hoxha, Bekim Jashari etj.

Pas diskutimeve, pyetjeve, interesimeve dhe angazhimeve të delegatëve të Kuvendit - për disa çështje dha përgjigje Myftiu Mr. Naim Tërnava.

Më pas delegatët pasi dëgjuan raportin e komisionit financiar, që e paraqiti kryetari i komisionit, Muhamed Neziri delegatët miratuan me votimin pako Llogarinë përfundimtare për vitin 2006 dhe Projektbuxhetin për vitin 2007.

Në fund, kryetari i kuvendit të BI të Kosovës, Ragmi Destani, falënderoi delegatët për kontributin që kanë dhënë për mbarëvajtjen e punëve në Bashkësinë Islame të Kosovës.

***(r. shkodra)***

*Pejë*

# Manifestim i madh, me rastin e ditës së Mevludit



Dita e 12 e muajit Rebiul-Evvel këtë vit koincidoi me ditën e shtunë të datës 31 mars 2007. Kjo ditë madhështore në qytetin e Pejës do të mbahet mend gjatë për besimtarët e Pejës dhe rrethinës së saj. Ishte ditë vërtet e lumtur dhe festive, e cila mblodhi si përherë qindra besimtarë në manifestimin qendror të festës së madhe të myslimanëve, në përkujtimin e lindjes së më të madhit Pejgamber, njeriut më të dashur të Allahut Fuqiplotë, udhërrëfyesit të drejtë, i cili me ndihmën e Krijuesit dhe mrekullisë hyjnore - Kuranit famëlartë, bëri që terri të shndërrohet në dritë dhe që jeta të ketë kuptim.

Këshilli i Bashkësisë Islame i Pejës këtë vit u mundua që xhematit t'i sillte një freski shpirtërore dhe kënaqësi fizike, me rastin e kësaj feste të madhe të myslimanëve. Për këtë kënaqësi organizoi dy manifestime brenda ditës. Pas namazit të drekës në Bajrakli xhami, e cila ishte stërmbushur me xhemat, u mbajt një ligjëratë në lidhje me ditën e mevludit si dhe u kënduan pjesë nga mevludi tradicional, kaside dhe ilahi. Pas përshëndetjes, shprehjes së mirëseardhjes për mysafirët dhe një fjale të shkurtër të kryetarit të KBI-së të Pejës, Nexhmedin ef. Hoxhaj, ligjëratën me temën "Muhammedi a.s. udhërrëfyes i së vërtetës dhe pishtar i ndriçimit shpirtëror të njerëzimit" e mbajti Ali ef. Vezaj, kryeimam i KBI-së të Prizrenit. Ai rikujtoi në shpirtin e besimtarëve kohën e lindjes së Pejgamberit a.s., pastaj foli mbi jetën e tij të bujshme dhe mbi rrugën e vështirë që kaloi për shtrirjen e fjalës së Zotit xh.sh. dhe mbjelljen e saj në zemrat e myslimanëve.

Ali ef. Vezaj evokoi disa nga ngjarjet më të rëndësishme të historisë së Islamit, të lidhura me Muhamedin a.s. Ligjërata në fjalë u mirëprit nga xhemati i shumtë i pranishëm në xhami dhe jashtë saj.

Më pastaj u kënduan disa pjesë të mevludit tradicional, por kësaj radhe nga mysafirët nga Prizreni - trio: Ali ef. Vezaj, Hasan ef. Salihu dhe Orhan Bislimaj, që në këtë formë ishte risi në qytetin e Pejës dhe xhemati mbeti shumë i kënaqur e i impresionuar nga melodia e bukur që shfaqej nga trio e lartpërmendur. Ilahi dhe kaside kënduan imamët e Pejës. Mevludi përfundoi me përshëndetjen e të pranishmëve dhe urimin e kryeimamit të KBI-së të Pejës, Ali ef. Gashi.

Në orët e pasdites, pas namazit të ikindisë, në teatrin e qytetit u shfaq një program kulturor - artistik, me temën "Islami perandori e besimit", pjesa e parë, "Lajmëtari a.s.", nga asociacioni për kulturë, edukim dhe arsim "AKEA" me seli në Prishtinë, në bashkëpunim dhe organizim të KBI-së të Pejës. Ishte i vogël teatri i qytetit për t'i nxënë të gjithë të interesuarit, dhe kjo shërben si një leksion se herë të tjera këso manifestimesh duhet të organizohen në palestrën e sporteve, ndoshta aty nuk do të ketë vend të mjaftueshëm.

Pas fjalës hyrëse të kryetarit Nexhmedin ef. Hoxhaj, i cili foli shkurtimisht mbi rëndësinë e lindjes së Muhamedit a.s. dhe qëllimin e organizimit të programit në fjalë, në skenë u paraqit artisti i mirënjohur Basri Lushtaku, i cili me monologun "Letër", bëri që zemrat e besimtarëve të pranishëm të shkriheshin në vaj e përkujtim. Më pastaj u shfaq një film dokumentar mbi Islamin dhe Muhamedin a.s., vlerat që kishte dhe vlerësimi që i kanë dhënë autoritetet e njohura botërore; si profesorë universitetesh të njohura botërore, burrështetas, intelektualë etj. Në fillim të këtij dokumentari u shfaqën disa sekuenca nga ligjëratat e hoxhës tani merhum, Jakup ef. Asipi, mbi lindjen e Resulullahut, jetën dhe vlerat e tij.

***Burhan Hoxhaj***

*Mitrovicë*

# Në mënyrë madhështore u përkujtua ditëlindja e Pejgamberit alejhis-selam

Më 31.03.2007, ditë e shtunë, Këshilli i Bashkësisë Islame i Mitrovicës, në kujtim të të Dërguarit të Allahut, Muhamedit a.s., organizoi tribunë madhështore "Shëmbëlltyr e ndritur e Muhamedit alejhis-selam".

Kjo tribunë që tanimë është bërë tradicionale, edhe kësaj radhe është organizuar në palestrën e sporteve "Minatori", e cila ishte e vogël për të nxënë të gjithë ata që kishin ardhur të prezantonin në këtë tribunë.

Fillimisht kjo tribunë filloi me leximin e disa ajeteve nga Kurani famëlartë nga imami Halil ef. Avdulli.

Pastaj kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Mitrovicës, Asllan ef. Fazliu, në fjalimin e tij të rastit i uroi besimtarët për këtë datë të rëndësishme në historinë islame.

Me këtë rast u mbajtën dy ligjërata: "Në kujtim të të Dërguarit", ligjërues qe Mr. Sylejman Osmani, i cili foli mbi shëmbëlltyrën e të Dërguarit Muhamed alejhis-selam, si dhe ligjërata e dytë "Ja pse duhet ta duam Muhamedin alejhis-selam", të cilën e ligjëroi Ekrem Avdiu. Që të dy këto ligjërata u mirëpritën nga të pranishmit.

Në këtë manifestim, Grupi i Ilahive pranë këshillit të Bashkësisë Islame të Mitrovicës, entuziazmoi të pranishmit me paraqitjen e tyre me tri ilahi të zgjedhuara. Ndërsa Ferki Shala, me paraqitjen e tij, ngjalli emocione tek publiku.

Mysafirë specialë të këtij manifestimi ishin Adem Ramadani dhe Hfz. Xhemail Nuhi, të cilët me paraqitjet e tyre fantastike, ngritën në këmbë të pranishmit.

Shumë pjesëmarrës shfaqën dëshirën që të merrnin fjalën për ta përshëndetur këtë tubim, por kësaj radhe organizatori fjalën ia dha vetëm Dr. Faik Bllatës, i cili falënderoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Mitrovicës për këtë organizim madhështor, me shpresën që këto do të vazhdojnë edhe në të ardhmen.

***Rexhep Lushta***

*Gjilan*

# Manifestim solemn i ditëlindjes së Muhamedit a.s.



Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjilanit, për ditëlindjen e Muhammedit a.s. më datë 09.04.2007 organizoi manifestimin solemn, në sallën e Teatrit të Gjilanit, e cila ishte e mbushur përplot me besimtarë, hoxhallarë, përfaqësues të partive politike po edhe përfaqësues të KFOR-it amerikan dhe austriak.

Me këtë rast, përveç të tjerash, ishte paraparë të shfaqej edhe filmi dokumentar: "Biografia e Muhammedit a.s.", ku për jetën dhe veprën e tij do të jepnin vlerësime dijetarë universitetesh të ndryshme të botës dhe analistë të shquar në gjuhën angleze, me përkthim në gjuhën shqipe. Në këtë manifestim ishte paraparë që nga ana e Këshillit të BI-së t'u jepeshin mirënjohje disa imamëve për punën dhe kontributin e tyre të dhënë në organizimin e jetës fetare.

Mirëpo, pasi përfundoi pjesa folëse e manifestimit dhe pasi nisi shfaqja e filmit, policia dha urdhër që të ndizeshin dritat në sallë dhe që të parnishmit të lëshonin sallën pa panik, ngase policia ishte informuar se në objekt ishte vënë një mjet shpërthyes. Kështu u pamundësua realizimi i plotë i programit, siç ishte paraparë nga Këshilli i BI-së. Lidhur me këtë ngjarje, është njoftuar opinioni i gjerë edhe përmes shtypit dhe përmes medieve lokale.

Ndërkaq, vlen të përmendet se me rastin e ditëlindjes së Muhamedit a.s., nëpër xhamitë e qytetit dhe të fshatrave u mbajtën ligjërata si: në xhaminë "Atik" dhe "Deremahallë" në Gjilan, kurse u lexua Mevludi shoqëruar me ilahi dhe kaside nga kori i medresistëve në xhaminë "Xhedid". Po kështu u veprua edhe në xhamitë e disa fshatrave të mëdha, si në Llashticë, Uglar etj.

Kurse programi, në të cilin ishte paraparë edhe filmi "Biografia e Muhamedit a.s.", u mbajt në orën 18.00, në sallën e Teatrit të Gjilanit, ku morën pjesë mbi 300 nxënës të shkollave të mesme. Këtë film e shfaqi edhe televizioni lokal "Vali" në orën 21.00.

***(a.a.)***

---

*Ferizaj*

# Me aktivitete të shumta në Ferizaj përkujtohet ditëlindja e profetit Muhamed a.s

Në mënyrë solemne në shtëpinë e kulturës "Hivzi Sylejmani" të Ferizajt ,organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame i Ferizajt është shënuar ditëlindja e profetit Muhamed a .s. Në këtë manifestim, përveç imamëve të Ferizajt, qenë të pranishëm edhe kreu komunal Faik Grainca, përfaqësues të subjekteve politike të Ferizajt, xhematlij, qytetarë dhe shumë pjesëmarrës të tjerë.

Në emër të KBI-ë të Ferizajt, të pranishmit i përshëndeti Adem ef. Hoxha, i cili, duke kujtuar këtë datë historike të lindjes së profetit Muhamed a.s., theksoi se me festimin e ditëlindjes së Muhamedit a.s. ne jo vetëm që festojmë ditëlindjen e një njeriu, po dhe ditëlindjen e një ideali të vërtetë, me të cilin mburremi sot. "Muhamedi a.s është pejgamber që u rrit nën kujdesin e Zotit Fuqiplotë për të bartur idealin hyjnor, i cili pas një kohe do të shtrihej në të gjitha kohët, dhe në të gjithë popujt dhe në të gjitha punët e kësaj dhe të botës tjetër". Këto tha kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Ferizajt Adem ef. Hoxha, i cili ka shtuar se besimtarët nuk kanë dobi nëse kjo datë vetëm festohet, kurse veprat dhe fjalët e tyre bien ndesh me udhëzimet e mësimet profetike. Hoxha, duke u kujtuar të pranishmëve fjalët e Allahut Fuqiplotë, theksoi se me dërgimin e profetit ekziston një shembull i mrekullueshëm për atë që i druan Perëndisë dhe Ditës së Kiametit. Muhamedi a.s. është shembulli më i mirë për tërë njerëzimin, si në paqe po ashtu edhe në luftë, sepse ai nuk la rrugë të paqes pa ndjekur dhe nuk ka lënë mënyrë të pajtimit pa provuar, dhe nuk ka pranuar kurrë vetëm atë që ka qenë e ndaluar, duke dëshiruar dhe manifestuar drejtësi, vëllazëri, liri dhe paqe, sa kohë që urrente shumë luftën përveç kur i imponohej dhe s'kishte rrugëdalje tjetër. Ai mbetet më i lavdëruari në shkallën e moralit. Në Kuran thuhet: "Vërtet, ti je në piedestalin më të lartë të moralit". Sjelljet e tij ishin Kuran në praktikë.

Me ligjëratën "Shëmbëlltyra e moralit njerëzor", të anëtarit të KBI-së të Ferizajt ef. Sevdair Haxhiu, i cili ka theksuar se Muhamedi a.s. është dërguar mu atëherë kur vlerat njerëzore luftoheshin, për të mos thënë ishin çrrënjosur nga shoqëritë e atëhershme. "Në atë kohë sundonin forcat e liga djallëzore dhe njerëzimit i kanosej rreziku më i madh i zhdukjes totale nga lufta e pamëshirshme në mes së mirës dhe së keqes, në mes dritës dhe errësirës, në Mekën e bekuar të vitit 570 në nënqiellin e këtij planeti lindi profeti Muhamed a.s. " - ka theksuar ef. Haxhiu.

Në fund të këtij shënimi Forumi Rinor Islam i Ferizajt ka freskuar të pranishmit me këngë dhe ilahi kushtuar profetit Muhamed a.s., kurse një grup të rinjsh kanë recituar pjesë dhe vargje nga Mevludi sherif.

***Rexhep Suma***

*Gjakovë*

# U shënua ditëlindja e Muhamedit a.s.

Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjakovës, në bashkëpunim me shoqatën kulturore, humanitare „Istambull“ nga Turqia, më datën 31.03.07 (ditën e shtunë) në xhaminë e „Hadum Agës“ në Gjakovë, xhamia më e vjetër e qytetit, e cila numërohet edhe një ndër xhamit e para në Ballkan, u mbajt një manifestim për ditëlindjen e Muhamedit a.s.

Në këtë manifestim merrnin pjesë imamët e të gjitha xhamive të komunës së Gjakovës, xhematlinjtë dhe mysafirët e ftuar nga Prishtina - Mustafë ef. Dervisholli dhe Sallah ef.Feta.

Hapjen e programit e bëri imami i kësaj xhamie Enes ef. Koshi, i cili, pasi përshëndeti të gjithë të pranishmit - dhe veçanërisht mysafirët e nderuar nga Prishtina, e ftoi hfz. Idriz Keskin nga Turqia, koordinator i qendrës për hivzin e Kuranit "Medreseja e Madhe" në Gjakovë, për të lexuar një ashere nga Kurani.

Pas leximit të Kuranit, fjalën e mori imami i Xhamisë së Madhe Enes ef.Koshi, i cili foli për personalitetin e Muhamedit a.s.

Më pastaj foli imami i Xhamisë së Re, Munir ef. Salkurti, i cili mbajti ligjëratën në temën "Mahamedi a.s. shëmbëlltyrë e jetës së besimtarëve të të gjitha kohëve".

Pas ligjëratave, të cilat mirëpritën nga të pranishmit, programi vazhdoi me këndimin e disa pjesëve të Mevludit. Para se të fillonte këndimi i Mevludit, fjalën e mori Mustafa ef. Dervisholli nga Prishtina, i cili mbajti një ligjëratë të shkurtër rreth traditës së Gjakovës për manifestimin e ditëlindjes së Muhamedit a.s. dhe këndimit të Mevludit. Ligjëruesi ceku kontributin dhe rolin e ulemave të Gjakovës, përgjatë historisë në çështje fetare dhe kombëtare. Dhashtë Zoti që edhe në këtë kohë të vështirë që po kalon Kosova, të dalin djem që do ta shpëtojnë Kosovën. Zoti e bekoftë Gjakovën! Ishin këto fjalët e ish - imamit të xhamisë së Mahmud Pashës dhe ish - sekretarit të KBI-së të Gjakovës.

Këndimin e Mevludit e filloi myezini më i vjetër i Gjakovës, Shefqet Kusari, për ta vazhduar imamët e tjerë të KBI-së të Gjakovës, po edhe mysafirët e ftuar enkas nga Prishtina, të cilët i freskuan zemrat dhe shpirtrat e besimtarëve në këtë manifestim rasti, prej tyre sidomos Mustafa ef. Dervisholli, i cili është i njohur për xhematin e Gjakovës. Ai, me zërin e tij të ëmbël dhe karakteristik, u kujtoi gjakovarëve ditët e hershme të kohës së ulemave të vjetër, si Fahri efendiu e të tjerë.

Manifestimit edhe më tepër ia shtoi bukurinë kori i ilahive, i drejtuar nga z. Mevlude Qorri.

***Esat Rexha***

*Sharr*

# Dua e Hatmes në Bresanë

Më 29.03.2007 në fshatrat Bresanë dhe Kuklibeg përfundoi gjenerata VII (shtatë) e djemve dhe vajzave në leximin e Kuranit, andaj u bë edhe ceremonia e Duasë së Hatmes.

Në këtë solemnitet, përpos shumë xhematlinjve dhe prindërve të nxënësve që kanë ndjekur mësimbesimin, që kishin mbushur xhaminë, ishin të pranishëm edhe përfaqësuesit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Sharrit.

Programin e hapi imami i xhamisë Faruk ef. Idrizi, i cili në fillim përshëndeti të pranishmit dhe u uroi mirëseardhje në ceremoninë e duasë së Hatmes. Ai, duke folur për mësimbesimin në këtë xhami, theksoi se aty mbahet mësimbesimi vazhdimisht, dhe kjo është traditë e hershme në edukimin e rinisë për njohuritë e fesë. “Prandaj, theksoi ai, - me ndihmën e Allahut xh.sh., arritëm të përfundojmë duan e Hatmes me 30 nxënës. Dhe kjo është festa jonë më e madhe, për të cilën ne jemi tubuar sot”.

Të pranishmit i përshëndeti kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Sharrit, Adem ef. Ihtimani, i cili në fillim çmoi lart punën dhe mundin e imamit dhe pastaj falënderoi prindërit për bashkëpunimin me imamin. Ai tha: “Kurani është libër hyjnor i zbritur nga ana e Allahut xh.sh. për të mirën e njerëzimit, dhe mësimet që keni marrë gjatë vijimit të mësimbesimit në xhami, duhet t’i zbatoni me krenari në jetën tuaj të përditshme”.

Në përfundim, sekretari i KBI-së Nail ef. Halimi, vijuesve të mësimbesimit që përfunduan duanë e Hatmes, u dha certifikatat e përgatitura nga ana e Këshillit të Bashkësisë Islame të Sharrit, kurse duanë e bëri kryeimami i Këshillit Xhafer ef. Fejziu.

*Nxënësit që bënë hatme:*

1. Afërdita (Miradin) Neshati
2. Amir (Xhevdet) Maliqi
3. Azra (Shaban) Shabani
4. Bajrushe (Rrahman) Shyqeriu
5. Behar (Femi) Tefiku
6. Elvudina (Naser) Vehbiu
7. Evzal (Ramadan) Ramadani
8. Fesal (Nexhip) Mehmeti
9. Hajrullah (Isak) Hatullahu
10. Ilderina (Zydi) Kasami
11. Imran (Bedri) Qazimi
12. Jasmina (Nasip) Saiti
13. Linda (Behar) Salihu
14. Liridon (Xhevdet) Rysheni
15. Matilda (Nexhmidin) Sylejmani
16. Nadije (Agim) Yzeri
17. Sabrije (Idriz) Idrizi
18. Sebehate (Afrim) Rexhepi
19. Vahide (Afrim) Rexhepi
20. Vlora (Sedat) Rysheni
21. Zybejde (Selami) Saiti

Për nxënësit emrat e të cilëve do t’i shenojmë në vijim, dëshirojmë të theksojmë se nga vullneti i tyre i madh kanë bërë hatmen e dytë (II), duke mësuar rregullat e texhvidit dhe duke demonstruar para imamit mësimin e tyre:

1. Abetare (Demir) Reshiti
2. Albana (Vedat) Reshiti
3. Bajram (Nehat) Neshati
4. Elhame (Ihtiman) Muhameti
5. Isa (Nexhip) Mehmeti
6. Jusuf (Habibullah) Mehmeti
7. Medine (Ymet) Qazimi
8. Valbona (Sabit) Fejziu
9. Zejnebe (Selami) Saiti.

***Xhafer Fejziu***

*Vushtrri*

# Dua e Hatmes me rastin e ditëlindjes së Muhamedit a.s.

Me rastin e ditëlindjes së njeriut më të madh, njeriut që bëri kthesën më të madhe në historinë e mbarë njerëzimit, njeriut që hoqi errësirën në tokë - Muhamedit a.s. në xhamin "Shejh Zaid" në Vushtrri, u organizua ceremonia e duasë së Hatmes, që është bërë edhe si një traditë, sepse imami i palodhur i kësaj xhamie Bedri ef. Halili, mban mësimbesim të rregullt me nxënës të moshave të ndryshme dhe thuajse çdo tre muaj në këtë xhami mbahet nga një hatme. "Këtë e bëjmë për arsye se në këtë Xhami ka një numër shumë të madh të nxënësve" - shprehet imami i xhamisë Bedri efendiu. Në këtë ceremoni të duasë së Hatmes, përveç prindërve dhe nxënësve, të pranishëm ishin edhe imamët Shashivar ef. Krasniqi, Ramë ef. Haradinaj dhe Rexhep ef. Xhyshinca. Programin, me një ashere nga Kurani famëlartë, e hapi nxënësi i Medresesë së Gjakovës Veton Osmani. Të pranishmëve me një fjalë rasti iu drejtua Shashivar ef. Krasniqi, i cili ndër të tjera, tha: "Sot po i shënojmë dy data të rëndësishme Ditëlindjen e Muhamed Mustafasë si dhe përfundimin e leximit të Kurani kerimit nga këta nxënës të moshave të ndryshme"., Pastaj vazhdoi programi me ilahi, të cilin e kishin përgatitur nxënësit e xhamisë. Duhet theksuar se në këtë dua të Hatmes qenë të pranishëm edhe profesorë dhe nxënës të shkollës së mesme teknike "Lutfi Musiçi ", të cilët kanë përfunduar Hatmen.

Duan e Hatmes e bëri Rexhep ef. Xhyshinca dhe, krejt në fund, nxënësve iu dhanë certifikatat.

Nxënësit që bënë hatme:

1. Arbër Halili
2. Behar Fejza
3. Bardh Sadriu
4. Armend Krasniqi
5. Alban Krasniqi
6. Sylejman Hyseni
7. Murat Nura
8. Idriz Mustafa
9. Gentiana Krasniqi
10. Abdyl Gërguri
11. Elate Sejdiu
12. Alberta Sejdiu
13. Abrër Sejdiu
14. Gazmend Sejdiu
15. Rijad Mulaku
16. Edmonda Kadriu
17. Sabit Hashimi
18. Astrit Hashimi
19. Arbnor Krasniqi
20. Arben Imeri
21. Besarta Ismaili
22. Ibrahim Sherifi
23. Blerim Ibrahimi
24. Arjeta Zuqaku
25. Adelina Ismaili
26. Shkelzen Neziri
27. Marigona Zuqkau
28. Izet Gërguri
29. Egzon Zymberi
30. Safet Osmani
31. Arbnora Lahu
32. Sevëm Maxhuni
33. Xheneta Maxhuni
34. Driton Halili
35. Ilir Muli
36. Elmedina Mema
37. Xhan Sunguri
38. Mehmet Çibukçiu
39. Riad Avdiu
40. Ali Avdiu
41. Emir Mema
42. Arizona Lahu
43. Rafet Ferizi



44. Fatlum Sadiku
45. Fatmir Ferizi
46. Fitim Demiri
47. Bashkim Sadiku
48. Shemsie Imeri
49. Xhemile Imeri
50. Zejneb Avdiu
51. Basri Haradini
52. Nafie Shabani
53. Visare Smakolli
54. Valmira Zabërgja
55. Genta Maxhuni
56. Arlinda Samkolli
57. Egzona Caka
58. Xhansu Sunguri
59. Merita Kutllovci
60. Makfire Krasniqi
61. Ajtene Hasani
62. Aulona Zaberxha
63. Djelza Tërnava
64. Astrit Lahu

***(Erol Venhari)***

*Mitrovicë*

# Në Çabër u vu gurthemeli i xhamisë

Fshati Çabër është i vetmi vendbanim i banuar me shqiptarë në komunën e Zubin - Potokut. Ky fshat gjatë luftës së fundit në Kosovë, qe më i shkatërruari, sepse ishte pothuajse i vetmi fshat që ishte djegur tërësisht. Por falë angazhimit të banorëve të fshatit dhe udhëheqësve të fshatit me të ndjerin Osman Rama në krye, pavarësisht nga vështirësitë, të gjithë banorët janë kthyer në trojet e tyre. Ky fshat, me ndihmën e shumë donatorëve, është rindërtuar përsëri, por ajo që gjithmonë i ka munguar këtij fshati, ka qenë xhamia, prandaj 24 shkurti 2007 ishte një ditë e veçantë për fshatin Çabër dhe banorët e tij, sepse këtë ditë, falë angazhimit të banorëve të fshatit, u vu gurthemeli i xhamisë së fshatit.

Me këtë rast, edhe pse ishte ditë e ftohtë dimri, kjo nuk i pengoi çabrasit që të dilnin dhe të festonin këtë ngjarje të madhe historike. Këtë manifestim rasti, që u organizua nga vetë banorët e fshatit Çabër, përveç banorëve dhe mysafirëve nga fshatrat përreth, me praninë e tyre, më madhështor e bënë edhe përfaqësuesit e këshillit Bashkësisë Islame të Mitrovicës, të prirë nga kryetari Asllan ef. Fazliu.

I pari foli përfaqësuesi i fshatit Çabër, z. Agim Hyseni, i cili, pasi foli mbi historikun e shkurtër të fshatit Çabër, më pastaj theksoi: "Sot të gjithë jemi të lumtur, sepse kemi arsye, e kjo është se fshatit tonë po i vëmë themelet e një bukurosheje, e cila i ka munguar për vite të tëra."

Ndërsa në fjalimin e tij, kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Mitrovicës Asllan ef. Fazliu, pasi falënderoi Allahun, tha: "Me të vërtetë ju keni arsye të jeni të lumtur, sepse sot po ndërtoni këtë xhami, të cilën e keni merituar ta keni, dhe se kjo xhami patjetër ka një rol të dyfishtë, atë fetar shpirtëror, po edhe kombëtar". Pastaj kryetari i kujtoi të pranishmit për rëndësinë e ndërtimit të xhamive, duke përkujtuar kështu hadithin e Pejgamberit alejhis-selam: "Kush ndërton një xhami për hir të Allahut, Allahu do t'i ndërtojë atij një shtëpi në Xhenet".

Pas këtij fjalimi, kryetari me bashkëpunëtorët e tij dhe përfaqësuesit e fshatit, vunë gurthemelin e kësaj xhamie.

Me shpresë se kjo xhami do të jetë së shpejti në funksion të këtyre besimtarëve, ne lusim Allahun e Madhërishëm që të gjithë ata që kontribuojnë në ndërtimin e saj, t'i shpërblejë me të mirat e veta në këtë botë dhe në Ahiret.

***Rexhep Lushta***

*Drenas*

# Familja Haxhi Ahmet Morinës ndërton xhami ne Bletar


Familjarët Morina

Xhamia për banorët e Bletarit ka qenë ëndërr e kamotshme, por një gjë e tillë së shpejti do të bëhet realitet falë angazhimit të banorëve të fshatit, përkrahjes së këshillit të BI-së të Drenasit, Kuvendit komunal dhe posaçërisht falë familjes Morina, e cila mori përsipër financimin e objektit të xhamisë.

Kështu, falë marrjes përsipër për financimin e objektit të xhamisë nga haxhi Ahmet Morina, nga familje e shpërngulur më 1954 në Turqi e më vonë e kthyer në Shkup, së shpejti Bletari do të bëhet me xhami. Ky gjest i këtij haxhiu, që në vendlindjen e tij të ndërtojë xhami, duhet përshëndetur nga të gjithë, dhe njëherësh tregon dashurinë e tij ndaj atdheut dhe përkushtimin ndajë fesë së Allahut.

Me të kuptuar këtë gatishmëri të kësaj familjeje, udhëheqësit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Drenasit kontaktuan dhe biseduan mbi ecurinë për ndërtimin e xhamisë. Tashmë xhamia është duke u ndërtuar në mes të fshatit Bletar (ish-Gllobar), një fshat i njohur për organizimin e jetës fetare edhe më herët, sepse thuajse gjithmonë ka marrë hoxhë gjatë muajit të ramazanit, dhe kjo ka ndikuar mirë për shfaqjen e dëshirës së flaktë për të ndërtuar xhaminë.

Disa fjalë për familjen Morina

Familja e Rexhep Sinan Morinës në vitin 1954 kishte 42 anëtarë. Haxhi Rexhep Morina kishte 4 djem. Dy prej tyre kishin vendosur të shkonin në Maqedoni përkohësisht dhe me vonë në Turqi. Njëri prej vëllezërve që shkuan në Shkup, më vonë shkoi në Turqi për të parë se si jetohej atje.

Mirëpo jeta në Turqi nuk i qe dukur e mirë dhe vendosën të mos migronin në Turqi, por të vazhdonin jetën në Maqedoni – SHKUP, ku jetojnë edhe tani me afër 80 anëtarë.

Haxhi AJET MORINA ka lënë 5 djem dhe 2 vajza – të cilët vendosën të ndërtonin xhaminë në vendlindje, në fshatin GLLOBAR, në emër të prindërve.

*Në vetën e parë*

# Si e ndërtova xhaminë e re në Rahovec



Falënderimi dhe lavdërimi I qoftë Allahut xh.sh., i Cili i nxiti robërit e Tij që të jenë bujarë dhe fisnikë, pasi që u garantoi rrëskun dhe pasurinë për të cilën kanë nevojë. Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi atë, bujaria dhe fisnikëria e të cilit kanë kapluar mbarë botën, dhe mbi ata që e pasojnë në mënyrën më të mirë deri në Ditën e takimit.

Me emrin e Allahut xh.sh. ia fillova punës së hajrit, për ndërtimin e Xhamisë së Re, në Rahovec, në pjesën perëndimore të qytetit, në pjesën kryesisht me banesa të reja.

Në vitin 1993 bleva 2 arë e 60 metra truall prej Shyqeri (Nijazi) Vuçitërnës 12.000 DM, me para në dorë, në ëmbëltoren e Ganiut në Rahovec. Të pranishëm ishin: hoxhë Shaipi dhe vetë pronari i ëmbëltores, Ganiu. Në tetor të vitit 1993, pas namazit të xhumasë, vendosa të filloja punimet në ngritjen e themelit dhe i lajmërova ulematë dhe xhematin për duanë e hedhjes së gurit dhe për prerjen e kurbanit. Xhemati iu përgjigj thirrjes nga të gjitha anët, përfshirë burra, gra, fëmijë dhe të rritur, të cilët me plotë përkushtim bënë tekbire, ndërsa duanë e këndoi Haxhi Qemajl Durguti. Deri në vjeshtë përfunduan punimet në ngritjen e themelit.

Në vitin 1994 rifillova punimet në ndërtimin e xhamisë dhe përfunduam katin e parë me pllakën e betonit 70 metra katrorë, ndërsa xhamia është e gjerë 10 metra dhe e gjatë 17 metra. Për një kohë, deri në vitin 1995, kemi pushuar, për ta rifilluar ndërtimin e xhamisë në vitin 1995 me ndihmën e All-llahut xh.sh., për ta përfunduar ndërtimin e xhamisë në fund të vitit, duke i vënë çatinë.

Në fillimin e vitit 1996 kemi filluar me vendosjen e dyerve dhe dritareve, gjithsej 4 dyer e 13 dritare, pastaj kemi ndërtuar hytben dhe njëkohësisht kemi dekoruar tavanin. Namazi i parë në këtë xhami ka qenë falja e Akshamit në natën e Kadrit më 1997, dhe njëkohësisht falja e parë e bajramit.

E falënderoj Allahun xh.sh. që ma mundësoi ndërtimin e këtij hajati, i cili do t'u shërbejë myslimanëve, dhe e falënderoj Allahun xh.sh. që e ruajti atë në kohën e luftës, kur ne vazhduam ta falnim namazet pandërprerë po në këtë xhami deri kur arritën trupat paqësore të NATO-s. Në vitin 2003 kemi ngritur minaren me dy sherefa dhe pastaj xhaminë ia kam dhënë vakëfit në Bashkësinë Islame të Rahovecit.

E Lus Allahun e Madhërishëm të ma pranojë këtë hajrat timin.

***haxhi Qamil Kasapi dhe djali i tij Haxhi Ramadan Kasapi***

*Nga medreseja*

# U mbajtën garat në leximin e Kuranit

Më 26.04.2007 në amfiteatrin e medresesë „Alauddin“ të Prishtinës në një atmosferë impozante, u mbajtën garat tradicionale të këndimit të Kuranit në konkurrencën e djemve, kurse ato të vajzave qenë mbajtur tri ditë më përpara.

Garat edhe këtë vit u mbajtën me organizimin e drejtorit të medresesë dhe nën patronatin e BIK-së.

Të drejtë pjesëmarrjeje në gara kishin të gjithë nxënësit e medresesë së mesme “Alauddin” me përzgjedhjen e profesorëve të Kuranit.

Në amfiteatrin e mbushur me nxënës të tri paraleleve dhe me dashamirë të këndimit të bukur të Kuranit, garat i hapi drejtori i medresesë Ekrem Simnica, i cili foli për traditën e garave dhe rëndësinë e tyre.

Garat filluan në një atmosferë mahnitëse, nën vrojtimin e jurisë të udhëhequr nga kryeimami i Kosovës - Sabri ef. Bajgora dhe nga anëtarët profesorë të Kuranit: Tefik Gashi, Mustafa Hajdari dhe Ramadan Uka.

Në konkurrencën e klasave të dyta, vendin e parë e zuri Ferid Ademi, vendin e dytë Fatlum Mehmeti, ndërsa vendin e tretë Heset Brahimi dhe Suad Shabani. Të gjithë nga paralelja e Prishtinës.

Në konkurrencën e viteve të treta vendin e parë e zuri Bajram Karabegu nga paralelja e Prishtinës, vendin e dytë Adnan Spahiu nga paralelja e Gjilanit dhe vendin e tretë Osman Bekteshi nga paralelja e Prizrenit.

Konkurrenca e viteve të katërta zgjoi interesim të madh si tek nxënësit ashtu edhe tek të pranishmit. Vendin e parë e zuri Shefik Sadiku nga paralelja e Gjilanit, vendin e dytë Dukagjin Hajra nga paralelja e Prishtinës dhe vendin e tretë Haris Rexhepi nga paralelja e Gjilanit dhe Ensar Krasniqi nga paralelja e Prishtinës.



Drejtori i medresesë të gjithë pjesëmarrësit në gara i shpërbleu me mirënjohje dhe më një shumë simbolike të hollash, kurse ata që zunë vendet nga i pari deri në të tretin, u shpërblyen me mirënjohje dhe me të holla.

### Garuan edhe vajzat

Tri ditë më herët, më 23.04.2007, u mbajtën garat e Kuranit në konkurrencën e vajzave. Morën pjesë dy paralelet e vajzave - e Prishtinës dhe e Prizrenit. Edhe këto gara u mbajtën sipas klasave.

Në konkurrencën e klasave të dyta vendin e parë e zuri Elmedina Bytyçi nga paralelja e Prizrenit, vendin e dytë Fikrije Rekaliu nga paralelja e Prishtinës, kurse vendin e tretë Diletë Shekaxhi nga paralelja e Prizrenit.

Në konkurrencën e klasave të treta vendin e parë e zuri Teuta Boroci – Prishtinë, vendin e dytë e zuri Haxhere Mexhidi – Prizren, kurse vendi i tretë i takoi Ganimete Halitit nga paralelja e Prishtinës.

Maturantet e dy paraleleve treguan këtë sukses: vendin e parë e zuri Nezaqete Kosumi, nga paralelja e vajzave në Prishtinë, vendin e dytë Jasmina Fetahu-Prizren dhe vendin e tretë e zuri Melek Bellacerka nga paralelja e Prizrenit.

Në fund të garave, drejtori i medresesë Ekrem Simnica, duke i dorëzuar mirënjohjet, falënderoi Allahun për këtë të arritur të medresesë dhe njëherësh u uroi sukses të mëtejshëm garuesve, ndërsa falënderoi përzemërsisht BIK-në, jurinë vlerësuese, personelin e medresesë dhe të gjithë pjesëmarrësit duke uruar që vitin e ardhshëm garat të zgjerohen edhe në konkurrenca të tjera, si me imamë, studentë e lexues tjerë të Librit të Allahut.

*Prishtinë*

# Manifestim me rastin e Ditëlindje së Pejgamberit a.s.

Me rastin e Ditëlindjes së Pejgamberit Muhamedi a.s., në Prishtinë, më 29 mars 2007, në Sallën e teatrit "Dodona", Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës organizoi një program fetaro-kulturor, kushtuar kësaj ngjarje të rëndësishme në historinë e qytetërimit islami. Fillimisht të pranishmit që kishin mbushur Sallën e tetarit i përshëndeti zëvendëskryetari i BIK-së Fahrush Rexhepi, i cili në emër të Kryesisë së BI-së tha: "Kam nderin që në emër të kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës t'ju përshëndes të gjithë. Prania juaj e shton madhështinë e këtij manifestimi. Kjo është një datë shumë e rëndësishme, sepse përkujtojmë lindjen e të dërguarit tonë, Muhamedit a.s. Për këtë ditë të rëndësishme, në mbarë botën islame organizohen manifestime të ndryshme, ku përkujtohet jeta e të dërguarit të fundit, Muhamedit a.s., i cili është vula e pejgamberisë. Edhe tek ne kjo datë e rëndësishme është kujtuar në forma të ndryshme qysh herët".

Për dobitë që i solli Pejgamberi a.s njerëzimit ligjëroi, Mr. Musa Vila, ndërsa për rëndësinë e mevludit tek shqiptarët ligjëroi Mr. Sadik Mehmeti.

Në fund të manifestimit, kori i studentëve të FSI-së të Prishtinës këndoi para të pranishmëve pjesë nga mevludi i rilindësit tanë të njohur Tahir efendi Popova.

*Klinë*

# U shënua ditëlindja e Muhamedit a.s.

Në vigjilje të ditëlindjes së Muhamedit a.s., përkatësisht dita e premte 13 prill 22007, do të mbahet mend gjatë për besimtarët e Klins dhe rrethinës. Ajo ditë vërtet ishte e lumtur dhe festive e cila mblodhi qindra besimtar, në përkujtimin e ditëlindjes së më të madhit pejgamber, njeriut më të dashur të Allahut Fuqiplot, udhërrëfyesit të drejtë i cili me ndihmën e Krijuesit bëri që terri të shëndrrohej në dritë, që jeta të ketë kuptim, dhe të ketë qetësi shpirtërore.

Në këtë manifestim, që u organizua nga KBI e Klinës pos besimtarëve klinas ishte i pranishëm edhe Kryetari i KBI i Prizrenit Ali Vezaj me bashkëpunëtor dhe një delegacion nga Prishtina i përbërë nga M. Mustafa Dervisholli dhe H. Jashar Jashari.

Fillimisht të pranishmëve iu drejtua kryetari i KBI Klinë, z. Ali ef. Gashi, i cili përshëndeti të pranishmit dhe iu uroi ditëlindjen e Muhamedit a.s.. Më pas fjalën e mori Ali ef Vezaj i ftuar enkas nga KBI-ja Klinë, i cili mbajti ligjëratën para namazit të xhumasë kurse hutben e mbajti referenti i KBI të Prizrenit Orhan Bislimaj. Të dy ligjëruesit folën, për të kaluarën të tashmen dhe të ardhmen, për Muhamedin a.s. për jetën e tij për vështirë e tij gjatë pejgamberllëkut të tij që emanetin e Zotit ta çonte në vend, pastaj folën për dashurinë vëllazërore për bashkim për ndihmë ndaj njëri-tjetrit etj.

Pas ligjëratës u kënduan disa pjesë nga mevludi, nga musafirët e pranishëm si Mustafa Dervisholli, Ali Vezaj, Orhan Bislimi, Hasan ef. Salihi etj.

***Fitim Boja***

*Prej 26-31 mars 2007 Këshilli i Bashkësisë Islame Lipjan organizoi:*

# Java rinore islame "100% krenar me Islamin"



Këshilli i BI-së i Lipjanit, me aktivitetet e tij vitet e fundit, është dëshmia më e madhe se, kur ka vullnet për punë, mund të arrihen edhe rezultate të mëdha në aspektin e avancimit të jetës dhe kulturës fetare në mesin e popullatës.

Java rinore filloi më 26 mars, me fjalët e kryeimamit të KBI-së të Lipjanit, *Burim ef. Arifi,* i cili edhe e hapi zyrtarisht javën rinore të titulluar *"100% krenar me Islamin"*

Më pas, për ecurinë e aktiviteteve gjatë kësaj jave rinore, njoftoi imami Zaim ef Baftiu.

Të pranishëm në sallë ishin përfaqësues nga institucionet e ndryshme, disa prej të cilëve u drejtuan me fjalë përshëndetëse. Në emër të KBI-së të Ferizajt, Javen rinore e përshëndeti imami Isa ef. Tërshana; me një fjalë përshëndetëse të pranishmit i përshëndeti Sulejman Çerkezi, kryetar i Partisë së Drejtësisë, kurse në emër të PDK-së foli Arjan Hasani, kryetar i Rinisë demokratike dega në Lipjan.

Me ligjëratën "Dashuria ndaj Muhamedit a.s." u paraqit mr. Sulejman ef Osmani.

Me fjalët e tij të ëmbla dhe argumentuese, ligjëruesi përfitoi publikun dhe sikur tek të gjithë pjesëmarrësit u ngulit ideja se ne e duam Muhamedin a.s. dhe jemi të gatshëm ta pasojmë mësimet dhe këshillat e tij.

*Në ditën e dytë të Javës rinore islame, më 27.03.2007* ishte paraqitja e garave teatrore, ku u shfaqën 13 drama nga Lipjani, Shtimja, Ferizaj, Prishtina etj.

Pas përfundimit të shafqjeve, juria profesionale, e përbërë nga dramaturgë dhe aktorë, ha çmimet e rastit, sponsor i të cilave ishte KBI- i Lipjanit.

*Drama* që zuri vendin e parë ishte *"Fama",* e cila u shpërblye me 200 €. *Aktori më i mirë* u zgjodh Qëndrim Gashi, *aktorja më e mirë* u zgjodh Gentiana Bllaca, kurse *skenaristi më i mirë* u vlerësua Zaim Xhema.

Si zakonisht, salla e Kulturës përgjatë 4 orëve të shfaqjes, ishte përplot me spektatorë dhe dashamirës të artit.

Dita e tretë e Javës rinore, *më 28.03.2007,* ishte e veçantë, ngase u paraqitën disa projekte në Slide show. Ishin gjithsej 11 punime të tilla me tema të ndryshme, aktuale dhe të dobishme.

Me vendin e parë u shpërblye Fuad Miftari, nxënës i MM "Alauddin" për montazhin e dokumentarit për Muhamedin a.s., kurse Slajdi më i mirë u zgjodh "Rruga për në Xhennet" përgatitur nga nxënësi i MM "Alauddin" Gentian Jetishi.

Në ditën e katërt, më 29.03.2007, u shfaq filmi "Mesazhi Islam", i cili, ndonëse është shfaqur disa herë para publikut lipjanas, prapëseprapë zgjoi kërshëri të madhe, sepse salla ishte përplot me publik, të cilët për 4 orë ndoqën me vëmendje këtë film që ka marrë shumë mirënjohje ndërkombëtare.

Në ditën e pestë, në kuadër të kësaj jave, të premten më 30.03.2007, në të gjitha xhamitë e komunës së Lipjanit u organizuan hytbe të veçanta me temën "Dashuria ndaj Muhamedit a.s.", kurse pas namazit të xhumasë u organizua edhe këndimi i Mevludit, në praninë e një numri të madh besimtarësh nëpër xhami.

Në ditën e gjashtë të këtij evenimenti, të shtunën më 31.03.2007, me iniciativën e KBI-së të Lipjanit dhe në bashkëpunim me nxënës të shkollave të Lipjanit, u organizua pastrimi i qytetit, i cili u prit jashtëzakonisht mirë nga të gjitha strukturat e qytetit. Pjesëmarrja e qytetarëve në pastrimin e qytetit ishte shumë e madhe dhe u kërkua që iniciativa të tilla të ketë edhe në të ardhmen.

Pasdite, në radion "Zëri i Shtimes", që ishte edhe sponsor medial i tërë kësaj jave, pati një debat të lirë me qytetarë për Muhamedin a.s. Të ftuar në këtë emision ishin Dr. Musli ef Vërbani, Burim ef. Arifi dhe Skender ef Mehmeti. Debati ishte i hapur dhe kontaktues me dëgjues.



*Iniciativa e KBI-së gjeti përkrahje të madhe tek qytetarët për pastrimin e qytetit*

Gjithashtu ishin në garë diturie 2 kandidatë, të cilëve KBI i Lipjanit u dha shpërblim 50 euro.

Nga tërë kjo, mund të thuhet se Java rinore ishte një aktivitet nismëtar i këtij lloji në Kosovë, atraktiv dhe shumë i mirëpritur nga të rinjtë dhe qytetarët. Shpresojmë se kjo javë në vitet e ardhshme do të bëhet tradicionale.

Gjatë Javës rinore pjesëmarrës ishin mbi 5 mijë, duke mos llogaritur dëgjuesit e radios.

Java rinore u shoqërua edhe me shumë pjesë artistike, ndërsa për kuize të ndryshme në njohuritë fetare, KBI i Lipjanit ndau dhurata në një shumë 700 eurosh.

Ky manifestim njëjavor u mbështet dhe u përkrah fuqimisht nga sponsorët e Javës rinore, që janë të interesuar të kontribuojnë për të mirën e Islamit. Ata janë:

- Shoqata humanitare "Human Appeal INT";
- Shoqata Kulturore Kur'ani;
- "Musli Kompany" Shkup;
- "Beka Komerc" Ribar i Madh Bekim Kozhani;
- Rama Comerce Lipjan;
- Firma "Bajrami" Banullë;
- Jetimët e Lipjanit;
- Marketi "Timi Com" Magure me pronar hoxhë:Bujar Amerllahu;
- Gogo Market Lipjan;
- "Abea" Lipjan;
- Auto pjesë Ardi me pronar Afrim Olluri
- "Fat Ari "Mitrovicë;
- "Te Bashkimi" Prishtinë;
- Haxhi Selatini;
- Gjelltorja "Liria" Lipjan;
- Qebaptorja "Qingji" Lipjan;
- "Te Vllazria" Lipjan;
- Fatmir Dobra Magure;
- Arjan Ibrahimi Lipjan;
- Arbeni Torinë etj.

Kurse sponsor medial ishte "Radio Zëri" i Shtimes

Për të gjithë të lartpërmendurit, KBI dha mirënjohje duke e lutur Allahun xh.sh. që t'u shtojë të mirat e tyre.

Ky projekt natyrisht u realizua me pëqimin e Myftiut të Kosovës, Mr.Naim Tërnava dhe të kryeimamit Sabri ef Bajgora, të cilëve KBI u ndau mirënjohje për mbështetjen e fuqishme të Javës rinore.

Le të jetë ky një shembull i mirë që të ndiqet edhe në komuna e vende të tjera.

T'i bëjmë të rinjtë tanë: "100% KRENARË ME ISLAMIN".

***Zaim Baftiu***